MEVLUDI NË GJUHËN SHQIPE

# DITURIA ISLAME

NUMER 248 | VITI 25 | MARS 2011 | REBIUL AHIR 1432 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



# MUHAMEDI A.S.

## MËSHIRË PËR MBARË NJERËZIMIN





www.dituriaislame.net




**ËSHTË E VËRTETË SE ALL-LLAHU DHE ENGJËJT E TIJ ME MADHËRIM E MËSHIROJNË PEJGAMBERIN. O JU QË KENI BESUAR, MADHËROJENI PRA ATË (DUKE RËNË SALAVATË) DHE PËRSHËNDETENI ME SELAM.**

El-Ahzab, 56









DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!



# MËSHIRA E MUHAMEDIT A.S.

*Paraqitja e vulës së fundit të profetëve zhvendosi vëmendjen e njerëzimit duke krijuar një kod të ri moral dhe një shpresë të mirëfilltë për jetën e njerëzimit. Ai gjatë jetës së tij u përpoq dhe mbolli vazhdimisht vlerat njerëzore, si butësia, dashuria, respekti, toleranca, respekti ndaj prindërve, dashuria dhe mirësjellja ndaj jetimit, dhembshuria ndaj shtresës së varfër dhe miskinëve etj.. Krahas kësaj, dërgimi i tij është mëshirë për të gjithë njerëzimin. Çdo shfletim i sirës së Pejgamberit a.s. na rrëfen se ai ishte njeri i përsosur nga morali, sjelljet me të tjerë dhe këto virtyte ishin prej shenjave të pejgamberllëkut të tij. Edhe Allahu e ka lavdëruar në Kur'an: "Vërtet ti je në piedestalin më të lart të moralit". (El-Kalem, 9). Rahmeti ishte nga atributet më të çmuara të personalitetit të tij, pra kjo vlerë përfshinte të rriturit e të vegjlit, besimtarët e pabesimtarët, të lirët dhe robërit, për se vuri rregulla, me të cilat garantoi dhe i nxiti shokët e tij për t'i liruar skllevërit, që edhe ata të jetonin të lirë si gjithë të tjerët. Bile, lirimi i skllevërve ishte përplasja më e madhe që u bë ndërmjet kampit të Muhamedit a.s. dhe kampit të kurejshitëve që s'donin të përqafonin këtë vlerë të mëshirës. Thirrja e tij shembi çdo mur a pengesë shoqërore në mes skllevërve dhe zotërinjve, barazoi shoqërinë, hoqi kastat dhe mbolli vlerën se Allahu nuk shikon ngjyrën as prejardhjen, veçse shikon takvallëkun (devotshmërinë) në zemrën e secilit njeri. Bile Aliu r.a. transmeton se, edhe në momentin e vdekjes, Muhamedi a.s. porositi që ta ruajmë kohën e namazit (të mos e lëmë atë) si dhe të kemi frikë Allahun në sjelljet tona ndaj robërve. (Ahmedi). Butësia e tij ndaj robërve apo shërbëtorëve arrin deri në atë masë, saqë pati ndaluar që të obligonim me punë ata që nuk janë në gjendje t'i përballojnë ato, ose edhe të lutemi kundër tyre." Mos i rëndoni ata (robërit apo shërbëtorët) por, nëse i obligoni të kryejnë ndonjë punë, ndihmojuni. (Buhariu). Kurse Xhabir bin Abdullah r.a. thotë se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Mos u lutni kundër vetvetes, as kundër fëmijëve tuaj, as kundër shërbëtorëve tuaj, as kundër pasurisë suaj…" (Ebu Davudi). Kurse në një hadith tjetër, që po ashtu e transmeton Ebu Davudi, një njeri kishte ardhur tek Muhamedi a.s. dhe e kishte pyetur dy herë se sa jemi të obliguar që t'i falim shërbëtorët tanë. Pejgamberi a.s. më pas, të tretën herë iu përgjigj: Fale atë 70 herë për çdo ditë". Enesi r.a. i ka shërbyer Pejgamberit a.s. dhjetë vjet, por asnjëherë nuk ka dëgjuar nga goja e tij të shara, as të ketë thënë 'of', e as ta ketë qortuar për një punë që e kishte bërë apo për ndonjë që nuk e kishte bërë. Dhe këto fjalë që i thotë një shërbëtor për zotërinë e tij, janë të sakta, e sidomos nga një njeri siç ishte Enesi r.a., pasi ai nga Profeti a.s. ka transmetuar me mijëra hadithe, dhe ishte sikur hije për të. Po ashtu, Aishja r.a. transmeton se Muhamedi a.s., nuk kishte rrahur kurrnjëherë asnjë shërbëtor dhe asnjë grua". (Ebu Davudi). Këto sjellje kanë lënë gjurmë të thella dhe të pashlyera tek shërbëtorët që ishin të lidhur me të. Ai arriti të robëronte zemrat e tyre, zotëroi ndjenjat e tyre. Mjafton të sjellim këtu shembullin e Zejd bin Harithit r.a. (shërbëtorit të tij), i cili jetoi në shtëpinë e Muhamedit a.s., duke i shërbyer dhe duke u kujdesur për punët shtëpiake, derisa babai i tij, posa kishte dëgjuar për këtë gjë, ishte drejtuar atje me vrap dhe kishte kërkuar nga Muhamedi a.s. për t'ia kthyer të birin. Në atë çast Profeti kishte shikuar nga Zejdi dhe i paskësh thënë: Nëse dëshiron, mund të rrish tek unë, por nëse do, shko me babanë tënd. Ai kishte zgjedhur të qëndronte me Muhamedin a.s. (Et-Taberani). Pra, sjellja e mirë e Profetit ndaj tij, kishte bërë që ai të pranonte të vazhdonte e të qëndronte tek profeti si shërbëtor e jo të shkonte me babanë e vet e të jetonte i lirë.*

*Horizontet e rahmetit të tij, a.s., mbushën siren dhe jetën e tij, po edhe thirrja e tij. Ai mëshiroi të vogël e të madh, të afërm e të largët, gra e të pafuqishëm, jetimin e fukarain, shërbëtorët e robërit, jo vetëm njerëzit po edhe kafshët e sendet. Pra, mesazhi i tij ishte vërtet mirësi dhe bardhësi për të gjithë njerëzit."E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat. (El-Enbija, 107). Nuk mund ta lavdërojmë këtë personalitet, sepse fjalët tona janë shumë të varfra në krahasim me veprën dhe lëvdatën që i bëri Allahu në Kur'an. Allahu në Kur'anin fisnik thotë: "Besoni Allahut dhe të dërguarit të Tij dhe jepni nga ajo që Ai u bëri trashëgues në të, se ata që besuan prej jush, dhanë për hir të Zotit, ata kanë shpërblim të madh. Ç'keni ju që nuk i besoni Allahut, kur i dërguari i Tij ju thërret t'i besoni Zotit tuaj dhe kur Ai ka marrë besën tuaj, nëse jeni besimtarë (o sot o kurrë). Ai robit të vet i shpall argumente të qarta për t'ju nxjerrë ju prej errësirave në dritë. E, s'ka dyshim se Allahu është i butë e i mëshirshëm ndaj jush. E, ç'keni ju që nuk jepni për rrugën e Allahut, kur dihet se Allahut i mbesin trashëgim qiejt dhe Toka? Nuk janë të barabartë prej jush ata që dhanë nga pasuria e tyre dhe luftuan para çlirimit, sepse të tillët kanë vlerë të madhe nga ata që dhanë dhe luftuan pas. Por të gjithëve Allahu u premtoi të mirat; Allahu di ç'punoni. Kush është ai që i huazon Allahut një hua të mirë e që Ai t'ia shumëfishojë atë dhe ai ka një shpërblim të mirë. (Kujto) Ditën kur i sheh besimtarët dhe besimtaret që drita e tyre flakëron para tyre dhe në të djathtë të tyre. (U thuhet) Myzhde e juaj sot janë Xhenetet nën të cilat rrjedhin lumenj, aty do të jeni përgjithmonë. E ajo është fitore e madhe". (El-Hadidë: 7-12).*

*Mr. Rexhep Suma*










ME RASTIN E SHËNIMIT TË MEVLUDIT

Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava

# Muhamedi a.s. shembëlltyrë për njerëzimin

## “NE TË DËRGUAM TY PEJGAMBER PËR MBARË BOTËN. MJAFTON QË ALLAHU ËSHTË DËSHMUES PËR KËTË”

(En-Nisa, 79)

Të nderuar të pranishëm!

Në këtë natë kaq madhështore e shumë domethënëse e dobiprurëse për mbarë njerëzimin, e në veçanti për Botën Islame, natën kur u lind Muhamed Mustafaja, le ta madhërojmë Allahun dhe të kërkojmë bekimet e Tij, le t'i dërgojmë përshëndetje Pejgamberit fisnik, vlerësimet dhe nderimet tona më të larta janë për Allahun dhe nënshtrimi ynë është vetëm ndaj Tij. Të gjitha lavdërimet tona janë për Allahun, favoret e të Cilit janë shkaku i vetëm i të gjitha arritjeve dhe veprave të mira, bekimet qofshin për krijesën e Tij më të lartë. Jemi tubuar sonte në këtë manifestim me rastin e ditëlindjes së njeriut më të dashur e më të respektuar që krijoi Allahu xh.sh., Muhamed Mustafasë, i Cili zgjati dorën e mëshirës dhe shpëtoi njerëzimin nga humbja e shkatërrimi.Të rikujtojmë momentin e ardhjes në këtë botë të Muhamed Mustafasë, gëzimin e nënës Emine, gëzimin e gjyshit Abdul Mutalib, ngase babai i Muhamedit a.s. i kishte vdekur ende pa lindur ai. Gëzimin e engjëjve në qiej, ndodhi të shumta të cilat ngjanë në fëmijërinë e tij, jetën e tij deri në Shpallje të dalluar për edukatë e mirësjellje, që ishte shembull për të gjithë mekasit. Për të kujtuar momentet e vetmisë në shpellën Hira, për të rikujtuar momentin e fillimit të shpalljes së Kuranit, takimin e parë me Xhibrilin, zbritjen e parë të ajetit 'LEXO". Për të rikujtuar misionin e tij të Shpalljes, zbritjen e Kuranit, mënyrën e thirrjes për besimin në Zotin Një, largimin prej besimit në shumë Zota, vështirësitë e shumta me të cilat u ballafaquan Muhamedi a.s. dhe shokët e tij gjatë komunikimit të Shpalljes, presionin, maltretimet, shkatërrimet e shumta nga ana e atyre që luftonin Muhamedin a.s.. Për të rikujtuar se Muhamedi a.s. brenda një kohe relativisht të shkurtër bëri revolucionin e paparë shpirtëror në historinë e njerëzimit; për të rikujtuar Isranë dhe Miraxhin, Hixhretin nga Meka në Medinë, luftën e Bedrit, atë të Uhudit e shumë të tjera; për të rikujtuar çlirimin e Mekës, Haxhin lamtumirës, pastrimin e Qabesë prej idhujve të shumtë përreth saj; për të rikujtuar porositë e Zotit dhe Muhamedit a.s. drejtuar njerëzimit mbarë. Për të rikujtuar lutjet e Ibrahimit dhe Ismailit pas rindërtimit të Qabesë, dhe paralajmërimin e Isait a.s. në inxhil për ardhjen e Muhamedit a.s.: "Dhe kur Isai i biri i Merjemes tha: O beni Israilë,unë jam i dërguari i Allahut tek ju, jam vërtetues i Tevratit që ishte para meje, dhe jam përgëzues për një të dërguar që do të vijë pas meje, emri i të cilit është Ahmed..(Es-Saf-6). Për të rikujtuar dashurinë e pafund të Muhamedit a.s. ndaj Allahut xh.sh., kryerjen me përpikëri të detyrave që dalin nga Kurani.

Jemi tubuar sonte këtu për të rikujtuar gjendjen e pashpresë në të cilën jetonte njerëzimi para ardhjes së Muhamedit a.s.. Kur nuk respektohej asnjë normë njerëzore, kur askund në horizont nuk shihej ndonjë forcë shprese që të mund ta shmangte shembjen nën gërmadhat e shkatërrimit, të zhytur në thellësinë e injorancës dhe në gjendje të mjeruar. Ata ishin të shkëputur nga djepi i kulturës dhe civilizimit të asaj kohe. Kur çdo gjë kishte mbetur në mëshirën e të fortit-të fuqishmit, kur njeriu kishte humbur tërë shpresën për një ardhmëri sa më të mirë; kur qielli qante e toka gjëmtonte nga veprat e liga e të mjera që bënin njerëzit në këtë botë, - i Madhi Zot e dërgoi shpresën e njerëzimit, shpëtimtarin e botës mbarë, Muhamed Mustafanë. "Dhe ne nuk të kemi dërguar ty (o Muhamed), veçse si mëshirë për botët". (El-Enbija, 107)



Për të rikujtuar momentet e fundit të jetës së tij, urdhrat, porositë, obligimet dhe besimin se të gjithë do të shijojmë vdekjen e do të dalim para Zotit për të dhënë llogarinë përfundimtare. Ndaj, me të drejtë, sonte festojmë ne, feston bota mbarë, për lindjen e Pejgamberit tanë Muhamedit a.s.. Me të drejtë festojmë, sepse kjo konsiderohet festa e të gjithë njerëzimit, dita kur Allahu na nderoi duke dërguar Muhamedin a.s. në mesin tonë. Me fjalë të tjera, është dita kur Zoti, dritën që e krijoi në cilësinë e një dielli, e zbriti si një kandil në qiellin e njerëzimit. Po, në saje të asaj drite, të gjitha errësirat e injorancës u grisën dhe gjithësia u përfshi nga ndriçimi. Dhe kjo është ndihma më e madhe dhe favori më i madh i Zotit për xhinët e për njerëzit.

## ËSHTË MEVLUDI, NATA KUR ALLAHU E FALI MUHAMEDIN A.S. PEJGAMBERIN E FUNDIT

Me të drejtë festojmë datëlindjen e Muhamed Mustafasë, me të drejtë e rikujtojmë atë edhe me leximin e Kuranit, me ligjërata të ndryshme, ilahi e kaside, këndojmë Mevlud në shenjë respekti ndaj Muhamedit a.s. dhe kështu do të vazhdojë deri në Kiamet. Ne kemi një traditë të shkëlqyer për ta rikujtuar Muhamedin a.s. nga ajo më e thjeshta, kur ne ishim të vegjël e nënat tona përgatisnin ëmbëlsira, dhe kur i pyesnim nënat tona - pse sonte keni përgatitur ëmbëlsira, ato, me aq sa kishin dëgjuar e ditur, përgjigjeshin: Është Mevludi, nata kur Allahu e fali Muhamedin a.s. Pejgamberin e fundit. Andaj, me të drejtë, nëpër shumë familje myslimane festojnë datëlindjen e më të dashurit të Allahut xh.xh. të dërguar për njerëzimin. Në shumicën e xhamive mbahen ligjërata e këndohet Mevlud kushtuar datëlindjes së Muhamedit a.s., por kjo vazhdon edhe më gjatë tërë muajin, siç e quajmë ne - Muaji i Mevludit, po edhe gjatë gjithë kohës. E rikujtojmë Muhamedin a.s. kur u kthye pas zbritjes së ajetit të parë, paksa i tronditur në shtëpinë e tij, dhe u mbulua për të pushuar, derisa Allahu xh.sh. i foli drejtpërdrejt kështu: "O ti i mbuluar! Ngrihu dhe paralajmëro! Dhe lartësoje Zotin tënd! (Kurani, Mudeththir:1-3).Dhe: "O ti i mbuluar! Përdore për adhurim gjysmën e natës ose më pak ose më shumë, dhe këndoje me kujdes Kuranin fjalë për fjalë". (Muzemil:1-4) Sikur kërkon t'i thotë kështu me këto fjalë: "Nuk është më koha për t'u mbuluar e për të fjetur, ngrihu e vrapo në ndihmë të atyre që kanë mbetur në errësirë! Paralajmëro turmat e hutuara e të çoroditura për fundin e rrugës së shtrembër dhe rezultatet rrëqethëse të perversitetit! Dhe thirr me zë të lartë, me sa fuqi të kesh, sa të kumbojnë qiej e tokë, për Madhështinë e Zotit tënd! Të gjëmojnë qiej dhe nën thirrjet e tua, që të dëgjojnë edhe një herë tjetër njerëzit".

## LINDI PERSONALITETI MË I NDERUAR I GJITHË NJERËZIMIT, DHE I GJITHË HISTORISË NJERËZORE

Islami, feja e vetme e Allahut shtrihet thellë, tek Ademi, njeriu dhe Pejgamberi i parë mbi tokë. Të gjithë të dërguarit pas tij, si Nuhi, Ibrahimi, Ismaili, Is-haku, Jusufi, Musai, Sulejmani , Isai e të tjerë, predikuan të njëjtën fe monoteiste - ISLAMIN- dhe i ftuan njerëzit tek Zoti-ALLAHU. Periudha para Shpalljes së fundit në Gadishullin Arabik njihet me emërtimin "Asrul Xhahilij" ose " Koha e Injorancës" për shkak të kaosit politik, fetar dhe shoqëror që mbizotëronte atje, para Muhamedit a.s.. Më 12 Rebijul Evel-prill të vitit 571 Zonja Emine lindi atë që do të bëhej personaliteti më i nderuar i gjithë njerëzimit, dhe i gjithë historisë njerëzore, Muhamedin a.s.. Sipas zakonit të arabëve, me qëllim që fëmija të mësonte gjuhën e pastër arabe si dhe për t'u rritur në një mjedis të shëndetshëm fshati, atë ia dhanë nën përkujdesje zonjës Halime, e cila ato ditë po kërkonte një rast të tillë. Muhamedi a.s. kaloi gjithsej gjashtë vjet në rrethin familjar të Benu Sadit, një periudhë gjatë së cilës ai do të zhvillonte aftësinë e të folurit të arabishtes më të pastër. " Me të vërtetë që unë jam ai që e flas arabishten më mirë se ju të gjithë, prejardhjen e kam nga Kurejshi dhe flas gjuhën e Benu Sadit." Muhamedi a.s. ruante nderimin dhe respektin më të lartë për nënën e tij të gjirit, zonjën Halime (r.a.), dhe nuk ngurronte kurrë ta shprehte këtë, sa herë që paraqitej rasti, sikurse ndodhi kur ajo i shkoi për vizitë, pas martesës së tij me zonjën Hatixhe(r.a.). Historia përmend një numër ngjarjesh të mrekullueshme gjatë kohës së qëndrimit të tij nën kujdesin e zonjës Halime. Mrekullia e " hapjes së gjoksit" ndodhi kur ai ishte rreth katër vjeç. Një ditë, ndërsa po luante, dy engjëj me veshje të bardhë si bora, zbritën nga qielli dhe ia hapën gjoksin e shenjtë. I pastruan zemrën dhe pjesën e brendshme të gjoksit me "ujin si bora", që e kishin sjellë me vete nga qielli, në një enë të artë. Tregohet gjithashtu se ata ia vunë edhe " Vulën" e profetëve ndërmjet shpatullave dhe, pastaj, u larguan në drejtimin prej nga kishin ardhur. Hatixheja ishte një e ve nga radhët e familjeve fisnike vendëse, dyzetvjeçare, dhe kishte qenë e martuar dy herë. Shumë njerëz nga paria e kurejshëve i kishin kërkuar dorën për martesë, por ajo s'kishte pranuar asnjë prej ofertave. Karakteri fisnik i Hazreti Muhamedit a.s. kishte lënë përshtypje të thellë tek Hatixhja (r.a.), kështu që ajo vendosi të martohej me të. Tre muaj pas udhëtimit të suksesshëm në Siri për tregti, të Muhamedit a.s., Hatixheja (r.a.) i dërgoi fjalë, duke i shprehur dëshirën e saj për t'u martuar me të. Në atë kohë Muhamedi a.s. ishte njëzet e pesë vjeç. Pasi u këshillua më xhaxhain e vet, me gjithë dallimin e madh në moshë, ai e pranoi propozimin. Me kalimin e kohës, Muhamedi a.s. sa vinte e po e humbiste interesin për punët e përditshme të tij. Te një Kodër, pranë Mekës, ndodhej një shpellë, Hira, që e njihnin të gjithë. Ai kishte filluar të shkonte tek ajo shpellë, gjithnjë e më shpesh, të qëndronte aty gjatë, i zhytur thellë në mendime, të kalonte ditë të tëra. Në atë kohë, në atë shpellë ai thellohej në mendime për Krijuesin dhe, me angazhimin e mendjes, të gjente përgjigje rreth mistereve të jetës. Ai merrte sado pak ushqim me vete dhe kthehej në shtëpi vetëm kur i mbaronte ushqimi.

## URDHËRIMI PËR LEXIM

Ai ishte i prekur thellë nga morali i ulët i njerëzve si edhe nga adhurimi ndaj idhujve, e i sjelljes së tyre çnjerëzore. Tanimë, Muhamedi a.s. po u afrohej të

dyzetave dhe mendja e tij vazhdonte të merrej gjithnjë e më seriozisht me analiza e refleksione të thella. Idhujtaria dhe shthurja morale e njerëzve ushtronin një presion të madh ndaj tij, ai ishte në kërkim të rrugës së drejtë, sikur na e zbulon më vonë Kurani i shenjtë: "Dhe të gjeti të paudhëzuar (në Islam) e Ai të udhëzoi". (Ed-Duha-7). Një ditë, në muajin e Ramazanit të vitit 610, ditën e hënë, më 17 të muajit Ramazan, kur ai po qëndronte tek ajo shpellë, i zhytur thellë në mendime, si zakonisht, papritmas vuri re pamjen madhështore të Engjëllit Xhibril, i cili e urdhëroi të lexonte. Ky i tha se nuk mund të lexonte. Engjëlli Xhibril e përfshiu me krahët e tij dhe e urdhëroi për herë të dytë - të lexonte e Muhamedi a.s. i ktheu të njëjtën përgjigje, pra, që nuk dinte, dhe s'kish si të lexonte. Atëherë, Engjëlli Xhibril, si e përqafoi pak më fort me krahët e tij, i tha: "Lexo me Emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi ( gjithçka), krijoi njeriun nga një droçkë gjaku! Lexo! Zoti yt, është Bujari më i Madh, i Cili , me anë të penës ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte". (Alak 1-5) Ai u kthye në shtëpi shumë i tronditur dhe i kërkoi së shoqes që ta mbulonte. Dhe, ky është rasti kur iu zbulua Shpallja e mëposhtme, pas së cilës Shpallja-zbulesa filloi t'i zbriste rregullisht, pa ndërprerje të gjata:"O ti i mbështjellë (o Muhamed)! Çohu dhe paralajmëro! Zotin tënd madhëroje! Petkat e tua pastroji! Dhe largohu nga ndyrësia (adhurimi i idhujve). (Mudethir 1-5). Pejgamberi i Islamit iu përgjigj Thirrjes Hyjnore me guxim e vendosmëri të plotë, u ngrit për t'ua shpallur njerëzve Porositë e Allahut, për t'i larguar ata nga rruga e gabuar dhe jeta e shthurur. Në këtë mënyrë, detyra më e vështirë për një njeri, puna më e nderuar, përgjegjësia më dinjitoze dhe, në të njëjtën kohë, më e vështira, ajo e thirrjes së njerëzve tek Allahu, në rrugën e drejtë, në rrugën e shpëtimit, - kishte filluar, pasi Allahu e kishte përgatitur të Dërguarin e Tij për dyzet vjet, pa e ditur këtë Muhamedi a.s.. Shpallja filloi pasi të gjithë njerëzit njihnin tek ai burrin më të madh e fisnik për nga vlerat morale dhe karakteri i tij. "Ai nuk flet sipas qejfit të vet, por ajo (që thotë) është vetëm shpallje hyjnore, që i vjen atij". (En-Nexhmu, 3-4).

Muhamedi a.s., për predikimin e Fjalës së Zotit xh.sh., hasi në vështirësi të shumta nga ana e idhujtarëve të Mekës; ata nuk lanë mënyra torturash pa përdorur kundër Muhamedit a.s. dhe shokëve të tij. Ishte diçka e pabesueshme për parinë mekase që ata të largoheshin nga idhuj-adhurimet e shumta, e të besojnë vetëm Një Zot, i Cili krijoi çdo gjë, krijoi gjithësinë pa qenë fare, po edhe krijesën më të përsosur - njeriun, të cilit ia besoi mëkëmbësinë mbi sipërfaqen e Tokës.Thirrja e Muhamedit a.s. për barazinë në mes njerëzve, të drejtat e tyre të barabarta, për dhënien e të drejtave të gruas, rrisnin edhe më zemërimin e tyre kundër Muhamedit a.s.. Pas maltretimeve e torturave të shumta, ranë edhe shehidët e parë, Meka filloi të gjakosej me gjakun e pastër të atyre që thoshin: "Allahu është Një dhe Muhamedi a.s. i dërguari i Tij". Myslimanët në numër ishin pak, por kishin një besim të palëkundur dhe gatishmërinë e vazhdueshme për t'u flijuar në rrugën e Zotit; ata mbijetuan të gjitha, gjithherë me frikën më të madhe se mos Muhamed Mustafasë, më të dashurit të Allahut, po i ndodhte ndonjë e keqe, prandaj ata ishin mburoja e pakapërcyer e Muhamedit a.s. dhe kështu triumfuan. Si të mos kujtojmë, bashkë me Muhamedin a.s., edhe Ebu Bekrin, Omerin, Othmanin, Aliun, Hamzain, Amarin, Jasirin e të tjerë. Si të mos i rikujtojmë e shpirtin tonë ta mbushim me energji e motivim për punë edhe më të mëdha në rrugën e të Madhit Zot xh.sh. Si të mos kujtojmë Isranë e Miraxhin, që ka ndodhur 18 muaj para Hixhrit. Xhibrili e kishte njoftuar Muhamedin a.s. për Urdhrin e Allahut për Isranë dhe Miraxhin, udhëtimin e tij nga Mesxhidul-Haram në drejtim të Jerusalemit, dhe prej aty, përmes shtatë qiejve, te " Froni i Lartë", ku iu obligua namazi nga ana e të Plotfuqishmit. Gjithë kjo ndodhi brenda një periudhe kohore të shkurtër.Allahu xh .sh thotë:"Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukkades), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'i treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i Fjalëve të Muhamedit ), pamës (i punëve të Muhamedit). (Isra-1)

Si të mos e kujtojmë Hixhretin, kur muslimanët nga torturat e shumta u detyruan të shpërnguleshin në drejtim të Etiopisë së sotme, e më vonë në drejtim të Medinës, për të shpëtuar nga ato persekutime e tortura çnjerëzore dhe për të përhapur Islamin edhe në Medinë e gjithandej. Popullsia e Jethribit kishte dëgjuar, tanimë, për largimin e Pejgamberit a.s. nga Meka dhe po prisnin me ankth mbërritjen e tij. Çdo ditë, ata dilnin jashtë qytetit për t'i uruar mirëseardhjen. Më në fund, i Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s., arriti në Medinë në vendin e quajtur Kuba. Në Kuba Muhamedi a.s. hodhi themelet e xhamisë së parë të Islamit, e cila njihet me emërtimin "Xhamia e Kubas". Pas ndërtimit të xhamisë, Muhamedi a.s. i dha rëndësi të madhe vëllazërimit në mesin e myslimanëve.

"Ata që besuan, ata që u shpërngulën dhe luftuan në rrugën e Allahut, ata meritojnë të shpresojnë në mëshirën e Tij. Allahu fal shumë dhe është Mëshirues". (El-Bekare:218). Si të mos rikujtohet lufta e Bedrit, për të cilën Muhamedi a.s. u lut gjatë gjithë natës, me lotët që i rridhnin, dhe me fjalët që i përsëriste: "O Allah, po lejove sot që të shuhet ky grusht besimtarësh, askush nuk do të mbesë në tokë që të Të adhurojë Ty". Allahu iu përgjigj lutjes dhe i dha lajmin e mirë të fitores, Allahu i ndihmoi besimtarët dhe ata dolën fitimtarë, edhe pse në numër ishin shumë më pak. Allahu në



Kuran thotë:"Allahu  ju ndihmoi juve në Bedër kur ju ishit pak në numër, e për të qenë mirënjohës, kini frikë nga Zoti". (Ali-Imran-123) Si të mos rikujtohet çlirimi i Mekës dhe pastrimi i Qabesë prej idhujve. Pra ndodhi e ngjarje të cilat trokasin thellë në ndërgjegjen e myslimanit, që këto dhe shumë të tjera të mos harrohen dhe të përcillen tek brezi i ri. Gadishulli Arabik, historia e të cilit ishte e panjohur deri atëherë për botën e civilizuar, përnjëherë u ngrit në majat më të larta, personaliteti i shkëlqyer i Muhamedit a.s. ndriçoi vendin me dritën e lavdishme të Islamit, e cila reflektonte  në vazhdimësi  dritën e së vërtetës. Nga ana politike, ai siguroi të drejta të barabarta për të gjithë. Duke u bërë të ditur se njerëzit kanë të njëjtin zë me vendimet për politikat e qeverisjes. Kjo mund të kuptohet duke studiuar thellë e në mënyrë analitike konsultat e ndryshme  të kushtetutës së Medinës, si e para mbi sipërfaqen e tokës, e hartuar, e  organizuar nga Pejgamberi i fundit i  Islamit. Në të vërtetë, ai skicoi një kod sistematik, duke siguruar paqen e lulëzimin e vendit. "Ne të dërguam ty Pejgamber për mbarë botën. Mjafton që Allahu është dëshmues për këtë". (En-Nisa. 79)

## NDËRTOI KONCEPTE TË REJA PËR JETËN, NDERIN DHE DINJITETIN NJERËZOR

Duke komentuar këtë, dijetarët islamë thoshin: "Jo vetëm shekulli ynë, por të gjithë shekujt që kanë kaluar para nesh, dhe ata që do të vijnë pas nesh, deri në Ditën e Gjykimit, hynë në mbretërimin  e profetësisë së Muhamedit a.s., përkatësisht për mesazhin dhe misionin e tij. Ai i çliroi njerëzit nga zgjedha e rëndë që i mbante të kërrusur në shekuj, duke ngulitur tek ata mirësi e dhunti të tilla, që i bënë të lindnin një jetë e re, zell e përpjekje të reja, vrull e hov i ri, koncepte të reja të nderit e të dinjitetit, dhe një ideal i ri. Përmes kësaj energjie që çliroi ai tek njerëz e popuj të tërë, doli në dritë një shekull i ri, ku lulëzuan kultura e civilizimi, artet e dijet shkencore, duke e ngritur jetën shpirtërore në sferat më të larta."Ndaj edhe njeriu  deklarohet si krijesa më e mirë. Thuhet në Kuran: "Në të vërtetë, Ne i kemi nderuar bijtë e Ademit: ua kemi bërë të mundur që të udhëtojnë hipur në tokë e në det, i begatuam me ushqime të mira e të lejuara, i vlerësuam ata ndaj shumicës së krijesave që Ne krijuam". (70). Jeta e të Dërguarit të Allahut xh.sh. është e mbushur plot me ngjarje, nderim të paimagjinueshëm, të tilla që s'i patën rënë hise asnjërit prej pejgamberëve të mëparshëm. Vetëm Muhamedit a.s. i është drejtuar Allahu - "I dashuri im"! Nga pejgamberët, vetëm Muhamedit a.s. i takoi Israja dhe Miraxhi. "Po kështu (Për të plotësuar mirësinë Time ndaj jush)ju kam sjellë një të Dërguar, nga mesi juaj, i cili ju lexon shpalljet Tona, ju pastron (nga gjynahet), ju mëson librin (Kur'anin) e urtësinë (rregullat e fesë) dhe ju mëson ato gjëra që nuk i keni ditur". (El-Bekare-151).

Koha plaket e thinjet e me të edhe disa mendime vjetrohen e humbasin si vlerë, kurse Muhamedi a.s. në zemrat e besimtarëve, si një lule që çel nga pak e më shumë çdo ditë, ripërtërihet e bëhet çdo ditë edhe më e freskët. Muhamedi a.s. ishte njeriu i paqes e i qetësisë, dhe mesazhi i tij qe një burim paqeje e qetësie e historia është dëshmitarja më e madhe e kësaj. Për ta kuptuar këtë mesazh të Muhamed Mustafasë, duhet të punojmë në vazhdimësi që njerëzve t'ua bëjmë të njohur dritën që solli Muhamedi a.s., dhe  shëmbëlltyrën e tij. Pejgamberët u ofrohen njerëzve me urtësi dhe këshillë të mirë. Këtë e vërteton edhe Kurani: "Ti thirr në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë….". (En-Nahl-125) Ligjet dhe urdhëresat e fesë ndryshonin nga koha në kohë, derisa erdhi i Dërguari i fundit, vula e profetëve, zotëria ynë, Muhamedi a.s., të cilit iu shpall forma më e përkryer  e Islamit, e mishëruar në Kuranin e shenjtë: " ..Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha Islamin të jetë feja juaj…". (El-Maide 3)

Dhe kjo porosi do të vazhdojë mbi sipërfaqen e tokës deri në Kiamet.

Ajni Sinani

# Muhamedi a.s.

## midis njerëzve si xhevahiri midis gurëve

Vërtet, Allahu e bekon të dërguarin dhe engjëjt e Tij luten për atë. O besimtarë, lutuni për atë dhe përshëndeteni me "selam"! (El-Ahzab: 56).

I Dërguari i Zotit, Muhamedi a.s., është krijesa më e përsosur që meriton respektin e çdo njeriu të ndershëm e objektiv. Ai është pejgamberi dhe njeriu me ndikimin më të madh në gjithë historinë njerëzore. Ka qenë udhëheqës shteti i urtë, komandant i paparë, gjykues i drejtë, bashkëshort i shkëlqyer dhe prind i mëshirshëm. Ka qenë falës, guximtar, trim, mik i ndershëm dhe fqinj besnik. U emërua me emrin Muhamed/i lavdëruar, sepse atë e lavdërojnë banorët e qiellit dhe të Tokës. Një personalitet i tillë është paraqitur vetëm një herë në historinë njerëzore dhe asnjëherë më nuk do të paraqitet një i ngjashëm me të. Allahu e veçoi me dhënien e mesazhit dhe pejgamberisë dhe e pajisi me virtyte të larta, të cilat nuk mund të shprehen me gjuhë dhe as të shkruhen me penë.

### LINDJA

Në kohën kur bota ishte zhytur në errësirën e politeizmit dhe padijes, kur morali kishte rënë në shkallën më të ulët, në vitin 571, më 12 Rebiul Evvel, të Vitit të Elefantit, pak javë pasi që Zoti kishte shkatërruar Ebrahanë dhe ushtrinë e tij idhujtare, lindi krijesa më e mirë e Zotit në këtë gjithësi. Në një familje me zë, në qytetin më të shenjtë të botës, në Mekë, lindi Pejgamberi i të gjitha kohëve, Muhamedi a.s., vula e pejgamberëve. Për ardhjen e tij, u ndriçua gjithësia dhe u gëzuan të gjitha krijesat në Tokë e në qiej. Pas kësaj dite njerëzimi nuk do të ishte më kurrë sikurse kishte qenë më herët. Kur robëresha ia dha Ebu Lehebit lajmin për lindjen e Muhamedit a.s., ai e liroi atë. Prandaj shkatërrimi i ushtrisë idhujtare në vitin kur lindi Muhamedi a.s., dhe lirimi i robëreshës ditën e lindjes së Muhamedit a.s., pa dyshim  ishin paralajmërim se tashmë po afrohej koha që politeizmi dhe skllavëria ndaj njerëzve t'ia lëshonin vendin besimit ndaj Allahut dhe robërisë vetëm ndaj Krijuesit të gjithësisë. Muhamedit a.s. i vdiq babai, Abdullahu, para se të lindte. Në moshën gjashtëvjeçare i vdiq e ëma, Eminja, kurse në moshën tetëvjeçare atij i vdiq edhe gjyshi, Abdul Mutalibi, që përkujdesej për të. Caktimi i Zotit ishte që Muhamedi a.s. të edukohej dhe të pajisej me moral e etikë nga Vetë Krijuesi dhe askush nga njerëzit të mos kishte ndikim tek ai, sikurse kishte ndodhur edhe me Musain a.s.. Prandaj, Muhamedi a.s. thotë: "Zoti im më ka edukuar me edukimin më të mirë." Ai asnjëherë nuk u ishte lutur dhe nuk i kishte adhuruar idhujt dhe putat që i adhuronin kurejshët. Ai i kishte vlerësuar ata si jo të denjë për t'u adhuruar, pasi ata nuk shihnin, nuk dëgjonin dhe nuk mund të sillnin as dëm e as dobi.   I dërguari i Zotit ishte madhështor. Ai ishte gërshetim i virtyteve të ndritshme dhe pasqyrë e shëmbëlltyrës së lartë. Fytyra e tij shndriste si hëna e plotë. Ai kishte një pamje të bukur dhe buzëqeshja asnjëherë nuk i hiqej nga buzët. Zoti e kishte pajisur me mençuri e urtësi hyjnore. Ndonëse nuk dinte shkrim e lexim, ai e mësoi gjithë botën dhe, me lejen e Krijuesit të gjithësisë, i nxori njerëzit nga errësira në dritë. Nga një shoqëri e vrazhdë nxori ashabët, gjeneratën më të mirë që njeh historia njerëzore, që e shkruan historinë me shkronja prej drite, si të ishin yje. Pejgamberi a.s. qe posedues i moralit më të lartë. Ai ka thënë: "Allahu më ka dërguar për ta plotësuar moralin e bukur". Aishja r. a., kur është pyetur për moralin e Pejgamberit a.s., ka thënë: "Morali i tij ishte Kur'ani". Pejgamberi kishte arritur shkallën më të lartë të dashurisë ndaj Krijuesit. Zemra e tij ishte e lidhur vazhdimisht me Allahun. Kjo, ngase gjatë tërë jetës së tij, nuk vërejmë gjë tjetër përveç adhurimit të Zotit. Dhe kjo nuk është për t'u çuditur, kur të kujtojmë fjalët e Krijuesit: "Thuaj: 'Në të vërtetë namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime, I përkasin vetëm Allahut, Zotit të botëve". (El- Ena'm: 162). Muhamedi a.s. nuk ka qenë i motivuar nga të mirat materiale të kësaj bote, apo nga fama dhe lartësimi i emrit të tij, sepse edhe para se të bëhej pejgamber, po edhe pasi e çliroi Mekën, edhe pse kishte mundësi të jetonte në pasuri, ai jetoi në mënyrë modeste. Madje, edhe pse i ishin falur mëkatet e shkuara dhe të ardhshme, ai falej dhe lutej duke i kaluar netët në adhurim, aq sa i ënjteshin këmbët. Kur Aishja ia kishte përmendur këtë fakt, ai i kishte thënë: "O Aishe, a nuk duhet të jem rob mirënjohës ndaj Allahut"?! Kur kurejshitët i ofruan pushtet e pasuri, me kusht që të hiqte dorë nga misioni i besuar, ai tha: "Sikur të më jepnin Diellin në dorën e djathtë, kurse Hënën në dorën e majtë, që të heq dorë nga misioni im, unë nuk do ta bëja këtë".

### MËSHIRË E DHURUAR PËR BOTËT

Muhammedi a.s. është dritë dhe mëshirë e dërguar. Ai është dërguar mëshirë për mbarë njerëzimin" Dhe



Ne nuk të dërguam ty (Muhamed) veçse si mëshirë për botët". (El- Enbija: 107). Allahu e bëri Muhamedin a.s. krijesën më të përsosur dhe shembullin më të bukur për njerëzimin. (El- Ahzab: 21). E zgjodhi të jetë përgëzues dhe qortues, e zgjodhi pishtar drite në rrugën e Zotit. (El -Ahzab: 46). Gjatë jetës së vet, Muhamedi a.s. ka disponuar një sjellje dhe moral që kishte mahnitur edhe armikun më të përbetuar të tij, dhe e kishte bërë mikun e tij më të dashur. Ai ishte cilësuar me epitetin "El Emin", 'i besueshmi dhe i drejti'. Ai solli nga Allahu dritën e fesë islame. E këshilloi Ymetin dhe e kreu me ndershmëri misionin që i ishte besuar. Me fjalët e tij të ëmbla dhe me stilin tërheqës, ai sqaroi me hollësi Fjalën e Zotit dhe nuk la vend për dyshim dhe paqartësi. Ai na la, sikurse na thotë: "Ju kam lënë në rrugën e qartë dhe të ndritshme, në të cilën edhe nata është sikurse dita dhe askush nuk devijon nga ajo përveç atij që është i humbur".

## BUTËSIA DHE MËSHIRA E TIJ NDAJ BESIMTARËVE

Rreth butësisë dhe mëshirës së tij ndaj besimtarëve, Allahu i Madhërishëm thotë: "Në saje të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta (o Muhamed). Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do largoheshin prej teje". (Ali Imran: 159); "Tashmë ju ka ardhur një i Dërguar nga gjiri juaj. Atij i vjen rëndë për gjynahet që bëni ju, jua dëshiron të mirën me gjithë zemër, që ju të shkoni rrugës së drejtë, dhe është i butë e i mëshirshëm me besimtarët". (Et -Tevbe: 128).

## DHEMBSHURIA E TIJ PËR NJERËZIMIN

Muhamedi a.s. ishte ngarkuar me Shpalljen më madhështore për të gjithë njerëzit, prandaj ai nuk ishte hakmarrës. Dëshira e tij ishte që t'i largonte nga mendjet dhe zemrat e njerëzve pengesat dhe drynat, që t'i shpëtonte të humburit dhe të hutuarit, prandaj agresorit i përgjigjej me falje, së keqes me të mirë. Kur ishte kërkuar nga i dashuri i Allahut që të mallkonte, ai kishte thënë: "Unë nuk jam dërguar për të mallkuar. Unë jam pejgamber i mëshirës". Në betejën e Uhudit, ashabët i thanë: "O i Dërguar i Allahut, a s'po i mallkon idhujtarët"? Ai u qe përgjigjur: "Unë nuk jam dërguar si një mallkues, por si një thirrës dhe mëshirë! O Zoti im! Fale popullin tim se nuk di ç'bën"! Kur i Dërguari i Allahut kishte shkuar në Taif, për ta thirrur popullin e tij në fenë islame, ata kishin nxitur fëmijët e tyre që ta goditnin me gurë. Xhebraili a.s., më pas, i thotë Muhamedit a.s.: "A ta shkatërroj këtë popull, duke i bashkuar këto dy bjeshkë me njëra-tjetrën"? Ai thotë: "Unë nuk jam dërguar për ndëshkim, po për mëshirë". Madje, Pejgamberi a.s. lutet duke thënë: "O Zoti im! Bjere në rrugë të vërtetë këtë popull. Unë shpresoj që nga ata të dalë një brez besimtarësh". Edhe me rastin e çlirimit të Mekës, ai, me zemërgjerësi, ua fali banorëve të saj të gjitha veprimet armiqësore duke u thënë: "Shkoni, jeni të lirë"!

## SJELLJA E TIJ ME HIPOKRITËT

Pejgamberi a.s. nuk përdori forcën, pavarësisht nga provokimet e mynafikëve. Nuk i urdhëroi myslimanët që t'i luftonin apo t'i vrisnin mynafikët/hipokritët, apo prijësit e tyre. Ai nuk ua konfiskoi pasurinë dhe as nuk u mohoi atyre ndonjë të drejtë. Ata gëzonin të drejta të plota si shtetas, siç i gëzonin të gjithë myslimanët e tjerë. Ata merrnin pjesë në xhami, jepnin opinionet e tyre për çështjet e bashkësisë dhe merrnin pjesën e tyre të presë së luftës nga arka shtetërore. Madje i Dërguari i Zotit sillej ndaj tyre me bamirësi dhe i trajtonte me një sjellje fisnike. Me tolerancën, humanitetin, thjeshtësinë dhe çiltërinë e tij, ai arriti të bënte për vete edhe armiqtë më të përbetuar.

## MËSHIRA E TIJ NDAJ FËMIJËVE

Kur Pejgamberi a.s. hyri te biri i tij, Ibrahimi, ndërkohë që ai po jepte shpirt, e mori atë dhe e puthi. Sytë e Pejgamberit a.s. u përlotën. Në atë rast, Abdurahman Ibn Aufi i tha: "O Pejgamber i Allahut, po qan?!" Kurse Pejgamberi a.s. tha: "O Ibn Auf, kjo është mëshirë. Syri loton, zemra pikëllohet, por nuk themi gjë tjetër, vetëm atë me se është i kënaqur Zoti ynë. Ne jemi të mërzitur për ndarjen tënde, o Ibrahim". Enes ibn Maliku thotë se nuk kishte parë njeri më të mëshirshëm me të vegjlit se Pejgamberi a.s. Ai tregon se kishte një vëlla të vogël, që quhej Umejr, i cili kishte një zog të vogël të sëmurë, që quhej Nugejr. Pejgamberi a.s., sa herë e shihte atë, e pyeste për Nugejrin. Një ditë Umejri po qante dhe Pejgamberi e pyeti: "Çfarë ke, o Umejr, që po qan"? Ai iu përgjigj: "Ka ngordhur Nugejri (zogu), o i Dërguari i Allahut..." Pejgamberi a.s. filloi të luante me të. Ashabët u çuditën kur panë se i Dërguari i Zotit po luante me një fëmijë dhe e pyetën: "Si është puna, o i Dërguar i Allahu?" Ai iu përgjigj: "Ka ngordhur Nugejri dhe unë desha ta bëj Umejrin të luajë". Misioni i Muhamedit a.s. ka qenë sikurse misioni i Ibrahimit a.s. dhe i të gjithë pejgamberëve të tjerë: t'i largonte njerëzit nga adhurimi i idhujve dhe t'i udhëzonte në besimin e Një Zoti të vetëm. Lumturia nuk mund të realizohet përveçse me njohjen e Krijuesit dhe pasimin e të dërguarit të Tij, prandaj Allahu e ka shoqëruar bindjen ndaj Pejgamberit me bindjen ndaj Tij, duke thënë: "Thuaju (o Muhamed): 'Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu t'ju dojë dhe t'jua falë gjynahet! Allahu është Falës i Madh dhe Mëshirëplotë". (Ali Imran: 31).

## DASHURIA NDAJ TIJ

Prej të drejtave të Pejgamberit a.s. ndaj Ymetit është dashuria ndaj tij. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, askush prej jush nuk beson derisa unë të mos jem më i dashur tek ai se babai i tij dhe djali i tij, dhe të gjithë njerëzit". (Buhariu). Omeri r.a. kishte thënë: "O i Dërguari i Allahut! Ti je më i dashur për mua se gjithçka tjetër, përveç vetes sime". Pejgamberi a.s. i thotë: "Jo, pasha Atë Që ka shpirtin tim në dorën e Tij, derisa të jem më i dashur për ty se vetja jote". Omeri më pas thotë: "Tani ti je më i dashur për mua se vetja ime". Pejgamberi a.s. i thotë: "Tani po, o Omer". Një person shkoi tek i Dërguari i Allahut dhe e pyeti: "O i Dërguari i Allahut! Kur është Kiameti"? Pejgamberi a.s. i tha: "Çfarë ke përgatitur për të"?! Ai iu përgjigj: "Nuk kam përgatitur shumë vepra, veçse unë E dua Allahun dhe të Dërguarin e Tij". Pejgamberi a.s. i tha: "Robi do të jetë me atë që e do". Enesi, treguesi i kësaj ngjarjeje, ka thënë: "Nuk jemi gëzuar kurrë aq shumë për diçka, sesa u gëzuam nga ato fjalë të Pejgamberit a.s. Çdo mysliman i sinqertë, i



ngazëllyer nga këto fjalë të Pejgamberit a.s., deklaron se E do Allahun dhe të Dërguarin e Tij më shumë se vetja dhe se çdo gjë tjetër. Prej të drejtave të Pejgamberit a.s. ndaj ummetit është edhe respekti ndaj të afërmve të tij, grave të tij dhe familjes së tij, të cilët Allahu xh.sh. i ka nderuar dhe i ka pastruar". (El-Ahazb: 33).

## ATA QË E NJOHËN ATË

Të gjithë ata qindra e mijëra njerëz që e pranojnë Islamin çdo ditë anekënd botës, tregojnë se një prej arsyeve pse bëhen myslimanë është fakti se ata janë mahnitur nga njeriu më i përkryer. "Sa më shumë që lexojmë dhe mësojmë për Muhamedin a.s., - thonë ata, - aq më shumë na shtohet respekti, mirënjohja dhe dashuria ndaj tij". Prandaj, nuk është rastësi që në vende të ndryshme evropiane, emri Muhamed radhitet i pari në ranglistën e emrave. Askush nuk duhet të çuditet kur sheh se si myslimanët në çdo gjë, madje edhe në sjelljet e tyre, mundohen të imitojnë Pejgamberin a.s.. Kjo është kështu, sepse përmes Muhamedit a.s. Allahu i Madhërishëm na bëri Ymetin më të mirë dhe na ngarkoi me misionin që t'i ftojmë njerëzit për adhurimin e Allahut, ashtu sikurse i tha sahabiu Reb'i kur iu drejtua Rustemit, komandantit dhe mbretit të persianëve, me këto fjalë: "Allahu na ka dërguar që t'i nxjerrim robërit nga adhurimi i njerëzve në adhurimin e Allahut..., nga padrejtësia e feve të devijuara në drejtësinë e Islamit, nga ngushtësia e dynjasë në gjerësinë e Ahiretit". Nëse Muhammedi a.s. do të kishte qenë vetëm një gjeni, filozof apo reformator, ai nuk do të mund ta arrinte atë që ka arritur në histori. Vepra dhe ndikimi i tij nuk do të vazhdonte për 14 shekuj, sikur ai të mos ishte i Dërguar i Zotit.

Dr. Hatixhe Ahmedi

# Pejgamberi a.s.

## sjelljet dhe raportet e tij me gratë dhe familjen e tij

Pejgamberi a.s. ishte themeluesi dhe rregulluesi i qytetërimit më të frytshëm, më mbresëlënës dhe më të artë të historisë, periudhës e cila u quajt periudha e artë (asrussaadeh). Gjatë asaj periudhe dhe më pastaj ky i Dërguar asnjëherë nuk i la pas dore dhe jashtë kujdesit gratë, bile vendosi rregulla të reja dhe të përshtatshme për ato dhe natyrën e tyre. Pejgamberi a.s. i çliroi gratë nga gjendja më e vështirë që po përjetonin ato, edhe pse kjo ironi ndaj tyre kishte vazhduar gjatë gjithë kohëve duke i shtypur, keqpërdorur, persekutuar, sharë, lënduar, dhunuar, duke i përbuzur, duke mohuar asaj të drejtat e saj themelore që i përkasin natyrës së saj femërore. Kjo sjellje dhe ky veprim i këtij mentaliteti të ri ndikoi që secili të drejtohej përballë këtij civilizimi të frytshëm. Aq më shumë dhe në asnjë moment nuk mund të mohohet se çrrënjosjen e këtyre të drejtave dhe sjelljen e drejtësisë në vend e mundësoi të aplikohej vetëm Pejgamberi a.s.. Ai ishte i Dërguari i Allahut që zhduku këto dukuri negative dhe vendosi rrënjët e revolucionit pozitiv, i cili triumfoi më pas shkallë-shkallë në çdo hap dhe në të gjithë rruzullin tokësor. Kjo e vërtetë nuk mund të mohohet as sot pas 1433 vjetësh. Para së gjithash, Pejgamberi a.s. ishte njeriu i parë që ia mësoi dhe kujtoi njerëzimit se gruaja ishte me të vërtetë qenie njerëzore, asaj i dha krenari, respekt dhe nder, duke ia rikthyer nderin, dinjitetin dhe ndjenjat e shenjta të dëlirësisë së saj. Marrëdhëniet në mes burrit dhe gruas ai i tregoi duke e sjellë veten e tij si shembull në fjalë dhe në vepra, pra ishte personaliteti i tij që jepte shembuj të ndryshëm pozitivë që do të trashëgoheshin pas shumë shekujsh. Pejgamberi a.s. ishte i pari që bëri dallimin në mes të natyrës (fitreh) së mashkullit dhe asaj të femrës, duke na bërë me dije se këto dy gjini janë krijuar me struktura të ndryshme natyrore. Femrat kanë natyrë emocionale të butë, të brishtë, të prekshme dhe janë më të ndjeshme, po dhe më elegante. Ai e dinte në themel këtë psikologji të hollë të tyre, gjë që i mundësoi të jepte shembuj gjatë gjithë jetës së tij, të kishte nivel të padiskutueshëm dhe virtyte të larta. Ky ishte një realizim i tij virtuoz gjatë tërë jetës së tij, të cilin e shfaqi në praktikë duke e ekspozuar me sjelljet e tij shembullore.

### AI PËRHERË PATI MARRËDHËNIE TË SHKËLQYESHME ME GRATË

Në raportet e tij me gratë, ai ishte një burrë i cili ishte gjithmonë i hareshëm, i buzëqeshur, gojëmbël, tolerant, me shprehi dhe natyrë të butë, i kuptueshëm dhe i arsyeshëm. Asnjëherë nuk ishte tiran brenda familjes. Asnjëherë gjatë gjithë jetës së tij nuk kishte ushtruar dhunë, imponim, qortim, vrazhdësi, ashpërsi, thyerje, të bërtitura, sharje dhe ofendime çoroditëse e të padëshirueshme në familje. Ai si personalitet kishte këto cilësi: i butë, i sjellshëm, u jepte komplimente të tjerëve, kishte mirësjellje dhe hatër ndaj njerëzve, dëshironte barazinë dhe drejtësinë në mes njerëzve, dhe me plot kuptimin e fjalës ishte personalitet apo njeri i mbushur me dashuri.Gjatë gjithë jetës së tij ai përherë pati marrëdhënie të shkëlqyeshme me gratë, si dhe me nipat e mbesat e tij, kishte ideale të pastra me të gjithë familjen dhe shoqërinë që e rrethonte, prandaj edhe arriti të bëhej shembull për të gjitha kohët deri në Ditën e Kiametit. Ai ishte një shembëlltyrë nga e cila do të kopjoheshin sjelljet e tij gjatë gjithë kohëve në shoqërinë islame dhe në atë të gjerë botërore, duke filluar nga roli i tij i rëndësishëm si burrë me gratë e tij, si baba me fëmijët e tij, si gjysh me nipat dhe mbesat e tij.Prandaj, nëse analizojmë në detaje këto sjellje të tij, do të shohim se tek Allahu do të përgjigjen njësoj dhe kanë respekt e meritë të njëjtë të dyja gjinitë, meshkuj e femra, dhe gjithashtu kanë përgjegjësi të njëjtë për moskryerjen e veprave dhe obligimeve të tyre në jetë, dhe sidomos më shumë në bashkëshortësi.

Sipas mesazheve të tij që na transmetohen me anë të hadithеve të sakta, thuhet se Pejgamberi a.s. kurrë në jetën e tij nuk kishte lënduar zemrën e ndonjë prej grave të tij. Njësoj si me gratë e tij, ai kishte vepruar edhe me fëmijët e tij, duke mos i lënduar ata asnjëherë, veçse gjithmonë mundohej të mbante të ngritur moralin dhe humorin e tyre, dhe asnjëherë nuk e pëlqente vrazhdësinë. Gjithashtu, ai i porosiste edhe të tjerët që të kishin sjellje e marrëdhënie të mira e të buta ndaj grave të tyre.[1] Në kohën e injorancës gruaja nuk trajtohej as si qenie njerëzore, po Pejgamberi a.s. kurrë nuk ishte pajtuar me ushtrimin e dhunës ndaj femrës, veçse kishte si synim ndryshimin e rrënjësishëm të këtyre dukurive negative. Gjatë gjithë jetës së tij, ai asnjëherë nuk kishte aplikuar dhunë dhe sjellje të ashpër ndaj asnjë gruaje, shërbëtori apo fëmije.[2] Në hadithet e tij të transmetuara në koleksionet e mëdha, shohim se ata që rrahnin gratë e tyre, i përshkruante si njerëz jo të mirë dhe të vrazhdë. Në një hadith Pejgamberi a.s. ua tërheq vërejtjen në mënyrë të ashpër burrave të vrazhdë dhe u thotë: "Gratë i rrahin vetëm njerëzit e këqij".[3] Pejgamberi

a.s. mirësjelljen ndaj grave e kishte bërë shumë të rëndësishme dhe, sikur të merreshin shembull sjelljet e tij me gratë e tij, nuk do të kishin mundësi të shfaqeshin këto dukuri negative dhe gjendje të mjerueshme të rikthyera në sëmundje shoqërore.Ai gjithashtu kishte një mëshirë të gjerë dhe gjithëpërfshirëse, saqë shokët e tij i porosiste që, kur ishin në luftë me armikun të mos i dëmtonin dhe të mos i sulmonin gratë, pleqtë dhe fëmijët, bile e kishte ndaluar vrasjen e tyre.[4] Ai thoshte: "Mos gaboni! Mos vrisni asnjë grua, asnjë fëmijë, asnjë plak të shtyrë në moshë."[5]

Familja e Pejgamberit a.s. ishte gjithmonë një familje e lumtur, e qetë dhe paqësore, meqë në këtë çerdhe mbizotëronin: vlerat, drejtësia, barazia, toleranca, dashuria, respekti, mirësjellja, siguria, krenaria, dinjiteti, liria, respektimi i të drejtave, durimi dhe sakrifica, simpatia, butësia dhe hatri i ndërsjellë ndaj anëtarëve të familjes.

Enesi r.a. (kënaqësia e Allahut qoftë për të), një kohë të gjatë kishte qëndruar pranë të Dërguarit të Allahut xh.sh.. Raportet e tij familjare i përshkruan në mënyrën më të shkurtër dhe më përfshirëse duke thënë: "Nuk kam parë njeri më të mëshirshëm se Muhammedi a.s. me anëtarët e familjes së tij".[6] Pejgamberi a.s. gjithashtu ka thënë: "Më i miri prej jush është ai i cili është më i mirë ndaj familjes së tij. Po të merrni shembull prej meje, unë jam më i miri prej jush ndaj familjes sime".[7]

Kur shpjegon rëndësinë e butësisë dhe mirësjelljes ndaj të tjerëve në hadithet e tij, na e tërheqin vëmendjen këto shprehje të tij: "Allahu është i butë dhe e do butësinë në të gjitha punët".[8] "Shprehitë e buta të bëjnë të lirë, e nga mirësitë bëhet liria".[9]

Gruan e tij, zonjën Aishe r.a. e porositi në këtë mënyrë: "O Aishe, bëhu e butë! Sepse Allahu kur ia do të mirat Ehli Bejtit (familjes së ngushtë të Pejgamberit a.s.), atyre u dhuron butësi".[10] Në parimet e të edukuarit të Pejgamberit a.s. ekzistojnë forma të ndryshme, parime këto që kanë treguar sukses të madh.



### ASKUSH TË MOS INJOROJË GRUAN E TIJ. NË QOFTË SE NUK PËLQEN NJË VES TË SAJ, IA PËLQEN VESIN TJETËR (HADITH)

Këtë formë parimesh të tij e vërejmë të praktikuar tek të gjitha gratë e tij, duke filluar nga zonja e zonjave, Hatixheja r.a., e cila ishte përkrahësja më e afërt e Pejgamberit a.s., shoqja, mikja e tij më e afërt dhe bashkëshortja më e vyeshme. Kjo ishte gruaja më e guximshme dhe së cilës Muhammedi a.s. i besoi më së shumti; tek ajo gjeti sigurinë dhe përkrahjen kur i erdhi urdhri i parë. Ajo i dha kurajo të madhe Pejgamberit a.s., kurajo dhe ndihmë që më pas i Dërguari a.s. nuk do ta harronte kurrë derisa vdiq. Pas vdekjes së saj, një ditë në prani të Aishes r.a., filloi ta lavdëronte Hatixhen r.a.. Aisheja r.a. me natyrën e gruas që kishte, e xhelozoi dhe i tha: "Pse vazhdon dhe e përmend atë grua plakë? Allahu të ka dhënë një më të mirë në vend të saj". Pejgamberi a.s. e vlerësonte atë në bazë të inteligjencës dhe aftësive të saj, dhe sërish iu kthye Aishes e ia lavdëroi në këtë mënyrë: "Allahu nuk më ka dhënë më të hajrit se ajo. Sepse, kur të gjithë më injoronin, ajo më besonte mua. Kur çdokush më bënte gënjeshtar, ajo më besonte. Kur çdokush e ruante pasurinë, ajo më mbështeste, dhe Allahu me të më mundësoi të kem fëmijë".[11]

Me këto fjalë Pejgamberi a.s. e tregoi veten se sa dashuri, besnikëri dhe respekt që kishte ndaj gruas së tij. Aisheja r.a. thotë: "Nuk e kam xhelozuar askënd më shumë sesa Hatixhen".[12]

Qoftë nëna jonë, Aisheja, ose gratë e tjera të Muhammedit a.s. kohë pas kohe mund të shfaqnin



xhelozi në mes tyre, por Pejgamberi a.s. bëri durim ndaj këtyre gjërave.

Ai i porosiste burrat e Ymetit të tij që të kalonin mirë me gratë e tyre e, për të kaluar mirë, ai u jepte edhe disa këshilla.

Kjo është pjesë e sjelljes së mirë të Pejgamberit a.s. dhe mënyra e arritjes për gjetjen e një zgjidhjeje të lehtë për myslimanët, ose afrim në mes çifteve. Në anën tjetër, ai i porositi edhe gratë: “Gruaja nga e cila burri i saj vdes i kënaqur me të, do të hyjë në Xhennet”.[14]

Nëse e mendojmë të kundërtën e kësaj nuk paraqet asnjë pengesë, sepse nuk u fokusua vetëm për gratë, por gjithashtu i porositi edhe burrat duke u thënë: “Edhe gruaja juaj ka hak ndaj teje, edhe fëmija yt po ashtu ka hak ndaj teje, dhe familja ka hak ndaj teje...”, dhe këto fjalë i cekte shpesh.[15] Kështu njerëzve që kishte afër dhe Ymetit të tij ia bëri me dije se duhet të kujdesen për të drejtat e njerëzve. Kjo edhe një herë shpërfaq pasqyrën e sinqeritetit, besnikërisë dhe kujdesit të Pejgamberit a.s..

Transmetohet se Pejgamberi a.s. ishte njeri aq i butë dhe modest, saqë “edhe kur hipnin në kafshë i ndihmonte gratë e tij”.[16]

Një herë e kishin ftuar në një tubim, ku do të shërbehej ushqim, dhe ftesën për këtë tubim ai e pranoi vetëm nëse do të merrte pjesë edhe gruaja e tij.[17]

Gjithashtu duhet të theksojmë rëndësinë që ai u jepte grave të tij. Ai asnjëherë nuk gjente të metë në ushqimin që i sillnin, nuk nervozohej me to për ndonjë gabim që mund të bëhej, por, nëse e pëlqente, e hante e, nëse nuk e pëlqente, nuk e hante.[18]

Me një fjalë, ai asnjëherë nuk i lëndonte gratë e tij për sa i përket çështjes së ushqimit. Njëherë, Pejgamberi a.s. kishte dalë për një shëtitje së bashku me gratë e tij. Kur ishin ulura mbi deve gratë, prijësi i karvanit filloi t’u printe deveve me shpejtësi. Devetë filluan të ecnin me shpejtësi, dhe ai ia tërhoqi vërejtjen prijësit të karvanit të deveve duke i thënë se gratë janë të buta dhe mund të lëndohen. Ai me këtë gjest ua bëri me dije atyre duke e krahasuar hollësinë dhe ndjeshmërinë e grave me kristalin.[19]

Edhe brenda shtëpisë së tij vërejmë qartë thjeshtësinë dhe modestinë, sepse ai gjithmonë i kishte ndihmuar anëtarët e tij të familjes, respektivisht gratë e tij, në kryerjen e punëve të shtëpisë. Madje edhe gjatë kohës kur ishte në Medinë, edhe pse kishte një orar të ngjeshur, asnjëherë nuk kishte ngurruar të ndante kohë për t’i ndihmuar gratë e tij, si në punë shtëpie, njëkohësisht edhe duke u marrë me to e duke bërë bisedë me to.

Gjithashtu, edhe gjatë festave të gëzimit, gjatë Bajrameve, Pejgamberi a.s. i kishte lejuar gratë e tij që të argëtoheshin gjatë këtyre ditëve. Transmetohet: “Gjatë një feste të Bajramit, ai mori pjesë së bashku me Aishen r.a. në një argëtim loje me shtiza që organizonin abisinasit, dhe këtë lojë ata e shikuan së bashku derisa u mërzitën”.[20]

Transmetohet gjithashtu se ai, së bashku me Aishen r.a., kishin bërë dy herë gara vrapimi. Nga dy garat e bëra, në njërën prej tyre kishte fituar nëna jonë, Aisheja r.a., ndërsa në tjetrën kishte fituar Pejgamberi ynë, Muhammedi a.s.[21]

Pra, me këto cilësi ai themeloi familjen më të lumtur dhe më të qetë në botë.

(1)Ibn Ishak: “Siretu En’Nebevijje”, botuar në Bejrut. (2) Sahihul Muslim, kap: “El Fedail”, f. 79. (3)Ibn Sa’d, Tabakatul-Kub-ra, Daru Sadr, Bejrut, Botim. 1985, pjesa VIII, f. 204. (4)Buhariu, kap. “Xhihadi”, f. 147-148; Muslim, kap. “Xhihadi”, f. 137-140. (5)Imam Maliku, “Muvatta”, kap. “Xhihadi”, f. 10. (5)Muslimi, kap. “Fedail”, f. 63. (7)Ibni Maxhe, kap. “Nikahu”, f. 50. (8)Buhariu, kap. “Istitabe”, f. 4. (9)Muslimi, kap. “Birr”, f. 23. (10)Imam Ahmedi, “Musned”,kap. Fq. 71. f. 104, 105. (11)Imam Ahmedi, Musned, f. 71, 104, 105. (12)Buhariu, kap. “Menakibul-Ensar”, f. 20; Muslimi, kap. “Fedailus-Sahabe”, f. 74-76.

Dr.Sejid Abdulatif

# A ishte Muhamedi a.s. analfabet?

Në shumë vende në Kur'anin famëlartë Muhamedit a.s. i jepet atributi "umijjun". Kjo fjalë, gjer më tani, gjithnjë është përkthyer në anglisht si "unle-ttered" ose "illiterate" (analfabet, i paarsimuar). Gjithashtu, i njëjti kuptim i jepet po asaj fjale në përkthimin e Kuranit në gjuhën urdu. Ky kuptim, sipas mendimit tim, me pak ndryshime, është bërë i njohur edhe tek ne. Në të vërtetë, edhe unë gjer në vitin 1954, kur e kam publikuar punimin tim "The mind Al-Qur'an Builds", të njëjtin kuptim i pata dhënë kësaj fjale, duke përmendur ajete të Kuranit, të cilat gjenden në atë punim. Më pas, kur hulumtova materiale nga Kurani dhe Hadithi, për punimin tim të ri "Bases of Islamic Culture" (Bazat e Kulturës Islame), të publikuar në vitin 1959, e pata parë se në atë drejtim Pejgamberit të Allahut xh.sh. i është bërë padrejtësi e madhe nga pjesëtarët e Ymetit të tij. Kësaj çështjeje i kam kushtuar kujdes të veçantë. Kam fituar përshtypjen se përkthimi i tillë ka rrjedhur nga një mendim tjetër që zotëronte tek pasuesit e Islamit. Ky mendim bazohet në faktin se Pejgamberi i Allahut xh.sh. ishte vetëm mjet, instrument i "vahjit" (Shpalljes), e cila i është shpallur përmes melekut Xhebrail, gjegjësisht ishte vetëm si një automat, i cili nuk kishte personalitetin tij, dhe se roli i tij ishte vetëm që Shpalljen t'ua komunikonte të tjerëve në atë formë siç i ishte shpallur. Para komentuesve të Kuranit ishte një problem, për ta bindur plotësisht botën se teksti kuranor i qëndron besnik pastërtisë së tij, se Pejgamberi a.s. nuk ka shtuar në të asgjë nga librat e shenjtë të mëparshëm dhe as që ka ndryshuar ndonjë gjë në tekst, e ata e kanë ndier se atë mund ta bëjnë vetëm në atë mënyrë duke ia veshur padrejtësisht nga ana e Allahut xh.sh. gjendjen e analfabetizmit. Kjo, gjithashtu ishte mënyra më e lehtë për të vërtetuar konstatimin për Kuranin se është i garantuar nga Vetë Allahu xh.sh., se teksti i tij do të jetë i pastër dhe i pandryshuar për të gjitha kohët.

### PESHA E SHPALLJES

Mund të parashtrohet pyetja: A është analfabetizmi kriter i pejgamberllëkut? A ishte, p.sh., Musai a.s. analfabet? A ka ndonjë nga pejgamberët, i cili ka qenë person i autorizuar nga Allahu xh.sh. t'ua komunikonte njerëzve përreth vetes Shpalljet e Tij, i cili të kishte tentuar ndonjëherë për ta ndryshuar atë Shpallje? Nëse përgjigjja është negative, pra, nëse nuk mundet, pse atëherë Muhamedi a.s. të jetë i vetmi i caktuar si analfabet? Është e qartë se komentuesit e Kuranit nuk e kanë kuptuar sa duhet kuptimin dhe peshën-barrën e detyrës së atij që ka nderin të pranojë Shpalljen nga Vetë Allahu xh.sh.. Kjo detyrë e rëndë nuk qëndron në faktin se Pejgamberi i Allahut xh.sh. nuk është vetëm komunikues i Shpalljes ose i Librit që ka pranuar, por ai ishte i obliguar t'ua mësonte njerëzve këtë Libër, tua komentonte dhe t'ua sqaronte urtësinë dhe qëllimin që qëndron në të, po ashtu të marrë masa për pastrimin e jetës së tyre.Allahu xh.sh. thotë: " Është e vërtetë se All-llahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur ndër ta nga mesi i tyre dërgoi të dërguar që atyre t'u lexojë shpalljen e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Kur'anin dhe sheriatin, edhe pse, më parë ata ishin krejtësisht të humbur". (Ali Imran, 164) Nëse një detyrë e tillë i ishte parashtruar marrësit të Shpalljes, gjegjësisht Pejgamberit të Allahut xh.sh., atëherë detyrimisht lind pyetja: Çfarë përgatitjeje intelektuale dhe arsimore, përkrah asaj morale e shpirtërore, duhej të kishte pasur Pejgamberi a.s., që të mund ta merrte me besnikëri këtë mesazh të shenjtë? Se ai iu përgjigj kësaj detyre me tërë potencialin e qenies së tij, ky është një fakt historik. Atëherë, ku është ai material që do të na ndihmojë për të mësuar rreth përgatitjes (arsimimit) të tij? Është për të ardhur keq, pse historianët që jetuan në ato kohë, i kushtuan shumë pak vëmendje jetës së Pejgamberit a.s. gjer në moshën dyzet vjeç të jetës tij, ose gjer në momentin e Shpalljes hyjnore, e cila kishte filluar t'i zbriste. Ata tërë vëmendjen e tyre në kohën e pejgamberllëkut të tij e kishin përqendruar, duke paraqitur kështu edhe detajet më të imëta të atyre ditëve. Asnjëri prej tyre nuk kishte shkruar më shumë se tridhjetë faqe, për periudhën e mëhershme të jetës së a.s., kur inteligjenca e tij u rrit dhe u zhvillua për të arritur në shkallën kur Allahu xh.sh. e konsideroi të aftë për të pranuar Shpalljen e fundit të Allahut xh.sh.. Sikur detajet e jetës së mëhershme të Pejgamberit a.s. të ishin shënuar në të njëjtën masë, sikurse janë shënuar të dhënat nga pjesa e jetës së mëvonshme, atëherë ne nuk do të bënim një gabim jo të zakonshëm, që atë ta quajmë person analfabet. Është momenti i fundit, që studiuesit, të cilëve u intereson historia islame, të përqendrojnë vëmendjen e tyre, në këtë lëshim serioz të qasjes ndaj jetës së Muhamedit a.s.[1] Detyra parësore e Pejgamberit tonë a.s., ndaj Kuranit famëlartë, ishte që atë t'ua mësonte njerëzve. Si përgatitje minimale e atij që ua mëson njerëzve Librin



e Allahut xh.sh. dhe ua komunikon ato njohuri që përfshihen në të, sipas vetë Kuranit, është që të zotërojë shkrimin ose, të paktën, të jetë i aftë për të lexuar atë që është e shkruar me laps. “Lexo! Se Zoti yt është më bujari! Ai që e mësoi (njeriun) të shkruajë me penë. Ia mësoi njeriut atë që nuk e dinte.” (El- Alak, 3-5).

### KURANI I JEP RËNDËSI LEXIMIT

Duhet theksuar se shumica e ajeteve që flasin për nevojën e arritjes ose nxënies së diturisë, për përdorimin e lapsit dhe mjeteve të tjera të shkrimit, i takojnë periudhës së hershme mekase të pejgamberisë së Alejhis-selamit. Në fakt, një sure – kaptinë mekase emërtohet “Lapsi” (“Suretul-kalem” = Nun). Sa kohë që Kurani i jep tërë këtë rëndësi shkrimit për përhapjen e diturisë ose për mësimin e Kuranit, atëherë a është logjike që vetë Pejgamberi a.s. gjatë gjithë jetës së tij ta kishte refuzuar lapsin dhe të mbetej analfabet, natyrisht pasi e kishte për obligim, si Pejgamber i Allahut xh.sh. t’ua komtonte njerëzve Kuranin? Këtu tërheq përsëri vërejtjen për ajetin e cituar më parë: “Është e vërtetë se Allahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur ndër ta nga mesi i tyre dërgoi të dërguar që atyre t’u lexojë shpalljen e Tij, t’i pastrojë ata, t’ua mësojë Kur’anin dhe sheriatin, edhe pse, më parë ata ishin krejtësisht të humbur”. (Ali Imran,164). Është shumë e çuditshme që komentuesit dhe përkthyesit tanë të Kuranit ta kenë lënë në harresë faktin se Kurani famëlartë e vërteton këtë në mënyrë të qartë se Muhamedi a.s.: “I dërguari prej Allahut, që lexon fletë të pastra. Në të cilat ka vetëm dispozita të drejta.” (El Bejjine: 2-3). Ja, Kurani nuk e vërteton se ai ka mësuar vetëm përmendsh, por se lexon nga fletët e shkruara. Pejgamberi a.s., si mësues i njerëzimit, kishte theksuar se të gjithë njerëzit janë të obliguar të fitojnë dituri, si meshkujt, ashtu edhe femrat,[2] e këtë kanë mundur ta arrijnë vetëm përmes përdorimit të lapsit (letrës). Se ai më shumë përparësi i jepte nxënies së diturisë sesa vetë namazit jodetyrues (nafile), shihet qartë nga këto hadithe:

1. Transmeton ibni Omeri : “Një rast ai i kishte vërejtur në xhami dy grupe njerëzish që rrinin në xhami, dhe tha: Të dy grupet janë të mira, por njëri është angazhuar në punë më të mira se tjetri. Njëri po E lut Allahun për mëshirë; Është çështje e Allahut a do t’i mëshirojë apo jo. Ndërkaq, grupi tjetër është i preokupuar me nxënien e diturisë, për t’ua përcjellë më pastaj atyre që nuk dinë. Në fakt, edhe unë jam i obliguar për të mësuar. Duke thënë këtë, ai u ul në mes të këtij grupi”.[3]

2. Në “Kunuzul-hakaik” është ky hadith: “ Forma më e mirë e përkushtimit ndaj Allahut Fuqiplotë, është kërkimi i diturisë”.

3. Në Evsatin e Tabraniut dhe në Bezzaz ka një hadith tjetër: “kërkimi i diturisë (mësimi dhe studimi) është më i mirë se namazi (nafile)”.

Historia na tregon se Alejhisselami, me qëllim të kryerjes së kësaj detyre primare – arsimimit të njerëzve të tij – kishte shkollë të veçantë, që quhej “Suffa”, menjëherë pas xhamisë së tij, ai vetë i mbikëqyrte nxënësit dhe mësimdhënësit, por edhe vetë, kur i jepej rasti, kryente detyrën e predikuesit. Ata që e përfundonin këtu trajnimin, dërgoheshin në anë të ndryshme të vendit, që të organizonin kurse ose trajnime të ngjashme. Në “Suffa” kishte pjesëmarrës në trajnime nga të gjitha grupmoshat, kurse një ditë ishte caktuar vetëm për gratë.[4]

4. Muhamedi a.s., në realitet ishte aq i barabartë në përhapjen e shkrimit në mesin e pasuesve të tij – nxënësve të kësaj shkolle – saqë, nga çdo i zënë rob prej atyre që ishin kapur në luftën e Bedrid dhe dinin shkrim e lexim, kishte kërkuar që t’ua mësonte dhjetë ashabëve shkrim-leximin, si kompensim për lirimin e tyre, në vend që ta paguanin këtë me para.[5]

5. Gjithashtu, historia na tregon se të gjithë anëtarët e familjes së tij, meshkuj e femra, përfshirë këtu edhe shërbëtorët si dhe rrethin e shokëve të ngushtë të tij, së bashku me anëtarët e familjeve të tyre, të cilët kishin ditur shkrim e lexim ende pa pranuar Islamin, apo më pastaj, ai prej tyre kishte kërkuar që të mësonin të shkruanin. Jo vetëm kaq, por ai kishte kërkuar edhe nga valitë që i dërgonte në anët e ndryshme të vendit, që t’i arsimonin njerëzit nën mbikëqyrjen e tyre personale.[6]

Një udhëheqës i tillë i popullit, i cili ishte aq i vendosur në krijimin e mundësive për mësimin e Ymetit të tij, si parakusht për arsimim të mëtutjeshëm, a do të mund të kishte hequr dorë vetë nga kjo mirësi?

Nuk ka dyshim se Kurani i jep Muhamedit a.s. epitetin "UMMI" apo sikur njëri nga "Ummujjun".[7] At hua, fjala "ummijjun" dhe "ummijun" ka kuptimin vetëm analfabet? Fjala "ummijjun" shumësi "ummijjun" përmenden në një numër ajetesh në Kur'an. A kanë ato të njëjtin kuptim në të gjitha vendet? Fjala "ummi" ka shumë kuptime. Në kuptimin etimologjik do të thotë: "njeri të cilin posa e ka lindur nëna". Duke pasur parasysh këtë fazë të jetës, është nxjerrë kuptimi "ai që nuk di të shkruajë as të lexojë". Shprehja "ummi" gjithashtu do të thotë "ai që ka jetuar në Mekë", për të cilën atëherë ishte bërë i njohur ky term për ata që nuk ishin pasues të librave hyjnorë apo që nuk kishin pasur libër të vetin, e as fletushka të shpallura "Ummul-Kura" (Metropol). E njëjta shprehje do të thotë dhe " ai që nuk kupton përmbajtjen e librave të mëparshëm (të shenjtë) semit" si dhe ai " që nuk është pasues i Judaizmit apo Krishterimit (ehlikitabeve)" , ndërsa "ummijjun" (shumës) do të thotë ata që nuk janë pasues të librit hyjnor apo nuk kishin pasur as librin e tyre dhe as fletushka, si arabët para Kuranit. Kur fjala "ummi" ka domethënie kaq të madhe, pse studiuesit tanë, myslimanë dhe jomyslimanë, fjalës "ummi", kur ka të bëjë me Alejhisselamin, i japin vetëm kuptimin në aspektin etimologjik "ai që nuk di të shkruajë dhe as të lexojë" , kështu dhe mekasit, fjalën "ummijjun" e shënojnë si njerëz analfabetë"? Kjo famë e analfabetizmit i ka rrënjët në shprehjen "Ahdulxhahilijje" (Koha e injorancës), të cilën më vonë historianët myslimanë e quajnë koha paraislame tek arabët, gjë që çoi në mendimin fantastik, që kjo të përkufizohet veçanërisht me jetën paraislame të mekasve. Fjala xhahilijet, sikurse edhe fjala "ummi" nuk duhet të merret gjithnjë vetëm në kuptimin etimologjik. Ajo këtu ka kuptimin 'mosnjohja e librave të mëparshëm hyjnorë semitë, ose mosnjohja e mënyrës së jetesës sipas parimeve të shpalljes së (mëparshme) hyjnore'. Arabët e Mekës, në kohën e Pejgamberit a.s. nuk kanë qenë shoqëri barbare, ku shumica e njerëzve të ishin analfabetë, po përkundrazi, kanë qenë një shoqëri e organizuar me rregulla dhe obligime të caktuara qytetare dhe me një numër të mjaftueshëm njerëzish të arsimuar. Ky fakt pjesërisht është sqaruar në punimin sapo të publikuar në Hajdarabad.[8] Megjithatë, Meka ka qenë qendër ndërkombëtare tregtare me shërbim të vetin ekonomik dhe përfaqësi tregtare në tokat e ndryshme arabe dhe në vendet përreth. Me tregti merreshin banorët e pasur të Mekës, si meshkuj ashtu dhe femra, saqë kishin themeluar edhe shoqëri aksionare. Stërgjyshi i Muhamedit a.s., Hashimi, njeriu më me ndikim në mesin e mekasve për kohën e tij, kishte lidhur



marrëveshje tregtare me perandorin bizantin Herakliun, me mbretër dhe perandorë persianë. Pozita e tij në mesin e njerëzve elitë në Mekë, ishte aq e lartë, saqë një herë perandori bizantin personalisht i kishte dhënë një letër si rekomandim për perandorin e Abisinisë.[9] H. Hatixheja r.a., më vonë bashkëshortja e Pejgamberit a.s., dërgonte kohë pas kohe karvanë me përafërsisht 2.000 deve, të ngarkuara me mallra llojesh të ndryshme. Me një pozitë të tillë, Meka ishte bërë qendër tërheqëse edhe për poetë, meshkuj dhe femra, prej anëve të ndryshme të Arabisë si dhe prej Jemenit e Nexhdit, të cilët e kishin bërë shprehi të organizonin gara letrare me poezitë e tyre në Ukaz, një vend afër Mekës. Mekasit, ndqnin me shumë entuziazëm ato konkurrime, saqë poezitë që në ato takime vlerësoheshin si më të mirat, i shkruanin me dorëshkrimin më të bukur dhe i ekspozonin mu në hyrje të Qabesë. Ato quheshin "Mual-lakat" (të varura). Në të njëjtin vend, në hyrje të Qabesë, gjithashtu viheshin edhe shpalljet dhe njoftimet publike. Kur mekasit vendosën të bojkotonin familjen e Pejgamberit a.s., Benu Hashim, për shkak të aktivitetit të tij për thirrjen e njerëzve në Islam, edhe ai vendim ishte varur aty, në mënyrë që mekasit të mund ta lexonin dhe t'u përmbaheshin rregullave të tij. (Ibn Hisham:Siretu



Resulilah, kap.I, f.317).Pa dyshim, ajetet e Kuranit në vazhdim kanë kontribuar shumë që të krijohet bindja se Pejgamberi a.s. ka qenë analfabet: " Ti (Muhammed) nuk ishe që lexon ndonjë libër para këtij, e as që e shkruaje atë me dorën tënde të djathtë, pse atëherë do të dyshonin ata të prishurit" (El-Ankebut,48) Domethënia e këtij ajeti nuk është ajo që kuptohet në shikim të parë. "Kitab" këtu nuk ka për qëllim librin në përgjithësi, po "librin e Dhiatës së Vjetër dhe asaj të Re", të cilat ishin të shkruara në gjuhën që Pejgamberi a.s. nuk e dinte (kuptonte). Është e vërtetë që kishte disa hebrenj që kishin thënë se Muhamedi a.s. kishte marrë disa pjesë nga Teurati i tyre. Kështu që ky ajet ka zbritur për t'i demantuar pohimet e tyre, duke vërtetuar se ai, a.s., nuk e njihte gjuhën e shpalljeve të mëparshme që të kishte mundësi që të huazonte fshehurazi prej tyre. Kjo kurrsesi nuk domethënë që Pejgamberi a.s. ka qenë analfabet dhe nuk dinte të lexonte në gjuhën arabe, që është gjuha e Kuranit dhe gjuha e tij amtare. Krahas kësaj duhet cekur se Muhamedi a.s., si jetim, ishte rritur pranë gjyshit të tij, i cili ishte në pozitë udhëheqëse në shoqërinë mekase. Sigurisht, ai nipit të tij do t'i kishte kushtuar një kujdes të atillë, çfarë i përgjigjej pozitës së tij, posaçërisht kur historianët e parë islamë vërtetojnë se ai ishte kujdesur shumë që nipi i tij, si njeriu "i cili do të arrinte famë, çfarë nuk kishte arritur asnjë arab, në të kaluarën e as që do ta arrinte në të ardhmen.[10] Pastaj, a mundet që xhaxhai i tij, Ebu Talibi, si njeri i arsimuar që ishte dhe që djalin e tij Aliun r.a., dhëndrin e ardhshëm të Muhamedit a.s., e arsimoi, e të mos arsimonte nipin e tij, i cili i ishte besuar për përkujdesje dhe të lejonte që ai të rritej si analfabet?

## SHKOLLAT E ASAJ KOHE

Në bazë të hulumtimeve është vërtetuar që jo vetëm në Mekë, por edhe në Medinë dhe Taif, kishte shkolla për fëmijë, djem e vajza së bashku, të cilat në program të rregullt kishin që fëmijëve t'u mësohej shkrime e leximi. Gjithashtu thuhet se si disa fëmijë që nuk mjaftoheshin vetëm me shkrimin në tabelat e tyre të drurit, shkruanin edhe në muret e shkollës.[11] Duke jetuar në këto rrethana, a ka mundësi që një fëmijë, çfarë ishte Muhamedi a.s., prej të cilit gjyshi i tij priste që të luante një rol të madh në historinë e arabëve, - të mbetej jashtë rrethit të shokëve të tij, fëmijëve kurejshitë, të cilët zakonisht ndiqnin shkollimin? Dihet se para martesës me H. Hatixhen r.a., Muhamedi a.s. kishte qenë në punë tek ajo si agjent tregtar, të cilin ajo e dërgonte në krye të karvanëve të mëdhenj dhe të bënte marrëveshje tregtie. Sigurisht që ajo nuk do t'ia besonte këto punë kaq të mëdha tregtie – biznesi një njeriu që nuk do të dinte të shkruante dhe as të lexonte, e as të bënte llogaritjet më të thjeshta. Historikisht dihet se ajo, sa herë që kthehej ai nga udhëtimi i tij tregtar, shikonte llogaritë dhe konstatonte me kënaqësi se ai i kishte kryer me kujdes punët që i sillnin fitime të mëdha.[12] Gjithashtu, historianët shënojnë se Muhamedi a.s. kishte organet udhëheqëse personale për kryerjen e punëve administrative – shtetërore. Personeli i tij, nga këto organe që udhëhiqte korrespondencën e tij me udhëheqës të vendeve të ndryshme, njihte gjuhën e vendeve përkatëse. Në të vërtetë, edhe në Medinë merreshin masa që ashabët që i kishte zgjedhur që të ishin sekretarët ose emisarët e tij, të mësonin greqisht, persisht, koptisht dhe gjuhën e etiopianëve.[13] A mund të imagjinohet që Pejgamberi a.s. të mos ketë mundur as t'i përcillte se ç'shkruanin nëpunësit e tij? Nga tërë kjo, e më del e qartë që epiteti "UMMIJJ", të cilin i jep Kurani Muhamedit a.s., nuk mund të zbërthehet me kuptimin e tij etimologjik, si "i porsalindur" ose "analfabet". Në literaturën e Hadithit kam hasur në shumë tekste, të cilat mund të hedhin poshtë një mendim të këtillë. Mund cekim edhe më shumë fakte, mirëpo këto që u cekën, janë të mjaftueshme për ta vërtetuar se Pejegamberi a.s. nuk ka qenë "ummi", në kuptimin e "njeriut analfabet", porse ai dinte të shkruante dhe të lexonte në gjuhën arabe.

Burimi revista Glasnik, nr 1-2/66, përktheu: Esat Rexha

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “El-Mulk”(3)

خَلَقَ سَبْعَ سَمَوَاتٍ طِبَاقًا مَا تَرَى فِي خَلْقِ الرَّحْمَنِ مِنْ تَفَاوُتٍ فَارْجِعِ الْبَصَرَ هَلْ تَرَى مِنْ فُطُورٍ

ثُمَّ ارْجِعِ الْبَصَرَ كَرَّتَيْنِ يَنْقَلِبْ إِلَيْكَ الْبَصَرُ خَاسِئًا وَهُوَ حَسِيرٌ

وَلَقَدْ زَيَّنَّا السَّمَاءَ الدُّنْيَا بِمَصَابِيحَ وَجَعَلْنَاهَا رُجُومًا لِلشَّيَاطِينِ وَأَعْتَدْنَا لَهُمْ عَذَابَ السَّعِيرِ.

**3. Ai është Që krijoi shtatë qiej palë mbi palë. Në krijimin e Mëshiruesit nuk mund të shohësh ndonjë kontrast, andaj drejto shikimin se a sheh ndonjë çarje?**

Pa dyshim që ndër gjërat më madhështore të krijimit, është edhe krijimi i qiejve, i cili mbulon botën tonë, me kaltërsinë e tij të pafund. Allahu i Madhërishëm, sa herë që në Kuran ka cekur krijimin e qiejve, të yjeve, planetëve apo Tokës, këtë nuk e ka bërë për diçka tjetër, përveçqë njerëzimi të meditojë rreth ekzistencës që e rrethon, në mënyrë që në ndërdijen e tij të forcohet bindja se duhet të ekzistojë patjetër një Fuqi e lartë, që është në gjendje të krijojë diçka madhështore si qiejt dhe yjësitë, të cilët kanë një funksion jetik në mbarëvajtjen e jetës njerëzore në këtë tokë. Të përmendurit e numrit shtatë tek krijimi i qiejve, pa dyshim që përmban në vete një urtësi hyjnore, por kjo nuk do të thotë se nuk ekzistojnë edhe qiej të tjerë, sepse për ne kjo është një botë e fshehtë dhe është vështirë të depërtojmë në njohjen e saj me këtë mendje dhe logjikë të kufizuar.Një prej llojeve më të reja të tefsirit është ai shkencor, të cilit i janë rrekur një numër i madh dijetarësh myslimanë. Këta tash e sa kohë po bëjnë përpjekje të sqarojnë shumë prej ajeteve kuranore në dritën e të arriturave më të fundit shkencore, gjë që është për t'u përshëndetur. Ka prej tyre që thonë se nocioni Qiell”-“Es-Sema'ë” në njëjës, më së shpeshti aludon atmosferën që mbështjell dhe rrethon Tokën, kurse trajta e shumësit “Qiejt”-Es-Semavat” më së shpeshti nënkupton gjerësinë e Universit me të gjithë qiejt që gjenden në të. Disa prej tyre thonë se nocioni shtatë qiej, në fakt nënkupton shtatë shtresat e atmosferës që mbështjellin Tokën, emërtimet e të cilave dallojnë nga njëri tek tjetri. Këto shtresa atmosferike janë: Troposfera, Stratosfera, Mezosfera, Termosfera, Ekzosfera, Jonosfera dhe Magnetosfera.Mbase (Allahu a'ëlem) një prej kuptimeve të këtij ajeti, mund të jetë edhe ky, që Allahu ka krijuar shtatë palë qiej njërin mbi tjetrin, apo shtatë shtresat e atmosferës, megjithëse, sipas nesh, nocioni shtatë palë qiej, është shumë më impozant dhe më i gjerë.

Po t'i hedhim një vështrim studiues Universit dhe kësaj gjithësie që na rrethon, do të mbesim të mahnitur nga krijimtaria e Allahut. Këto miliarda yje, planetë e galaktika, të cilat sot kemi mundësi t'i shohim me anën e teleskopëve të fuqishëm, na bëjnë me dije se në krijimin e qiejve nuk mund të gjesh ndonjë të metë, çarje a mangësi. Që të gjithë këta trupa qiellorë lëvizin nëpër orbitat e tyre të përcaktuara nga i Gjithëfuqishmi. Prandaj edhe ka ardhur ky provokim i hapët hyjnor, i cili sfidon pabesimtarët, që, nëse kanë mëdyshje se kush është Krijuesi i qiejve dhe i Tokës, le të përpiqen të gjejnë ndonjë gjë që nuk është në harmoni të plotë me ligjet e këtij Universi, nëpër të cilin enden këto yjësi dhe galaktika të panumërta.

**4. Mandej, herë pas here drejto shikimin, e shikimi do të kthehet tek ti i përulur dhe i molisur.**

Nëpër librat e tefsirit, shkencëtarët myslimanë kanë thënë se qielli është një materie dhe fshehtësinë e krijimit të tij e di vetëm Allahu xh.sh., ndërsa astronomët kanë thënë se qielli nënkupton një zbrazëti të paskajshme për rezonimin njerëzor, nëpër të cilën enden yjet, planetët dhe galaktikat.

Hapësira qiellore është aq e gjerë dhe e pakapshme për shikimet tona, saqë çdo përpjekje jona për ta eksploruar atë, është pothuajse e pamundur. Ftesa e të Lartmadhërishmit që Ne të vrojtojmë këtë gjithësi, këto yjësi e galaktika, nëse rastësisht mund të gjejmë në të ndonjë të metë, - është një thirrje për të mençurit, për ata që dinë të logjikojnë dhe të rezonojnë drejt, kur është fjala për Krijuesin e tyre, sepse, sado të përpiqemi të depërtojmë në këto pafundësi kozmike, prapëseprapë, do ta shohim pafuqinë tonë për t'i eksploruar, dhe sigurisht që shikimet tona do të lodhen e molisen, sepse paskajshmëria e këtij Universi, është e pamundur të kuptohet me të logjikuarit tanë të kufizuar e të brishtë.

Në anën tjetër, ky ajet, si edhe ai paraprak, janë një sfidim i hapur për mohuesit e Allahut si Krijues, që të përpiqen me të gjitha mundësitë e tyre për të gjetur diçka në këtë mrekulli të përsosur të krijimit, me të cilën do të vinin në pikëpyetje madhështinë e Allahut. Natyrisht, një gjë të tillë nuk do të mund ta realizojnë, se shikimet e tyre, sërish do të kthehen, jo vetëm një herë po qindra e mijëra herë, të thyera e të lodhura, sepse madhështia e këtij Universi është prej mrekullive të Krijuesit Fuqiplotë.

**5. Ne qiellin më të afërt e kemi zbukuruar me kandila (yje ndriçuese) dhe ata i kemi bërë gjuajtës kundër djajve, të cilëve u kemi përgatitur dënim me zjarr shumë të madh.**

Në këtë ajet kuranor Allahu i Plotfuqishëm dëshiron t'ua sqarojë njerëzve se qielli i kësaj bote është vetëm një prej shtatë qiejve të krijuar nga Ai. Njerëzit në këtë qiell shohin planete dhe yje që lëvizin pandërprerë, nëpër orbitat e tyre. Këta planetë dhe këto yje janë quajtur si kandila ndriçues, për faktin se ndriçojnë mu si llambadarë. Disa prej këtyre yjeve janë vetë burim i dritës dhe i energjisë, siç është Dielli,



e disa nga planetët dhe trupat e tjerë qiellorë, këtë reflektim të dritës e marrin nga energjia e Diellit.

Mufesiri bashkëkohor Seid Havva mendon se fjala "el-mesabih" - kandila, ka të bëjë me planetët e sistemit tonë diellor, sepse Dielli, i cili është një yll si shumë të tjerë në këtë gjithësi, në Kuran është quajtur "Siraxh", që nënkupton se është burim i dritës dhe i energjisë.[1]

Këta trupa qiellorë, përveçqë janë zbukurim, njëkohësisht janë edhe gjuajtës të djajve me goditje të zjarrta, të cilat i pengojnë ata t'i afrohen qiellit.

Një grup të ngjashëm me këtë ajet për nga kuptimi, kemi edhe ajetet në kaptinën "Es-Saffat", (6-10), ku Allahu flet për goditjen e djajve me shkëndija të zjarrta nga qielli:

"Vërtet, Ne kemi stolisur qiellin më të afërt (të Dunjasë) me bukurinë e yjeve. Dhe me mbrojtje prej çdo djalli të prishur. Ashtu që nuk mund të përgjojnë parinë më të lartë (engjëjt më të zgjedhur), sepse gjuhen me shkëndija nga të gjitha anët. Ata janë të përzënë dhe do të kenë një dënim të përhershëm. Përveç atij që rrëmben vrullshëm, po atë e ndjek ylli që e djeg".

Në lidhje me këto ajete, Katadeja ka thënë: "Allahu i ka krijuar yjet për tri funksione: si zbukurim për qiellin, ndëshkues e gjuajtës kundër djajve dhe shenja orientimi... (orientim për udhëtarët që udhëtojnë gjatë natës nëpër tokë (shkretëtirë) apo det, - sqarim shtesë yni S.B.)"[2]

Për sa i përket pjesës së fundit të ajetit "dhe ata i kemi bërë gjuajtës kundër djajve...", nëpër librat e tefsirit është përmendur arsyeja pse Allahu i ka bërë këto shkëndija të zjarrta, që dalin nga trupat qiellorë, si ndëshkim për djajtë. Siç dihet, shejtanët janë mëkatarët dhe femohues nga radhët e exhinëve, të cilët nuk prajnë nga prapësitë e tyre, që të devijojnë çdo qenie njerëzore nga rruga e drejtë. Djajtë kanë shpifur dhe i kanë hutuar pasuesit e tyre prej falltarëve dhe magjistarëve, se ata gjoja kanë mundësi të depërtojnë në hapësirat e larta të qiellit dhe të marrin fshehurazi prej atje lajme të ndryshme për të ardhmen. Kjo është absolutisht e paqëndrueshme, sepse, në fakt, ata nuk kanë një mundësi të tillë. Madje, edhe po të tentojnë të bëjnë diçka të tillë, ata do të hasin në pusi dhe do të goditen sakaq nga këto shkëndija të zjarrta qiellore.

Në këto ajete konfirmohet se pushteti absolut I takon vetëm Allahut të Madhërishëm, dhe se askush nuk ka mundësi të marrë ndonjë lajm sekret që gjendet vetëm në dijen e Allahut, as prej xhinëve e as prej njerëzve, përveç atij të cilit Allahu dëshiron t'ia zbulojë ndonjë prej fshehtësive të Tij, e ata janë të Dërguarit e Tij në Tokë. Këtë e konfirmon Vetë i Plotfuqishmi në Kuran:"Ai është Që e di të fshehtën, por fshehtësinë e Vet nuk ia zbulon askujt. Me përjashtim të ndonjë të dërguari që Ai do. Atëbotë Ai vë roje para edhe prapa tij (kur i shpall fshehtësinë)" (El-Xhinn, 26-27)

Ky nderim i veçantë, që Allahu e ka bërë për të dërguarit e Tij, është shenjë e fisnikërimit të tyre nga ana e Tij, sepse ata janë përcjellësit besnikë të mesazhit të Tij në Tokë, tek njerëzit.Ndërsa djajtë, përveç këtyre ndëshkimeve të rrepta në këtë botë, në Ahiret i pret ndëshkimi i përjetshëm në zjarrin e Xhehenemit, i cili është përgatitur enkas për ta dhe për pasuesit e tyre prej njerëzve dhe exhinëve. Ky do të jetë përfundimi i të gjithë atyre që mohojnë Allahun e Madhërishëm, të cilët nuk besojnë se Ai ka krijuar vdekjen dhe jetën, që të na vërë në sprovë, Që i ka krijuar shtatë qiej, në të cilët nuk ka mundësi të shohësh ndonjë të çarë, kontrast a mangësi...

**URTËSIA E AJETEVE (1-5):**

- Këto ajete vërtetojnë se Allahu është Krijues i tërë ekzistencës dhe Mbikëqyrës i gjithçkaje që gjendet në të. Madhështinë e Fuqisë së Tij në këtë gjithësi e shfaq nëpërmjet argumenteve të shumta që dëftojnë për fuqinë, diturinë, mirësinë dhe bereqetin, për të na tërhequr vërejtjen që të mos mashtrohemi me këtë botë e të harrojmë se kush është Zotëruesi madhështor i Universit dhe të mos harrojmë Ahiretin.
- Allahu është Ai në Dorën e të Cilit është çdo gjë, Ai ka krijuar vdekjen dhe jetën, që të na sprovojë në këtë botë se cili do të jemi më vepërmirë dhe më i devotshëm.
- Jeta dhe vdekja janë dy krijesa të Allahut, të cilit proces do t'i nënshtrohet çdo krijesë e gjallë në këtë ekzistencë. Në këtë aspekt, sprovimit i janë nënshtruar dy lloj krijesash: njerëzit dhe exhinët, në mënyrë që nesër të mos kenë mundësi të arsyetohen para të Lartmadhërishmit për veprat e tyre, në të cilat kanë qenë absolutisht të lirë dhe pa imponime. Allahu i ndëshkon mëkatarët, por edhe i fal ata që pendohen dhe largohen nga të këqijat.
- Allahu është Krijues i qiejve, të palosur njëri mbi tjetrin, sipas urtësisë së Tij hyjnore, që për ne është nocion i pakapshëm. Në këtë krijim, nuk mund të shohësh e as të gjesh ndonjë mangësi a zbrazëti, dhe njeriu që mohon Allahun, sado që ta drejtojë shikimin nga qielli për të gjetur ndonjë mangësi, nuk do ta gjejë, dhe shikimi i tij do t'i rikthehet sërish, i lodhur e i molisur.
- Allahu e ka zbukuruar qiellin me yje, që janë stoli, zbukurim dhe udhëzim e orientim për udhëtarët në det dhe shkretëtirë, po njëkohësisht edhe ndëshkim për djajtë, ndërkohë që për këta të fundit, në Ahiret, Allahu ka përgatitur si vendndëshkim Zjarrin e Xhehenemit, i cili, për shkak të mosbesimit, ligësive dhe paudhësive të tyre, do t'i djegë pamëshirshëm.- vijon –

(1) Shih: "El-Esasu fi-t-Tefsiri" nga Seid Havva, vëll. 10, f. 550, Kajro-Haleb-Bejrut, 1985 (2) "Tefsiri i Taberiut", vëll.23, f.123




Dr. Fahrush Rexhepi

# Kontributi i Aliut r.a. në betejën e myslimanëve

Kur e kishte bërë hixhretin në Medinë, Aliu r.a. kishte mbushur 23 vjeç. Menjëherë pas hixhretit të Pejgamberit a.s. dhe të ashabëve të tij të tjerë, në vitin e dytë h. filluan konfliktet e para ushtarake mes myslimanëve dhe mushrikëve kurejshë. Beteja e parë luftarake dhe fizike që u zhvillua ndërmjet myslimanëve dhe mushrikëve kurejshë, ishte ajo e Bedrit. Në betejën e madhe të Bedrit, Aliu r.a. luftoi me heroizëm të vërtetë kundër kundërshtarëve kurejshë. Ai në këtë betejë vrau Velid bin Utben (i cili ishte nga armiqtë më të mëdhenj të Pejgamberit a.s.) dhe mori pjesë, së bashku me axhën e tij, Hamzën r.a., në vrasjen e Utbe bin Rebias. Aliu r.a. në betejën e Bedrit ,së bashku me Hamzën r.a., kishin pushtuar çdo hapësirë të fushëbetejës, duke marrë pjesë në çdo duel të vështirë me kundërshtarin. Ata luftonin si luanë të vërtetë në çdo betejë të myslimanëve.

Në betejën e Bedrit, Pejgamberi a.s. ndanë ushtrinë myslimane në dy çeta, në atë të Muhaxhirëve dhe në atë të Ensarëve. Komandant i Çetës së Muhaxhirëve ishte Aliu r.a., ndërsa i Çetës së Ensarëve - S`ad bin Muadhi. Flamurin dhe komandën kryesore e kishte Mus`ab bin Umejr, kurse komanda e përgjithshme ishte në duart e Pejgamberit a.s.. Në betejën e Bedrit pas Pejgamberit a.s. qëndronin edhe dy flamuj, njërin

e bartte Aliu r.a., i cili quhej “El-Akab” (flamuri i krenarisë), dhe tjetrin e mbanin Ensarët. Edhe në luftën e Uhudit Aliu r.a. ishte mjaft aktiv si udhëheqës dhe si luftëtar. Në Uhud Aliu r.a. ishte komandant i krahut të djathtë. Hamza, xhaxhai i Pejgamberit a.s., kishte këmbëngulur që ta vriste flamurtarin e mushrikëve Kurejshë, ngase kur vritet flamurtari, zakonisht bie morali dhe ushtria humb betejën. Mushrikët kishin përgatitur njëmbëdhjetë Kurejshë për ta mbajtur flamurin. Gjatë zhvillimit të betejës së Uhudit, Hamza r.a. depërtoi thellë në brendi të ushtrisë kurejshe dhe kishte vrarë katër flamujmbajtës. Kur Aliu r.a. pa se ai donte të vriste edhe të pestin, e përbeu që t`ia linte atij. Pastaj vranë edhe dy të tjerë pas tij. Ende pa përfunduar beteja, kur myslimanët filluan të tërhiqeshin për shkak të largimit të grupit që duhej të qëndronte në kodër, siç i kishte komanduar dhe porositur Pejgamberi a.s., Aliu r.a. kishte qëndruar në ballë të njëzet vetave në krahun e djathtë për të mbrojtur Pejgamberin a.s.. Aty Aliu r.a. u plagos rëndë. Siç është e njohur nga burimet e historisë islame, myslimanët e kishin humbur betejën për shkak se 40 myslimanë nuk kishin respektuar urdhrin e Pejgamberit a.s.. Në betejën e Uhudit ishte ngritur Talha bin Uthmani dhe kishte thënë: “O familja (përkrahësit) e shokëve të Muhamedit! Ju po pretendoni (deklaroni) se me të vërtetë All-llahu me shpatat tuaja do të na përshpejtojë për në Xhehnem, dhe ju me shpatat tona ju përshpejton për në Xhenet, a ka ndonjë nga ju që nga shpata ime All-llahu do ta përshpejtojë për në Xhenet, apo nga shpata e tij All-llahu të më përshpejtojë mua për në Xhehenem? Qe ngritur Ali bin Ebi Talibi dhe i paskësh thënë: “Pasha atë në dorën e të Cilit është jeta ime, nuk do të ndahem (largohem) nga ti derisa të të përshpejtoj ty me shpatën time për në Xhehenem, ose të më përshpejtosh mua me shpatën tënde për në Xhenet”, dhe e goditi Aliu r.a. e ia preu këmbët e iu zbuluan pjesët intime të trupit. Aliu r.a. i tha: “Të ndihmoftë dhe të mëshiroftë All-llahu, o djali i xhaxhait tim”, dhe e liroi. Pejgamberi a.s. me këtë rast thirri tekbir, ndërsa shokët tjerë i thanë Aliut: “Ç’të shtyri që e lirove”? Aliu r.a. u tha se qe ndier keq ndaj djalit të xhaxhait.

## ROLI I ALIUT R.A. NË LUFTËN E HENDEKUT E TË HAJBERIT DHE NË MARRËVESHJEN E HUDEJBISË

Në betejën e Hendekut kur kalorësit kurejshë po përgatiteshin për luftë dhe po manovronin përballë Hendekut, për një moment ata kaluan në anën e kundërt të Hendekut në drejtim të ushtrisë myslimane. Pranë tyre papritmas u paraqit Aliu r.a. me disa myslimanë tjerë. Doli njëri prej luftëtarëve më të rrezikshëm arabë kundër myslimanëve që quhej Amër bin Abdu, i cili kishte luftuar në betejën e Bedrit derisa ishte plagosur rëndë, saqë nuk kishte mundur të merrte pjesë në luftën e Uhudit. Në ditën e luftës së Hendekut Amri, edhe pse i shtyrë në moshë, me kalin e vet doli përballë Aliut r.a. në fushëbetejë. Aliu r.a. kërkoi nga Pejgamberi a.s. që ta lejonte t`i dilte në dyluftim Amrit. Pejgamberi a.s. tha të rrinte ulur, sepse ai (Amri ) ishte luftëtar i denjë. Amri vazhdonte t’i provokonte myslimanët e Aliu vazhdimisht i kërkonte leje Pejgamberit a.s. që të dilte në dyluftim. Pasi Amri nënçmoi dhe provokoi Aliun r.a., ai nuk priti më, u ngrit dhe iu lut Pejgamberit a.s. që t`i jepte leje t’i dilte në dyluftim. Pejgamberi a.s. i tha: “Dil, o Ali!”Kur Aliu r.a. doli në dyluftim, Amri i tha: “Kush je ti?” Ky u përgjigj: “Ali bin Ebi Talibi”. Amri ia ktheu: “Babai yt ka qenë shok imi, prandaj nuk dua të luftoj”. Aliu ia ktheu: “Unë dua të të vras ty, por, para se të të vras, po të jap mundësi të zgjedhësh: ose të pranosh Islamin dhe të deklarosh “La ilahe il-la llah, Muhamedin Resulallah”, ose të ta pres kokën”. Me këtë rast Amri shpërtheu nga hidhërimi duke zbritur nga kali i tij, atë e qëlloi me shpatë, kurse veten me shuplakë. Amri e qëlloi Aliun me një të rënë të furishme, por Aliu r.a. u mbrojt me mjeshtëri me mburojën e tij. Ata vazhduan luftën e ashpër, saqë rreth tyre u ngrit një pluhur i madh dhe nuk shiheshin në mes veti. Papritmas u dëgjua një zë i lartë duke thirrur: “Allahu Ekber!”. Nuk u afrua askush në drejtim të zërit nga frika se mos ishte Amri ende gjallë. Kur ra pluhuri, u vërejt Aliu r.a., që në dorë mbante kokën e Amrit, të cilën e gjuajti në drejtim të Pejgamberit a.s.. Ashabët u interesuan përse nuk ia mori mburojën Amrit, meqë mburoja e tij ishte shumë e famshme në mesin e arabëve, por Aliu u arsyetua: “Armiku i Zotit u rrëzua keq, saqë iu zbuluan vendet e turpshme e mua më erdhi keq të afrohesha. Prandaj ia mora kokën”.

Në betejën e Hajberit Pejgamberi a.s. ia kishte dhënë flamurin e ushtrisë myslimane Aliut r.a.. Pejgamberi a.s. flamurin ia kishte dhënë Ebu Bekrit i cili nuk pati sukses. Para Aliut r.a. flamurin e myslimanëve, Pejgamberi a.s. ia kishte dhënë edhe Umerit r.a., por edhe ai nuk pati sukses. Pasi Pejgamberi dyshoi që morali i luftës në mesin e myslimanëve mund të binte, ai vendosi të lartësonte moralin e tyre duke u dhënë fuqi myslimanëve, kur tha: “Nesër flamurin do t`ia jap një burri që E do Allahun dhe Pejgamberin e Tij dhe atë e do Allahu dhe Pejgamberi i tij”. Secili nga ashabët filloi të shpresonte se flamuri do t`i takonte atij. Pas faljes së namazit të sabahut, Pejgamberi a.s. pyeti se ku ishte Aliu r.a. “Ja ku është, i thanë, - o Pejgamberi i Allahut, por po ankohet se i dhemb syri”. Pejgamberi a.s. ia fshiu sytë me dorën e tij fisnike dhe Allahu xh.sh. ia shëroi sytë. Pas kësaj, Pejgamberi a.s. ia dha flamurin e i tha: “Merre flamurin, se, me ndihmën e Allahut, do të të hapen kalatë. Vazhdo rrugën e mos shiko anash”.

Aliu r.a., pasi mori flamurin dhe u nis në drejtim të Hajberit e arriti deri te kalaja më e pathyeshme, që quhej “Naim”, nguli aty flamurin e tij. Ndërkohë një

hebre doli dhe e pyeti: “Kush je ti?” Ai tha: “Ali bin Ebi Talibi”. Hebrei atëherë tha: “Kemi humbur pasha atë që i ka zbritur Musait”. Në Tevratin e tyre ishte përmendur se ai që do t`i pushtonte kalatë e tyre quhej Ali bin Ebi Talib. Një pjesëmarrës për këtë luftë tregon: “U munduam me shtatë ashabë ta mbanim derën e kalasë, të cilën e mori Aliu r.a., por nuk arritëm dot”. Në këtë kohë nga kalaja doli një kalorës çifut me emrin Merhab, i cili mbahej krenar dhe kërkoi dyluftim, por Aliu atë e vrau menjëherë. Pas tij doli vëllai i tij, Harithi, por edhe atë e vrau Aliu. Më pas edhe vëllai i tretë, e atëherë Zubejri i tha Aliut: “Për Allahun, ma lër mua këtë!” Zubejri e vrau edhe atë dhe kështu Allahu ua dha fitoren myslimanëve me dorën e Aliut, ashtu siç tha Pejgamberi a.s..

Edhe në betejën me Benu Mustelakët, Aliu r.a. ka treguar trimëri të rrallë. Ai në këtë luftë pati vrarë dy veta - Malikun dhe djalin e tij. Po ashtu Aliu r.a. kishte luajtur një rol shumë të rëndësishëm edhe në rastin e marrëveshjes së Hudejbisë. Pejgamberi a.s. kishte kërkuar nga Aliu që ta shkruante marrëveshjen në mes Pejgamberit a.s. dhe kurejshëve. Kur Pejgamberi a.s. i tha: Shkruaj o Ali: “Bismilahi Rrahmani Rrahim!”, në atë moment përfaqësuesi i Benu Mustelakëve Suhejl bin Amr ia ktheu: “Ne nuk njohim Rrahmani Rrahim”. Pejgamberi a.s. iu drejtua Aliut: “Fshije, o Ali dhe shkruaj “Bismike Allahume”. Kjo është për se u pajtua Muhamed bin Abdullahu, i Dërguari i Allahut…”, por Suhejli e ndërpreu: “Sikur të besonim që ti je Pejgamber, atëherë ne do të të pasonim, po shkruaj: “Kjo është marrëveshja në mes Muhamed bin Abdullahut…”. Pejgamberi a.s. i tha sërish Aliut: “Fshije Ali”, por Aliu nuk pranoi: “Pasha Allahun, nuk e fshij”!- tha ai. Atëherë Pejgamberi a.s. e fshiu vetë. Aliu r.a. ishte prej personave që kishin luftuar personat të cilët e kishin sulmuar apo penguar Pejgamberin a.s. gjatë kryerjes së misionit të tij edhe gjatë periudhës së Mekës, edhe gjatë periudhës së Medinës. Kështu, Aliu r.a. e kishte mbytur Huvejrith bin Nukejdin, i cili nëpërkëmbi pa të drejtë gjakun dhe personalitetin e Pejgamberit a.s. duke e përgjuar atë dhe duke i sajuar shpifje, intriga dhe përqeshje.

Në betejën e Hunejnes, Pejgamberi a.s. e kishte porositur Aliun r.a. që të rrinte në Medinë dhe të kujdesej për familjen e tij e të Pejgamberit a.s.. Kur e vërejtën këtë disa mynafikë, shkuan te Aliu r.a. dhe e provokuan duke i thënë se e kishte lënë aty Pejgamberi a.s. nga frika dhe për t’ia lehtësuar. Kur i dëgjoi këto fyerje, Aliu r.a. u ngrit, ngjeshi armët dhe shkoi tek Pejgamberi a.s., i cili tani ndodhej në vendin “Xhurf” tri milje largë Medinës. Aliu r.a. i tregoi Pejgamberit a.s. se mynafikët po e akuzojnë se e paska lënë në Medinë nga frika për të, dhe për këtë shkak erdhi të luftonte krah për krah me myslimanët. Pejgamberi a.s. i tha Aliut: “Kanë gënjyer ata, shko kujdesu për familjen time dhe familjen tënde, a nuk do të veprosh siç bëri Haruni në shtëpinë e Musait, përveçqë pas meje nuk do të ketë të dërguar tjerë”.

Në vitin nëntë hixhrij në muajin Rebiul Ahar (prill) Pejgamberi a.s. e ngarkoi Aliun r.a. që të ndërmerrte një ekspeditë ushtarake për shkatërrimin e idhullit Taj. Aliu r.a. udhëhoqi 150 myslimanë nga ensarët dhe 100 deve e 50 kuaj. Në ballë të kësaj ushtrie prinin një flamur i zi dhe një i bardhë. Ushtria myslimane arriti në Al Hatem herët në mëngjes dhe sulmoi shtëpinë e tyre të idhujtarisë, të cilën e shkatërroi.

Për vendosmërinë e Aliut r.a. dhe guximin e tij, tregon edhe ngjarja që ndodhi me rastin e çlirimit të Mekës, në vitin 8 h., kur një nga ashabët gaboi dhe i shkroi Ebu Sufjanit se myslimanët ishin nisur për çlirimin e Mekës. Xhibrili a.s. i tregoi Pejgamberit a.s. për këtë veprim dhe i tha se letrën e cila përmbante informatën, e bartte një grua që po shkonte rrugës për në Mekë. Posa kuptoi Pejgamberi a.s., ai kërkoi nga Aliu dhe Zubejri që të dilnin përpara dhe ta ndalonin atë grua. Ata vrapuan gjatë rrugës dhe e arritën, dhe Aliu i tha: “Na e jep letrën që ke”. Ajo nuk pranoi në fillim se e kishte letrën. Aliu i tha: “Po gënjen, nxirre letrën po të them”! Ajo tha prapë: “Pasha atë, që nuk ka Zot tjetër, nuk kam letër”! Aliu tha: “Pasha Allahun, nuk gënjen Xhibrili dhe nuk gënjen as Pejgamberi a.s.”! Ajo këmbënguli që nuk kishte letër, por Aliu i tha: “A po na e jep letrën a po të kontrollojmë teshat”? Kur pa këmbënguljen e Aliut r.a., atëherë tha: “Largohu pak sa ta nxjerr nga gërshetat” dhe pastaj ia dha letrën.

Nga gjithë këto ngjarje dhe argumente, shohim se Pejgamberi a.s. kishte shumë besim në Aliun r.a., në vendosshmërinë e tij dhe në guximin e tij. Imam Ahmed bin Hanbeli tregon se nuk ka ndonjë ashab për vlerën e të cilit janë transmetuar aq shumë hadithe, sa për Aliun. Ndërsa Muhamedi a.s., për Aliun ka thënë: “O Ali, ty nuk të do kush tjetër pos besimtarit, dhe nuk të urren kush tjetër pos mynafikut”. Kur ka zbritur ajeti kuranor: “Dhe rrini në shtëpitë tuaja e mos shfaqni bukurinë tuaj si shfaqej në injorancën e hershme, faleni namazin, jepeni zeqatin dhe respektojeni Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Allahu ka për qëllim që nga ju, o familje e shtëpisë (së Pejgamberit), të largoj ndyrësinë e mëkateve dhe t`ju pastrojë deri në skaj”. (El-Ahzab: 33), Pejgamberi a.s. mori Aliun, bijën e vet - Fatimen dhe dy nipat e tij, Hasanin e Hysenin, u shtroi rrobën e tij dhe tha: “O Allah, këta janë familja ime. O Zot, pastroje nga ndyrësia familjen time!

1. Mahmud Shakir, Tarihul Islami, Bejrut, 1991 f.252. 2. Safiju Rrahman El-Mubarekfuri, Er-rahikul Mahtum, Darul Muejid, Indi, 1996 .f. 205. 3. Hajrullah Tilfah, Ali bin Ebi Talib, pjesa e 15, Bagdad, 1982, f.23 4. Po aty, f.25. 5. Amër Halid, Katër Halifët e Drejtë, Prishtinë, 2009, f.172. 6. Hajrullah Tilfah, Ibid f.25. 7. Amër Halid, Ibid, f.172 8. Hajrullah Tilfah, Ibid, f..25. 9. Amër Halid,Ibid, f.173. 10. Hajrullah Tilfah, Ibid f.26. 11. Po aty, f.27. 12. Po aty, f.27. 13. Amër Halid, Ibid,f.175.



SHKENCORE

Paqësor Bilalli

# Kur'ani dhe Astronomia

Në shumë shekuj, shkenca ka përparuar në zbulime shpeshherë të mahnitshme, që bënë kthesë në lëmenj të caktuar shkencorë. Astronomia, kjo shkencë me shumë pikëpyetje, është nga shkencat që shumë zbulime i bënë fare vonë. Siç do të shohim më tej, shumë prej këtyre fakteve të zbuluara e të vërtetuara nga shkenca, ishin shpallur 14 shekuj më parë në Kuranin e shenjtë. Kurani përmend që universi zuri fill prej një " "materieje të gaztë"?(Fussilet: 11). Këtu përdoret fjala arabe "duhan", e cila përfaqëson tymin. Një analogji e përsosur për gazin dhe pjesëzat e mbetura pezull dhe gazet që ishin tepër të nxehta. "Mandej e mësyu qiellin e ai ishte tym..." (Po aty). Vëmë re që ajeti nuk thotë re apo gaz, por tym i cili është gaz i nxehtë, sa kohë që retë janë

të ftohta. Teoria e mëvonshme e Big-Bengut, e shqyrtuar prej amerikanëve George Gamow, Ralph Alpher dhe Robert Horman, tregoi që e tërë ngjarja kishte ndodhur në një temperaturë tepër të lartë. Edhe mosha e universit përmendet saktësisht në Kuran: "Atje ngjiten engjëjt dhe shpirti në një ditë që zgjat pesëdhjetë mijë vjet". (Mearixh: 4). Ky ajet i referohet hipjes së engjëjve dhe shpirtit (që nënkupton Xhibrilin) në qiell, pas rregullimit të të gjitha çështjeve të jetës në univers. Ajeti thotë qartë: një ditë që ishte në të kaluarën (50 000 vjet më parë). "Një ditë te Zoti yt, është sa një mijë vjet si llogaritni ju".(El-Haxh: 47). Me pak ekuacione të thjeshta:

1 ditë (për Zotin) = 1000 vjet (për njeriun)
1 vit = 1000 x 365 (për njeriun) = 365 000 vjet
50 000 vjet (për Zotin) = 365 000 x 50 000 (për njeriun) = 18.25 bilion vjet

## "NE ME FORCËN TONË E NGRITËM QIELLIN DHE NE E ZGJEROJMË ATË" (EDH-DHARIJAT: 47)

Kjo është shumë e qartë kur krahasojmë njërin ajet me tjetrin. Dhe krejt ky univers dhe objektet gjigante dhe xhuxhe i nënshtrohen ligjit të Allahut xh.sh. : "Dielli dhe Hëna udhëtojnë sipas një përcaktimi të saktë". (Err-Rrahman: 5). "Për ju nënshtroi Diellin dhe Hënën, që në mënyrë të zakonshme vazhdimisht udhëtojnë" (Ibrahim: 33). "Edhe yjet janë nënshtruar me urdhrin e Tij". (En-Nahl:12). Në Kuran flitet rreth një universi që është "duke u zgjeruar" vazhdimisht. Universi ka qenë duke u zgjeruar prej krijimit të tij. Hubble, një astronom amerikan, bëri këtë zbulim të rëndësishëm në fillim të shekullit të shkuar. Kjo, para 14 shekujsh u shpall në Librin tonë të shenjtë: "Ne me forcën tonë e ngritëm qiellin dhe Ne e zgjerojmë atë" (Edh-Dharijat: 47). Shënojmë se fjala "e zgjerojmë" është përdorur në kohën e tashme dhe jo në të shkuarën, gjë që përsëri është në përputhje me faktin se zgjerimi i universit është një proces që vazhdon. Universi është duke u zgjeruar vazhdimisht dhe ai është duke u zgjeruar edhe tani. Por, a do të vazhdojë të zgjerohet gjithmonë? Ashtu sikurse një balonë, pasi universi të ndalë zgjerimin, do të vijë duke u ngushtuar. Brenda një kohe të shkurtër, e gjithë hapësira do të bëhet e kuqe, siç e përshkruan Kurani: "E kur të çahet qielli e të bëhet i kuq, si vaj i shkrirë". (Err-Rrahman: 37). "Dita kur qielli të bëhet si kallaji i shkrirë". (El-Mearixh: 8). Kur universi të tkurret 1/100 të gjendjes së tashme, nata do të ndriçohet (300 K) si tani mesi i ditës. Pas 80 milion vjetësh temperatura e universit do të jetë 10 milion K dhe yjet e planetët do të jenë derdhur në sapunisje kozmike të elektroneve dhe të bërthamave. "Kur Jusufi i tha babait të vet: O babi im, unë pashë (në ëndërr) njëmbëdhjetë planetë, dhe Diellin e Hënën i pashë duke më bërë mua sexhde!"( Jusuf: 12:4).




## KURANI PËRMBAN TERMA SHKENCORË TEPËR TË PËRPIKTË

Si qëndron puna me planetin e dhjetë dhe planetin e njëmbëdhjetë? Astronomët supozojnë ekzistimin e një objekti masiv të largët, ende të padukshëm, në skaj të Sistemit diellor. Në këtë distancë tepër të madhe, planeti i dhjetë duhet të jetë tepër i errët për t'u parë prej teleskopëve të tanishëm, megjithëse ekzistojnë disa shpresa se, nëse ai ekziston, gjeneratat e ardhshme, duke mbështetur në hapësirë teleskopët infra të kuq, do të jenë në gjendje ta dallojnë atë. Kurani famëlartë përmend shumë fakte interesante edhe për yje. Do të mundohemi të bëjmë sqarime të disa ajeteve. Një yll i njëjtë me Diellin tonë, do të pasojë një varg ndryshimesh drastike. Planeti më i afërt, Merkuri, do të gëlltitet dhe nxehtësia e madhe e dhënë prej Diellit në stadin e gjigantit të kuq do të bëjë që të vlojnë oqeanet dhe detet në Tokë, për të shënuar fundin e jetës së Tokës. Së fundi ylli do të mblidhet, të humbasë shkëlqimin dhe do të përfundojë në një xhuxh të bardhë. Në Kuran përdoren terma shkencorë tepër të përpiktë: "Kur të shuhen yjet"(El- Murselat: 8), dhe ajeti tjetër :"Kur dielli të jetë mbështjellë, kur yjet të jenë kolapsur...Dhe kur detet të vlojnë si zjarr i flakëruar". ( Nebe: 1-2, 6). Është tepër i rëndësishëm fakti se si ajeti thotë: "kur yjet të jenë kolapsur" dhe jo "kur Dielli të jetë kolapsur". Sepse vlimi i oqeaneve do të jetë pasojë e zgjerimit të Diellit (në fazën e gjigantit të kuq) dhe jo e shuarjes së tij. Pasi oqeanet do të vlojnë shumë gjatë përpara se Dielli të fillojë të kolapset. Astronomët, duke përfshirë dr.Patterson-in të shtetit jugperëndimor të ShBA-së, Missouri, janë të befasuar nga gjetjet në Kuran. Ata e dinë që në kohën e Muhamedit s.a.v.s, njerëzit besonin se, nëse diçka formohej njëherë, ajo do të ishte e përhershme. Kurani është tepër i përpiktë. Vetë Dielli ynë është një yll në shuarje e sipër. "Dhe se ai është Zoti i Sirusit" ( En-Nexhm: 49). Sirus-nga greqishtja do të thotë përvëlues apo shëndritës. Sirusi është një yll i shquar. Ai nuk është një prej yjeve më të ndritshme, por, për shkak të distancës së tij, relativisht i afërt me Tokën, pra është një fqinj i Diellit. Sirusi shoqërohet prej një ylli më të dobët, Sirusit B, që është tepër i dobët për t'u parë pa teleskop të madhësive të caktuara, një objekt i vogël, me

dendësi të pabesueshme (një lugë gjelle e mbushur me këtë lëndë do të peshonte 2.5 tonë). Përafërsisht 32 000 km në diametër. Fakt tjetër interesant është aftësia kthyese e qiellit. Atmosfera e Tokës vepron si një pasqyrë në lartësi të mëdha, që është e nevojshme për t'u kthyer drejt sipërfaqes së Tokës: a) rrezet infra të kuqe, që reflektohet prapa, gjë që siguron ngrohtësi globale; b) avujt e ujit, të cilët ngrihen dhe formojnë retë, kthehen si shi i dobishëm; c) valët e telekomunikacionit (radio, TV...etj.) pasqyrohen duke bërë të mundshme për dikë, të themi që në Prishtinë të marrë sinjalet e transmetuara në Xhakarta.

Kurani pohon këto funksione të atmosferës: "Pasha qiellin që kohë pas kohe kthen". ( Tarik: 11). Në Kuran ceken edhe ajete për mbrojtjen e qiellit. "Qiellin më të afërt (të dynjasë), Ne e stolisëm me yje ndriçuese dhe e bëmë të mbrojtur". ( Fussilet: 12). A thua prej çfarë e mbron atë? Dijetarët bashkëkohorë thonë: "Sikur shtypja atmosferike të ishte më e ulët sesa është, atëherë shkëndijat e shumta do ta çanin Tokën në të gjitha pjesët e saj". Biologu Frank Alen, në librin e tij "Zoti zbulohet në shekullin e diturisë", thotë se Toka është e mbështjellë me një materie të gaztë, e cila përmban gazrat e nevojshme të jetës. Ajo ngrihet mbi rruzullin tokësor më tepër se 500 milje. Fakti më interesant është se vetëm rrezet e padëmshme, rrezet e shkurtra ultra-vjollcë dhe valët e radios, janë në gjendje të përshkojnë atmosferën. Por pjesa më e madhe e rrezeve ultra-vjollcë, shumica e të cilave janë të dëmshme, filtrohen nga shtresa e ozonit.

## EKZISTOJNË UNIVERSE TË TJERA, ATJE S'KA FORCË TËRHEQËSE, S'KA SHPEJTËSI DRITE DHE NUK EKZISTON NOCIONI I KOHËS

Një temë interesante përbëjnë edhe vrimat e zeza. Nëse do të binit në një vrimë të zezë, do të ishte e pamundur për ju ta dinit se kur do ta preknit horizontin e ngjarjes. Singulariteti është një pikë në të cilën përkulja e hapësirë-kohës bëhet e pafundshme. Sipas Stephan Hawking-ut dhe shkencëtarëve të tjerë, kontakti me botët e tjera fillon këtu. Ata mendojnë se ekzistojnë universe të tjera; atje nuk ka forcë tërheqëse, nuk ka shpejtësi drite, nuk ekziston nocioni i kohës. Shkencëtarët thonë se pakufizueshmëria e singularitetit është e ngjashme me vrimën e gjilpërës. Në lidhje me këtë ekziston ajeti kuranor: "Nuk ka dyshim se ata që përgënjeshtruan argumentet Tona dhe nga mendjemadhësia u larguan prej atyre, atyre nuk u hapen dyert e qiellit dhe nuk do të hyjnë në Xhenet derisa të përbirojë deveja nëpër vrimën e gjilpërës". (A'raf: 40). Një gjë tjetër që duhet shtjelluar, është edhe lidhja misterioze në mes kalendarit gregorian dhe atij islamik. Në një ngjarje kuranore, rreth një grupi besimtarësh që kishin shpëtuar prej armiqve të tyre në sajë të një gjumi të gjatë të mbinatyrshëm në një shpellë, Zoti na tregon rreth kohëzgjatjes së qëndrimit të tyre në shpellë. Kjo kohëzgjatje ishte 300 duke i shtuar edhe 9 vjet të tjerë. A janë 300 apo 309 vjet? "Ata qëndruan në shpellën e tyre treqind e nëntë vjet. Thuaj: Allahu e di më së miri sa kanë ndenjur..."(Kehf: 25-26).

S (Viti diellor) = 365.242199 ditë
L (Viti hënor) = 354.36705 ditë
D (Diferenca) = S - L = 365.242199 – 354.36705
= 10. 875149
S/D = 33.5850294
300 x D = 3262.5447 ditë
S/D = 1.0306889396
(300 x D)/5 = 8.932551356
Nëntë vitet diellore (9 x 5) = 3287.179781 ditë
Nëntë vite hënore (9 x 2) = 3189.30345 ditë
300 vite diellore = 109 572.6597 ditë
300 vite hënore = 1.6 310.115 ditë
300 x S – 300 x L = 3360.42 ditë
300 x L + 9 x S = 10631.115 + 3287.17979 = 109597.28
Dhe përfundimisht:
(300 x S)/L = 309.20668188535

Diferenca në mes vitit diellor dhe atij hënor është 10.875149. Pas 33.5850294 vitesh diellore, numri i përgjithshëm i këtyre diferencave është një vit diellor në të njëjtën pikë fillimi në çdo 33.58 vjet. Ajeti tjetër thotë: "Allahu e di më së miri sa gjatë qëndruan...". A është thënë ky koment për të ndriçuar vërtetësinë e këtij numri, në një kohë kur ekzistojnë kaq shumë pohime dhe opinione rreth kësaj? Por edhe ajeti tjetër flet për atë që cekëm më lart: "Ne do t'u bëjmë atyre të mundshme që të shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre, që t'u bëhet e qartë se ai (Kurani) është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti është dëshmitar i çdo gjëje". (Fussilet: 53) Si përfundim i këtyre llogaritjeve, themi se diferenca e 300 viteve diellore (109572.6597 ditë) dhe 300 viteve hënore (106310.115 ditë) është 3262.54. Ky numër i ditëve është më afër 9 viteve diellore sesa 9 viteve hënore, kjo nënkupton se djelmoshat e shpellës qëndruan 300 vite diellore, pra 300 vite hënore duke iu shtuar 9 vite diellore. Numri 300 qëndron i njëjtë dhe shtesa vjen si pasojë e diferencës midis konceptit të vitit diellor dhe të atij hënor. Shtimi në këtë rast është 9 vite diellore. Gjithashtu Kurani jep një përshkrim vizual të përpiktë të "Teorisë së Big Beng-ut" të krijimit të universit. Universi u krijua miliona vjet më parë gjatë një shpërthimi tepër të madh të quajtur "Big-Beng". Kjo përmendet shumë qartë në Kuran: "A nuk e dinë ata të cilët nuk besuan se qiejt e Toka ishin të ngjitura, e Ne i ndamë ato të dyja dhe ujin e bëmë bazë të jetës së çdo sendi; a nuk besojnë"? (El- Enbija: 30).Përfundimisht, mund të përfundojmë se shumë prej temave mjaft të diskutuara në astronomi, gjejnë përgjigjen në Librin tonë të shenjtë. Kjo e bën Kuranin të gjithanshëm, të përpiktë dhe me mjaft terma shkencorë. Faktet e lartpërmendura janë vetëm disa nga mrekullitë shkencore të shpallura 14 shekuj më parë.

Dr. Islam Hasani

# Ekonomia islame dhe ekonomia socialiste

Ç'është socializmi? Sipas fjalorit Collins, "socializmi është një teori apo sistem ekonomik, në të cilin mjetet e prodhimit, shpërndarjes dhe këmbimit janë të pronësuara nga populli në mënyrë kolektive përmes shtetit. Është një fazë transicioni të shoqërisë prej kapitalizmit në komunizëm, dhe karakterizohet për shpërndarjen e të ardhurave sipas punës dhe sipas nevojës". Gjithashtu në fjalorët ekonomikë shpjegohet se socializmi është një ekonomi politike dhe teorike, në të cilën toka, transporti, burimet natyrore dhe industritë kryesore duhet të jenë në pronësi dhe kontroll të mbarë komunitetit apo të shtetit, dhe pasuria duhet të shpërndahet në mënyrë të barabartë. Enciklopedia Britannica socializmin e përshkruan si një doktrinë dhe lëvizje që ka për qëllim organizimin kolektiv të popullsisë për interes të përgjithshëm të popullit, me qëllimin dhe mjetet për posedimin e përbashkët dhe kontrollin kolektiv të mjeteve të prodhimit dhe të ndërrimit. Edhe pse vëmendje qendrore e socializmit dhe socialistëve është fusha ekonomike, diskutimi i tyre vazhdon edhe me çështje morale, shoqërore e politike dhe, të shumtën e rasteve, nga një këndvështrim ekonomik. Dijetarë të shkencave ekonomike dhe politike nuk pajtohen me një përkufizim uniform rreth socializmit. Është diskutuar shumë dhe është evidentuar se ka disa lloje socializmi. Socializmi është përshkruar dhe krahasuar me një rrobë e cila ka humbur formën e vet, sepse atë e veshin shumë. Shumë vende të botës, të cilat njihen si vende socialiste, nuk janë të njëjta, secili ka mënyrën e qeverisjes dhe funksionimit ndryshe nga tjetri. Fjala apo termi socializëm filloi të përdorej në formë të përgjithshme për të pasur domethënien që e kuptojmë tani me fjalën socializëm, rreth vitit 1830, por kjo fjalë është përdorur edhe më herët për të kërkuar më shumë barazi dhe shpërndarje të drejtë të pasurisë. Ishte Karl Marksi që e themeloi atë në linjë shkencore. Marksi është i njohur si babai i socializmit, ai zhvilloi parimet e socializmit shkencor, i cili më vonë u njoh si komunizëm. Ai, së bashku me shokun e tij, Engelsin, nxorën një program të komunizmit në vitin 1848, në të cilin ftojnë tërë klasën punëtore të botës që të bashkohen duke i bindur ata se nuk kanë ç'të humbin përveç prangave. Socializmi është i ndërtuar mbi teorinë e Marksit, e cila bazohet në librin e tij dhe ka këto dy parime:

Materializmi dialektik apo interpretimi materialist i historisë, që është veçoria kryesore e marksizmit. Marksi tenton të shpjegojë çdo ngjarje në histori nga një këndvështrim ekonomik. Të gjitha luftërat, kryengritjet, lëvizjet politike, sipas tij, origjinën e kanë në faktorët ekonomikë. Ai historinë e sheh si një luftë në mes klasash, p.sh. luftë ndërmjet pushtuesit dhe të pushtuarit. Dhe më tutje shpjegon se lufta në mes klasës kapitaliste dhe punëtorëve apo klasës punëtore, që do të përfundonte me fitoren e klasës punëtore, e cila do të themelonte diktatorinë e vet dhe do të eliminonte klasën kapitaliste, një shoqëri pa klasa do të paraqitej dhe shteti do të zhdukej. Teoria e vlerës së surplusit apo tepricës, është një veçori tjetër e mësimeve marksiste. Sipas Marksit, kapitalistët marrin më shumë pagesë sesa kanë kontribuar me punë dhe me gjëra të tjera. Rritja e vlerës së tregut mbi çmimin real, është surplus. Ky surplus, që, sipas tij, është krijuar me punë, uzurpohet nga kapitalistët si fitim. Karakteristikat dalluese të socializmit: një përmbledhje e shkurtër e karakteristikave të socializmit përfshin: pronësi publike apo shtetërore e të gjitha mjeteve të prodhimit, shpërndarjes e këmbimit dhe ndalimi i pronësisë private; barazia ekonomike dhe sigurimi i gjërave esenciale për jetë për çdo qytetar; materializmi dhe vëmendje e veçantë tek faktorët ekonomikë; shtet totalitar apo diktaturë e proletariatit dhe kontroll i lirive civile. Një krahasim i shkurtër i ekonomisë socialiste dhe i ekonomisë islame: krahasimi është bërë në aspektin e bazave të perceptimit ekonomik të gjërave bazë, mbi të cilat ndërtohet ekonomia:

## PRONËSIA

Pronësia shtetërore për çdo pasuri dhe për mjete prodhimi, është karakteristika më dalluese e ekonomisë socialiste. Pronësia private e çdo mjeti të prodhimit, shpërndarjes dhe këmbimit është e ndaluar në mënyrë totale. Toka, fabrikat, transporti, komunikacioni, minierat e të tjera, duhet të jenë nën kontrollin e shtetit. Kjo shpie në menaxhimin e këtyre mjeteve me burokraci. Kontrolli burokratik i makinerisë ekonomike rezulton me joefikasitet, prodhim të ulët dhe dështime, për shkak se burokratët nuk marrin iniciativa, rregullat i përcjellin jo me fleksibilitet dhe nuk janë të trajnuar për të udhëhequr biznes. Në ekonominë islame nuk ndalohet pronësia private e pasurisë dhe ajo nuk vendos të gjitha mjetet e prodhimit, shpërndarjes dhe këmbimit në duart e shtetit. Edhe pse mbështet pronësinë publike të disa mjeteve të prodhimit, të cilat janë për të mirën e përgjithshme të popullsisë, ajo përkrah të drejtën e pronësisë private të shumicës së mjeteve të prodhimit dhe shpërndarjes. Ndryshe nga socializmi, ekonomia islame i

jep liri ekonomike një individi, i cili mund të fitojë pasuri, ta posedojë dhe ta gëzojë atë me disa kufizime, duke siguruar se në procesin e fitimit, posedimit dhe harxhimit të asaj pasurie, nuk bie në kundërshtim me mësimet islame.

## MATERIALIZMI

Meterializmi socializmi apo më saktësisht socializmi shkencor a komunizmi, qëndron kryesisht mbi baza materiale. Materializmi dialektik apo interpretimi materialistik i historisë, është elementi më vital i marksizmit. Marksi ka tentuar të shpjegojë çdo ngjarje në histori në baza ekonomike. Sipas tij, origjina e çdo aktiviteti të njeriut bëhet për shkak të faktorit ekonomik. Marksi nuk beson në fe apo në shpjegim fetar, në mendimin e tij feja është një shpikje e borgjezëve për ta mbajtur klasën punëtore nën kontrollin e tyre. Engelsi ka thënë: Materia është gjëja e vetme reale në këtë botë. Komunistët besojnë se arsyeja njerëzore është vetëm një manifestim i materies dhe se shpirti nuk ka ekzistencë të pavarur po është produkt i materies. Ata e mbështesin idenë se fazat e ndryshme të progresit të njeriut janë të përcaktuara vetëm nga lidhshmëria e konflikteve të forcave ekonomike, duke mos lënë vend për dëshirën e Zotit. Kështu që komunizmi është krejtësisht ideologji ekonomike, që refuzon religjionin, konceptin për Zotin dhe të gjitha format shpirtërore, të cilat i quan si joshkencore. Islami është fe e fundit dhe e përsosur, e shpallur nga Zoti i universit për udhëzimin e njerëzimit. Qëllimi kryesor i Islamit është që të sigurojë mirëqenie për njerëzimin në këtë botë dhe në Botën tjetër. Islami nuk i jep rëndësi vetëm anës materiale, duke lënë anash aspektin shpirtëror sikur bën ideologjia laike e socializmit. Ekonomia islame synon të arrij mirëqenie materiale, morale dhe shpirtërore të pasuesve të tij në nivelet mikro e makro. Pasuesit e Islamit besojnë në një Zot, në të gjithë Profetët dhe Librat e Shenjtë, në Botën tjetër, në kodin moral dhe vëllazërimin universal të të gjithë njerëzve. Në një shtet nuk duhet të ekzistojnë klasa të egra të njerëzimit, të cilat janë në konflikt me njëra-tjetrën, dhe jo të gjitha ngjarjet në histori janë të ndërlidhura me shkaqe ekonomike. Edhe pse, në botëkuptimin ekonomik, sipas Islamit, mirëqenia e shoqërisë nuk qëndron vetëm në prosperitetin ekonomik, sepse avancimi moral dhe shpirtëror është njësoj i rëndësishëm, dhe nuk e ndalon pasimin e prosperitetit material me mjete dhe metoda të drejta e të pranuara në Ligjin islam.[1]

## REGJIMI DHE TOTALITARIZMI

Komunizmi reklamon themelimin e një shteti totalitar, në të cilin klasa borgjeze likuidohet dhe themelohet diktaturë e fortë e klasës punëtore. Të drejtat fondamentale dhe liritë qytetare thyhen, kurse njeriu konsiderohet si një shtazë ekonomike. Në emër të bukës, ai është i privuar nga liria e vetëdijes, liria për të menduar, liria për të folur dhe liria për të vepruar. Për të arritur objektivat ekonomikë dhe në mënyrë që makina prodhuese të punojë në mënyrën më efektive, shteti bëhet shumë i fuqishëm dhe vendos regjim të plotë. Prandaj, shteti në komunizëm nuk zhduket ashtu siç është paraparë nga Marksi, por ai bëhet modeli më i rreptë i një shteti totalitar. Sipas modelit ekonomik islam, shteti duhet të jetë i kontrolluar nga një qeveri demokratike. Kurani e udhëzon Muhamedin a.s. që të udhëheqë projekte publike në konsultim me pasuesit e tij. Islami u siguron të drejtat themelore dhe liritë shoqërore të gjithë njerëzve, të cilët jetojnë brenda shtetit islam pa dallim race, gjinie apo përkatësie fetare. Të gjithë qytetarët kanë të drejtat personale, fetare, lirinë e të shprehurit, të drejtën për të pasur pronësi private, të drejtën e mbrojtjes së nderit, të drejtën e barazisë para drejtësisë, të drejtën e shkollimit dhe, mbi të gjitha, të drejtën e nevojave themelore njerëzore, siç janë ushqimi, veshmbathja dhe strehimi. Islami nuk lejon të themelohet diktaturë e ndonjë klase, dhe nuk parasheh themelimin e ndonjë shteti totalitar. Shteti, sipas sistemit ekonomik islam, nuk zhduket po bëhet i pazëvendësueshëm pasi që i lejon të gjitha funksionet nga një qeverisje tradicionale në një qeverisje që kujdeset për mirëqenien e shoqërisë.

## BARAZIA EKONOMIKE

Barazia ekonomike është një pretendim tjetër i komunizmit, edhe pse kurrë deri më tani kjo dukuri nuk është realizuar. Të paktën në teori theksohet se të gjithë njerëzit janë të barabartë në fushën ekonomike. Çdo person duhet të marrë gjërat esenciale për jetë sipas nevojave të tij. Në botëkuptimin ekonomik, sipas Islamit, shpjegohet se nuk ka barazi në mes njerëzve në posedimin e mjeteve ekonomike dhe pasurisë së kësaj bote. Kurani këto dallime në shpërndarje të pasurisë i konsideron si një rregull ekonomik hyjnor, dhe nuk tenton ti eliminojë ato në mënyrë të panatyrshme dhe artificiale. Dallimet ekonomike në të vërtetë janë një test (sprovë) me të cilin Zoti i teston njerëzit si veprojnë në gjendje ekonomike të mirë dhe të keqe. Në Islam nuk tolerohet zbrazëtira e paarritshme në mes të të pasurve dhe të varfërve, po nga socializmi ndryshon, sepse nuk beson në ndarjen e pasurisë në mënyrë të barabartë për të gjithë njerëzit po në shpërblim të drejtë për punën e bërë sipas angazhimit, dhe në drejtësinë shoqërore. Duke i shtuar edhe më shumë drejtësisë ekonomike, Islami ka ndaluar kamatën, fitimin e paligjshëm e të padrejtë dhe ka dënuar largimin e pasurisë nga tregu, në mënyrë që pasuria të mos përqendrohet vetëm tek disa persona.[2]

1)Kamal Khir, Lokesh Kupta & Bala Shanmugam, Islamic Banking: A Practical Perspective, (Shah Alam: Pearson, 2008), f. 8.(2)Aly Khorshid, Islamic Insurance: A Modern Approach to Islamic Banking, (London: Routledge Curzon, 2004) f. 10.

**MEVLUDET NË GJUHËN SHQIPE**

Qysh në kohën e Pejgamberit a.s. kemi poezi e poema të ndryshme që shokë e poetë të shquar të Muhammedit a.s. kanë thurrur vargje lavdërimi për të derisa ai ishte vetë gjallë. I këtillë ishte p.sh. Hassan bin Thabiti, që njihet me epitetin "poeti i Pejgamberit a.s.", pastaj Ka'b bin Zuhejri, i cili ishte një poet i shkathët si në kohën e xhahilijjetit po ashtu edhe në kohën pasi e pranon Islamin dhe me shkrimin e një poezie për Muhammedin a.s. dhe me këndimin e saj përpara tij, ai e nxjerr gunën /"burden" e vetë dhe ia dhuron Ka'bit, me çka kjo poezi më vonë fillon të quhet "Kasidetu'l Burde". *(Faik Luli dhe Islam Dizdari, Mevludet në gjuhën shqipe)*

Fjala mevlud në fillim përdorej si emër vendi dhe kohe për lindjen, por me kalimin e kohës ajo mori kuptim terminologjik, në të cilin nënkuptohet vendi dhe koha e lindjes së Muhammedit a.s. Mbasi ardhja e Muhammedit a.s. në këtë botë ishte gëzim, shpëtim dhe sihariq për njerëzimin, lindja e tij u konsiderua si festë dhe me kalimin e kohës kjo fjalë filloi të përdoret në këtë kuptim. Në letërsi termi Mevlud përdoret për përshkrimin e lindjes, jetës, mrekullive dhe vdekjes së Muhammedit a.s. Në përgjithësi ato janë lëvdata të shkruara në vargje. *( Doc. Dr. Hasan Aksoy, Mevlidler)*

Tekstet e mevludeve në botën Islame kanë filluar të paraqiten në shek. X. Edhe vepra e dijetarit të njohur të hadithit, imam Tirmidhiut (v. 892) Shemailu'sh-sherif në fakt është një lloj mevludi. Muhammed bin Is'haku (v. 850) edhe pse është autor i Sires, ai numërohet edhe ndër autorët e parë të mevludit. Vepra e parë e cila mban emrin mevlud është vepra e Ibnu'l-Xhevziut (v. 1201) me titullin Mevlidu'n-nebijj, pastaj vepra e Ibnu'l-Arabiut (v. 1240) që mban titullin Mevlidu'l-xhismani ve'r-Ruhani, vepra e Ebu'l-Kasim es-Sebtiut (v. 1203) me titull Ed-durru'l-mu'adhdham fi mevlidi'n-nebijji'l-mu'adhdham, vepra e Ibnu Dihjes (v. 1235) me titull Kitabu'ttenvir fi mevlidi's-siraxhi'l-munir dhe vepra e Zemlakaniut (v. 1327) me titull Mevlidu'n-nebijj. Janë këto tekstet e para të shkruara në këtë fushë. *(Nihat Sami Banarlı, Büyük Nazireler Mevlid ve Mevlid'de Milli Çizgiler, Stamboll,)*

Mevludet në gjuhën shqipe të botuara në kohë e vende të ndryshme:
1. Mevludi i Hasan Zyko Kamberit,
2. Mevludi i Ismail Floqit,
3. Mevludi i Hafiz Ali Ulqinakut,
4. Mevludi i Tahir ef. Popovës,
5. Mevludi Çam,
6. Mevludi i Hafiz Islam Çelebiut,
7. Mevludi i Mehmet ef. Salihut,
8. Mevludi i Shefki Hoxhajt,
9. Mevludi i Hafiz Ali Korçës,
10. Mevludi i Hafiz Abdullah Zemblakut,
11. Mevludi i Sheh Ahmet Shkodrës,
12. Mevludi i Hafiz Ibrahim Dalliut,
13. Mevludi i Zejnullah Jasharit,
14. Mevludi i Farudin Osmanit,
15. Mevludi i Idriz Lamajt,
16. Mevludi i Ilmi Veliut,
17. Mevludi i Sheuqet Krajës,
18. Mevludi i Jonuz Metanit,
19. Mevludi i Ferit Vokopolës,
20. Mevludi i Sheh Xhemali Shehut.

Krahas 20 mevludeve të mësipërme nga literatura mësohet se në gjuhën shqipe janë shkruar edhe mevlude të tjera si:

1. Mevludi i Abdullah Sulejman Konispolit,
2. Mevludi i Haxhi Çiçkos,
3. Mevludi i Mulla Mehmet Hasanit.

FJALOR PËR KUPTIMIN E MEVLUDIT

«hajrat» - punë e mirë, humanitare; -
«bereqat» - shumë frytëse, bereqet; -
«hajr» - dobi, fitim, mbarvajtje; -
«qeder» - dëm; -
«gjynah» - mëkat, gabime në puuë, sjellje a fjalë; -
«paqt» - pastër; -
«murad» - dëshlrë.
«ashk»-dashuri, afsh; -
«rahmet»-mëshirë; -
«Kerim, Rrahman, Rrahim»-emra të Zotit; -
«batilit»-të humburit, të gabuarit;
«ahiret» -bota tjetër ku do të jetojnë pas ringjalljes; -
«Arsh Kyrs», vende të pakufizuara për të cilat di vetë Zoti; -
«iz'har»- nxjerrje në shesh; -
«ikrar»-pranim, vërtetim; -
«shefat»- ndërmjetësim, ndihmë; -
«Resul» - i dërguar i Zotit, pajgamber; -
»salat» - lutje, dua e posaçme;
«vasijjet» - porosi, testament; -
«rexha» - shpresë, ymyd, (lutje); -
«fakir» - i vorfur, i ngrat; -
«rob» - njeri, person. –
«dua» - lutje, uratë; -
«magfiret» - falje e mëkateve; -
«Fatiha» - emër i një kaptine të Kur'anit, elhami; -
«tadhim» - madhrim, respekt; -
«mybtela» - sprovim; -
«bela» - telashe, pakënaqësi; -
«thevab» - shpërblim nga Zoti. -
«kudret» - fuqi; -
«nur» - dritë (fjala është për dritën shpirtërore të Muhamedit); -
«inkar» - mohim, refuzim; -
«makbul» - i pranueshëm, i këndshëm; -
«Haku» - me këtë fjalë është për qëllim Allahu; -
«melek» - engjuj; -
«alem» - bota, gjithësia, ekzistenca; -
«Taxhi izzet» - kurora e nderit; -
«vesile» - sebep, mjet, shkak; -
«Ademi» - njeriu dhe pejgamberi i parë në tokë; -
«tevbe» - pendim; -
«qitab» - libër fetar;
«ymmet» - ithtarë, besimtarë, popull.
«sexhde» - pjesë e namazit, përulje me fytyrë në tokë; -
«Levhi Mahfudh» - Libri i amshuem; -
«Mustafa» - emër i Muhamedit (i zgjedhur); -
«Hava» - bashkëshortja e Ademit, nëna e njerëzimit; -
«Shiti» - djali i Ademit, emër njeriu;
«zuhur» - doli në shesh, u lajmërua; -
«miras» - trashëgim (origj. mirath); -
«bejan» - shpjegim, dëftim; -
«zeman» - kohë; -
«silsile - verig (paraardhësit).
«alamete» - shenja; -
«Rebi» - emni i një muaji arabisht (rebi'ul-evvel); -
«çudi» - habi; -
«Sham» - Damasku; -
«sun-dus» - mëndafsh; -
«barjak» - flamur; -
«mashrik» - lindja; -
«magrib» - perëndimi.
«mejdan» - shesh; -
«saf» - resht; -
«tavaf» - vizitë; -
«myzhdegji» - sihariq, lajmgëzues; -
«nebi» - pejgamber, -
«mertebe» - gradë; -
«jeratise» - krijua; -
«temam» - plotësim; -
«hajrlija» - rnë i dobishëm; -
«gastare» - enë prej qelqi e ngjashme me gotën;
«zeman» - në atë kohë; -
«xhehnem» - ferr, skëterrë; -
«azat» - të shpetuar; -
«hallku» - krijesat; -
«zerre» -grimcë, atom; -
«mer¬haba» - mirë se vjen, mirëpritje; -
«sulltan» - mbret në pikë¬pamje shpirtërore.
«asij» - mekatar; -
«baki» - i gjithmonshëm; -
«padishah» -mbret shpirtëror; -
«xhihan» - botë; -
«evlija» - të afërt, dashur; -
«ibadet» - lutje, adhurim; -
«kibla» - ana, drejtimi kah kthehet njeriu kur falët.
«mubarek» - i bekuar; -
«farze» - obligime të fesë; -
«synet» - tradita të pejgamberit; -
«adhab» - dënim, ndëshkim;-
«ashiqar» - haptazi; -
«put» - gurë ose druj të gëdhenur të cilëve u luteshin; -
«kurtalis» - shpëtim; -
«qyfarët» - mosbesimtarët.
«ze1ze1e» - termet; -
«velvele» - tmer, frikë; -
«havra» - faltore ebreje; -
«hazreti» - i nderuari, autoriteti; -
«nubuvvet» - pejgamberllëk; -
«Vahj» - shpallje, frymëzim; -
«kelam» - fjalë, tekst; -
«mu'xhize» - mrekulli.
«mejdan» - shesh; -
«ja rabbena» - O Zoti ynë.
«sahi haber» - lajm i vërtetë; -
«megjer» - siduket; , e shpejtë si vetima, e bartë Muhamedin në fillim të miraxhit; -
«dizarin» - madhërinë e Zotit; -
«myteber» - të zgjedhur; -
«dert» - brengosje, vuajtje
«murad» - dëshirë; -
«ashk nishani» - shenjë, simbol i dashurisë; -
«akibet» - sigurisht, patjetër; -
«hatër» - hirë; -
«davet» - ftesë, gosti; -
«hiqmete» - çudira; -
«haber" - lajmërim.
«hyle, qemer» - petka të posaçme nga xheneti; -
«Kuds» - Jerusalemi; -
«Aksa» - emër i xhamisë në Jerusalem, faltorja e skajt; -
«enbija» - pejgamberët;. –
«imam - prijsë në lutje; -
«dy reqate» - trajtë e faljes, lutjes së shkurtër. –
«namaz» - lutje e posaçme e muslimanëve; -
«rrasë» - gur i madh në formë rrase; -
«itibar» - respekt; -
«ikram» - nderiin; -
«sahib» - i zoti; -
«sejrë» - vizitë.
«derexhe» - gradë; -
«vusu1» - arritje; -
«itaat» - rres¬pekt, bindje; -
«tyrli» - mënyrë. –
«Sidre» - vend në hapësiren e pakufishme; -
«mekam» - vend; -
«ymer» - jetë; -
«temam» - plotësue; -
«dost» - shok; -
«garib» - i vetmuar, i panjohur; -
«habib» - i dashur;
«Dhyl-Xhelali» -madhëria e Zotit; -
«delil» - prijsë, udhëheqës; -
«mahsher» - tubim në ditën e gjykimit. –
«Refref» - mjet me të cilin fluturoi Muhammedi a. s.; -
«huruf» - germa; -
«ishtibah» - krahasim, përngjasë.
«ja ilabi» - o Zoti im; -
«kusure» - të metat; -
«zaif» - të dobët; -
«xhynah» - mëkate; -
«azab» - denim; -
«ezel» - amshim prej parafillimi; -
«nasib» - percaktim.
«lezet» - kënaqësi; -
«hyrmet» -.hirë; -
«esmai husna» - ernërat e bukur të Allahut; -
«evlija» - njerëz të vlefshëm te Zoti; -
«Vusul» - të arritura; -
«iman» - besim të drejtë;
«sual» - pyetje; -
«xhevab» - përgjigjje; -
«kollaj» - leht; -
«dal-lin» - të humbur nga rruga e drejtë; -
«razi» - i kënaqur; -
«shyqyr» - falënderiin, lavdi; -
«izë» - leje.

www.zeriislam.com

# MEVLUDI

MEVLUDI NË GJUHËN SHQIPE



*Bismi'l-lahi'rr-rrahmani'rr-rrahim*
*Me emër të Zotit Bëmirës e Mëshirues*

*Allah emnin ta përmendim pa ia nda*
*Me nisë punën me të gjithkush borxh e ka*

*Gjithsa punë që niset vetëm për hajrat*
*Emni Zotit ka me i dhënë shumë bereqat*

*Emnin Allah n'të gjitha punët duhet përmend*
*Se pa të s'ka hajr i mbrami kurrnjë send*

*Gjithsa punë me kanë me nisë me emën t'Tij*
*Asnjëhere qeder s'i bëhet pun's së tij*

*Allah thuaj në gjithësa frymë që je tue marrë*
*S'ka dyshim se puna e jote prihet mbarë*

*Njëherë me zemër Allah kush mundet me thanë*
*Rrëxon gjynah sa dushku i malit shumë me kanë*

*Emnin e Zotit, paqt bëhet kush e përmend*
*Dhe muradi i kryhet Zotin me përmend*

*Eni me ashk dhe me gjuhë ne Allah t'thojmë*
*Dhe me zemër e me sy ne shumë t'lotojmë*

*Falë rahmet n'ne Ai që gjithku bënë sundim*
*Se është Kerim Ai dhe Rrahman edhe Rrahim*

*Bënë rahmet këtu në besimtarë dhe n'batili*
*N'ahiret ka për me ba veç n'myslimani*

*Dine hak dhe pa dyshim se Ai është një*
*Ngase gabim batilitë kanë folë për Të*

*Gjithë alemi hiç pa kanë Ai ke mevxhud*
*S'pat nevojë për asnjë send që është mevxhud*

*Gjithë ke Zoti s'pat melek e s'pat insan*
*Arsh e Kyrs, tokë e qiell as diell e hënë*

*Këtu po dihet që s'ka nevojë Ai për vend*
*S'mund përzihet punës se Tij kurrnjë send*

*Hiç pa kanë kush Zoti i bëni iz'har*
*Gjithë çka ka madhëninë e Tij e bënë ikrar*

*Pra rreth Zotit për shuinë fjalë nevojë nuk ka*
*Zoti është një përveç Tij tjetër nuk ka*

*Prej Resulit n'dashi ju ne pasë shefat*
*Shpirtit të tij tij thueni me ashk essalat*

*Ej xhemaat kam vasijjet dhe rexha*
*Këtij fakiri ju t'i bëni hajr dua*

*Këtë vasijjet kush e merrë dhe kush e ka*
*Shpirti i tij past erën misk dhe ai e ka*

*N'dash me pasë shoq për xhenet ti n'ahiret*
*Për vëlla tëndin lute Zotin magfiret*

*Dhe një rob që ai për mue bënë dua*
*Zoti rahmet mbi atë pastë pa ia nda*

*Kush të do ai në këtë dua gati me kanë*
*Due prej tij një «Fatiha» të ma këndon*

*Li'l-lahi'l-Fatiha*
*mea's-salavat*

*Për ata që gjuhën shqipe e dinë*
*Është marue ky mevlud gjithë le ta dinë*

*Mevlud i thuhet lindjes pejgamberit tanë*
*Që prej tij u mbush dynjaja plot iman*

*Për atë natë që lindi shejti shumë qe gëzim*
*T'gjithë muslimanët këndojnë mevlud dhe bëjnë ta'dhim*

*Për një rob që i këndohet ky mevlud atij*
*Nuk i bëhet hiç qeder at vjet atij*

*Dhe s'i bëhet kurrnjë derti mybtela*
*Dhe s'i bjen mbi krye atij kurrnjë bela*

*Kush e këndon dhe kush e dëgjon ka shumë sevab*
*Por atij që i bëhet nijjet pa hesab*

*N'dashi me kanë me resulin të pa ndam*
*Thueni për te es-salatu ve's-selam*

*Pasi Zotin hak e dite dyshim s'ka*
*Dhe kudretin merrja vesh Ai qysh e ka*

*Kush është ai që është te Zoti më i parë*
*Nga krijesat gjithçka i fali më i mbarë*

*Muhamedit nuri ju falë më i parë*
*Dhe e dashti Zoti këtë hiq s'ka inqar*

*Gjithsa send që është i mirë dhe është makbul*
*S'ka dyshim hiç gjendet ai te ky Resul*

*Ja dha Haku shejtit ja bëni temam*
*Prej meleqve veç e ndau tue kanë insan*

*Prej nurit t'tij fali Zoti gjithçka ka*
*Tokë e qiell dhe ndërmjet tyre gjithçka ka*

*Pejgamberi mos t'i vinte alemit*
*Taxhi izzet nuk pat me i zbritë Ademit*

*Për atë që ke vesile ai Resul*
*Ademit Zoti tevben ja bëni kabulë*

*Për nderim të Muhamedit për dashni*
*Zoti t'mira shumë i bëni gjyshit t'tij*

*Gjithë pejgambert është n'qitabe që kanë thanë*
*Prej ymmetit të Muhamedit t'ishim kanë*

*Prej Resulit n'dashi ju me pasë shefat*
*Shpirtit t'tij thueni me ashk es-salat*

*Hak teala kur e krijoi Ademin*
*E hjeshoi Ai me te gjithë alemin*

*Gjithë melaqet Ademit sexhde i banë*
*N'Levhi mahfudh emri Hakut kështu u kanë*

*Me nur t'shejtit Ademin Haku e gëzoi*
*Prej xhenneti n'këtë dynja me te e çoi*

*I tha dije që ky nur i Mustafas*
*Pas shumë kohe do t'i epet ky Havas*

*Dhe tha ta dijsh që ky nur i dostit tim*
*I Resulit, Muhamedit t'dashnit tim*

*E për këtë nur Ademit Haku i ka thënë*
*Marrin t'gjithë prej tina dritë dhe diell e hënë*

*Mbet' me muaj nuri me të dhe me vjet*
*Deri nisi Shiti që me le në këtë jetë*

*Atëherë Havës ju dha dhe ju ba bejan*
*Mbet me Havën nuri edhe shumë zeman*

*Për silsile t'shejtit gjithë vinte ky nur*
*Deri bëni Muhamedi n'jetë zuhur*

*Pasiqë e gjet ky nur vendin e vetë*
*Pas Resulit askujt më miras s'i mbet*

*Prej denimit n'dashi ju për me shpëtu*
*Shpirtit të shejtit salavat me i këndu*

*Emine emnin e ka nëna e Mustafas*
*Abdullahun shejti babë e ka pasë*

*Kur Muhamedi u afrua për me ardhë*
*Shumë alamete u bëjshin pak pa ardhë*

*Atij muej që leu shejti i thonë Rebi*
*Dymbëdhjetën natë prej atij muaj n'arebi*

*Ajo natë që leu shejti isht' e hënë*
*Dëgjo për at' natë çudë alamete u bënë*

*Tha Eminja pashë at'natë çudi një dritë*
*Sikur dielli për dritare kur rrezitë*

*Si vetim shpejt duel prej shpije çud u bë*
*Gjithë dynjaja me këtë nur që dritë u bë*

*Prej Medine n'Shami sherif gjithçka ka*
*Pasi tanë shehrët dhe katundet gjithë sa ka*

*Dhe tha n'hava ishte shtrue një dyshek*
*Emnin sundus shtrues' i tij ishte melek*

*Dhe i pash tha tri bajraqe ishin zbritë*
*Një mbi Qabe një n'mashrik dhe një n'magrib*

*Mirë e dita se po vjen hajri njerëzisë*
*Merr prej dore sundin e gjithë batilisë*

*Shumë meleq prej qielli zbritshin tue u bë saf*
*Sikur Qaben më bëjshin shpijën tavaf*

*Si kesh brenda këqyra u qelë mur i ri*
*Duelën n'mejdan m'u afruen tri hyri*

*Rend me rend këto vishin gjithë tue dhënë selam*
*Dhe me mue folshin këto hyri kelam*

*Pejgamberin vishin hyrit myzhdegji*
*M'thojshin mue Zoti këtë po e falë nebi*

*Oj Emine ne një send ty me ta thanë*
*Kurrnjë nëne Zoti si ty s'i ka dhanë*

*Askujt Zoti në këtë dynja si kur ky djal*
*Nuk i dha kujt as pas sodit nuk e falë*

*Dije se ky është i dashur i Perëndisë*
*Me kete mbyllën dyrt e gjithë pejgamberisë*

*Shumë mertebe gjete ti dhe shumë sefa*
*Qe të dha madhnia ty këtë mustafa*

*S'mund e lavdon këtë Resul kush veç e nisë*
*Pos një Allah që gjithë na ka jeratisë*

*Në këtë mënyrë për shejtin bënë hyrit lavdim*
*Zemra ime plotë u mbush atë natë me gëzim*

*Tha Eminja pasi koha u bë temam*
*Për të lind hajrija i gjithë sa insan*

*U thava eti sa qe une kesh zatetë*
*Shpejt më mbushen një gastare me sherbetë*

*Bardh si bora ky sherbet më i ftohtë isht' kanë*
*Dhe më i ëmbël se sheqeri shumë isht' kanë*

*Kur e piva trupi im u mb'lu me nur*
*Sa që vehten s'e dallova nga ky nur*

*Zbriti një shpend sa i mirë ke s'mund kallxoj*
*Brinjët e mia ky shpend me krih m'i shtërngojë*

*Leu sulltani dinit islam n'atë zeman*
*Tokë e qiell u mbushën me nur gjithë sa janë*

*Prej xhehnemi n'dashi ju me kanë azat*
*Për Resulin thueni me ashk es-salat*

*U gëzun hallku për Muhamed mustafan*
*Shkoi idhnimi gjithë alemi gjet sefan*

*Gjithësa zerre që është n'xhihan thirrte me za*
*Tue i thënë t'gjithë pejgamberit merhaba*

*Merhaba më i madhi sulltan merhaba*
*Merhaba gjithë dertit derman merhaba*

*Merhaba më i madhi gjithë pejgamberisë*
*Merhaba më i madhi dost i Perëndisë*

*Merhaba ej dritë e syve gjithë muslimanisë*
*Gjithë alemi veç për tye është jeratis*

*Mirë se erdhe o Muhamed mustafa*
*N'saje tënde gjithë ymeti bënë sefa*

*Merhaba o mbrojtje ymmetit asij*
*Merbaha n'atë dit't mahsherit shefatgjij*

*Merhaba o shpirti baki merhaba*
*Merhaba gjithë t'eçtit i ngin merhaba*

*Merhaba o padishahi n'dy xhihan*
*Zoti hak ty t'ka lavdue me Kur'an*

*Ti je më i madhi gjithsa enbija*
*Dritë e syve gjithë ymmetit evlija*

*N'qofsh ashik i Muhamedit ore vëlla*
*Çoi salat tue qajt hiq pa ja nda*

*Prej mashriku deri n'magrib gjithë dynjas*
*I dha hjeshi lindja e këtij mustafas*

*Dhejshin myzhde gjithë melaqet dhe hyri*
*Dhe prej qielli vinte madhe murmuri*

*Sa alamete pa Eminja n'atë zeman*
*Tha s'dita unë hiç se ku jam kanë*

*Këqyra hyritë t'gjitha janë shkue një s'ka mbetë*
*Veç e pashë Resulin kah bënë ibadet*

*Vet prej kible ishte kthye bënë dua*
*Me fytyrë në tokë i lumi n'sexhde ishte ra*

*N'sexhde kryet dhe me gjuhë ziker bënë*
*Një Allahun me një gisht isharet bënë*

*Buzët lëkundte mubareki folte fjalë*
*S'mund e disha unë hiç çka thotë ky djalë*

*Ju afrova une ngat dhe i vuna vesh*
*Fjalën që folë menjëherë e morra vesh*

*Thoshte o Zot që je hak dhe na ke falë*
*Du' prej Teje gjithë ymmetin me ma fale*

*Sa i vogël lypi ky Resul ymmet*
*Ne u plakëm i lamë farzet lamë synnet*

*Prej adhabi n'dashi ju me kanë azat*
*Për Resulin thueni me ashk es-salat*

*N'Meke hallku krent e tyne pa hilaf*
*Qaben atë natë ishin kanë tue e bë tavaf*

*Sexhde bëni Qabja e panë gjithë ai komb*
*Pa u rrëxue kurnjë guri u çue n'këmbë*

*An't e Qabes shoqja shoqës dhanë haber*
*Leu sonte më i miri Pejgamber*

*Dhe një zë prej Qabe dilte ashiqar*
*Kush e ndiu s'mujti atë me bë inqar*

*Thoshte lum'i unë sonte shejti u jeratis*
*Prej gjithë putit mue do t'më kurtalis*

*Dhe qyfarët m'i hjek qafe ai Resul*
*Paq më bënë dhe gjithë duatë bëhen kabul*

*Pa kapuç dhe dathun vijnë gjithë saf saf*
*Gjithë ymmeti do të më bëjnë mue tavaf*

*Shejtit atë natë pejgamberllëkun ja vunë*
*Dhe prej qielli dreqin atë natë e përzun*

*Në gjithë xhihanin u bë atë natë zelzele*
*Të gjithë qyfarët patën t'madhe velvele*

*Kishë e havra shumë u rrëxuen pa hesab*
*Batilisë u hyni brenda shumë azab*

*Thojshin njerëzit leu hazreti mustafa*
*U hoq terri bota mbeti n'shumë sefa*

*Dhe një zë prej Haku vinte: Ja emin*
*Ty rahmet t'kam falun për gjithë alemin*

*Vjet e shejtit pasi ju bënë katërdhjetë*
*Prej xheneti zbriti taxhi nubuvvet*

*Vahj i zbritke xhebraili dhe kelam*
*Tue i thënë gjithë Zoti ty t'ka bë selam*

*Zbriti Kur'an Muhamedit dit' e natë*
*Qiti në mejdan fort shumë Iloje muxhizat*

*Me Resulin n'dashi me kanë të pa ndam*
*Thueni për të es-selatu ves-selam*

*Dij mu'xhizet e Resulit qysh janë kanë*
*Pasi pa to asnjë pejgamber s'është kanë*

*Pak muxhize t'Muhamedit këtu janë thanë*
*Për me ditë ai që muxhizet s'di si janë*

*Më e para ai mubarek trupit tij*
*Nuk i binte hiq në tokë hija e tij*

*Trup'i shejtit tanë qe nur dyshim nuk ka*
*T'gjithë e dine se nuri hiç hije nuk ka*

*Edhe një re' daima ecte me të*
*Sikur çader daima shkonte mbi te*

*Sikur çeshme qitën ujë gishtat e tij*
*Shumë gjallesa pinë atë ujë dhe mbet pa u pi*

*E mbull hurmen pejgamberi n'një mejdan*
*Posa e mbuall hurmes menjëherë pemt ju bënë*

*Një ditë shejti me xhibril kah bënë kelam*
*Vinte një pemë tue i dhënë atij selam*

*Ja poq qingjin një jehude shejtit ja pru*
*I tha qingji mos më ha, se m'ka zehru*

*Pash muxhizët e shejtit tonë ja rabbena*
*N'atë zeman që tutem fort rahmet ana*

*Prej muxhizëve t'shejtit ne i tham do fjalë*
*Dëgjoni për të përmbi qiella qysh u dalë*

*Xhenetlij kush të donë për me kanë*
*Mustafas i çon salat dhe shumë selam*

*Eni vëllazën merrni vesh për Mustafan*
*N'natë miraxhit punët e tija qysh janë kanë*

*Të gjithë e dinë miraxh i thuhet plak e djalë*
*Asaj natë që Resuli n'qiell ka dalë*

*Natë e hëne ajo natë sahi haber*
*Natë e madhe ajo natë isht' kanë megjer*

*Me hadithe për atë natë është tregu*
*Mustafaja n'shpi t'Ymmihanës është qëllu*

*Emër i bëni xhebrailit Zoti hak*
*Shko n'xhenet tha ta marrësh një burak*

*Dhe tha merre prej xhevahiri një taxh*
*Dosti gati le t'më bëhët për miraxh*

*Çoja le t'i hypë atij ai dosti Im*
*Dhe le të vjen ai për me pa dizarin Tim*

*Xhebraili n'xhenet shkoi taxhin e merr*
*Dhe e zgjodhi një burak shumë myteber*

*Shumë buraka pa aty t'gjithë pinë e hanë*
*Dhe e pa një veç isht' nda dhe gjithë po qanë*

*Lot për fëtyre shumë i shkojshin pa ia nda*
*Sa shumë dert qe mushkënit ju kishin tha*

*Xhebraili tha burakut pse po qane*
*Gjithë ky dert që vajit hiq nuk po ja ndan*

*Tha buraku xhebrailit n'atë zeman*
*Ashiqare ndjeva një zë një zeman*

*«O Muhamed» ashiqare kush e dëgjon*
*Ajo thirrje gjithë kujt zeinrën ja biron*

*Prej asaj kohe nuk di unë ku jam*
*Zotit, emnit t'Muhamedit ashik jam*

*Po mos mujsha une me të me u përpjekë*
*Qare veti nuk i gjëj unë veç me vdekë*

*Xhebraili tha burakut o burak*
*Myzhde se ta dha muradin Zoti hak*

*Kushdo që ka ashk nishanin pa ju hjekë*
*Akibet ai me të dashunin e përpjekë*

*Hajde t'çoj ty me Resulin me u përpjekë*
*Varra e zemrës si me ilaç ty me t'u hjekë*

*Xhebraili si vetim me gjithë burak*
*Zbriti n'Meke te resuli n'atë konak*

*Tha selam ty të çojë Zoti o Mustafa*
*Ej mubarek hatri yt le të gjejë sefa*

*Tha le t'vjen ai sepse për të kam davet*
*Ashiqare le të më sheh ai mua vet*

*Gjithë melaqet shumë hasret presin ate*
*Arsh e Kyrs dhe tana qiellat presin ate*

*O Xhibril tha dije për këtë pejgamber*
*Shumë hiqmete sonte do të jap haber*

*Xhennetlij për me kanë kush të donë*
*Mustafas pa ia nda selam i çonë*

*Të madhënia eja shkojmë o Mustafa*
*Ty po t'presin tanta qiellat gjithë sa ka*

*Prej xheneti ty ta pruna një burak*
*Bënu gati emër bëni Zoti hak*

*Dhe një taxh me gjithë një hyle një qemer*
*Vishi këto dhe hyp burakut për njëherë*

*Mustafaja taxhin në krye e vendoi*
*Muerr rrugën xhebraili me të shkoi*

*Sa i mbyll syt xhebraili me Mustafan*
*N'Kudsi sherif zbriti n'mesxhidi Aksan*

*Para dulen shpirtat e gjithë enbijas*
*Shumë nderim i bënë hazreti Mustafas*

*Prej madhnie shpirtave ju erdh selam*
*Mustafaja le t'u bëhet ju imam*

*Pejgamberi u bë imam i gjithë shejtnisë*
*Dy reqate i fali me emër të Perëndisë*

*Mbas namazi duel prej mesxhidi Aksas*
*Para xhamisë me burak hypi mbi rrasë*

*Muerr burakun me gjithë te shkoi përpjetë*
*N'të parën qiell si vetim shpejtë është zatetë*

*Gjithë çka ka mbi qiell at'natë dolën n'selam*
*Mustafas për itibar dhe për ikram*

*Merhaba ty o Resulullah i thanë*
*Ej shefat sahibi kevther i thanë*

*Pejgamberi kërkoi pa ja nda njëherë*
*Mbi gjithë qiellat se çka ka i bëni sejrë*

*T'gjithë me hajr ja bënë miraxhin Mustafas*
*Dhe i thanë se shumë nasib ti paske pasë*

*Gjithse sa murade kie ja Resul*
*S'ka dyshim se te Allahu janë kabul*

*Kërko se mejdani yt është o Resul*
*Kësaj derexhe nuk ju ka bë kush vusul*

*Në çdo qiell ai që hypi dhe që dulë*
*Shumë alamete pashë at'natë tha ai Resul*

*Pa melaqet gjithë ibadet kah po bëjnë*
*Në shumë tyrli itaat Zotit kah i bëjnë*

*Xhebraili shkoi me shejtin gjithë po i prinë*
*Dhe mbi qiella gjithë çka ka n'selam i rrinë*

*Prej një qielli n'tjetrin qiell shkoi përpjetë*
*Deri n'Sidre udha që ju ka zatetë*

*I Xhebrailit vendi ishte ai mekam*
*Prej se fali Haku gjithë çka është i bamë*

*Xhebraili te mekami i vet u ndalë*
*Mustafaja: O Xhebrail tha mos u ndalë*

*Dhe i tha qysh po m'le vetëm ore vlla*
*Dosti dostin me lënë vetëm ku ke pa*

*A s'e dinë se në këtë vend unë jam garib*
*N'ymer tim kurr përmbi qiella nuk jam hypë*

*Xhebraili tha Resuli ej habib*
*Mos mendo se në kët mekam ti je garib*

*Udha ime te ky vend u bë temam*
*Prej këtij vendi më tutje kurr nuk jam kanë*

*Dhyl-xhelali pasi mu m'ka porositë*
*Prej këtij vendi një krah mandej mos me qitë*

*Veç një ferkëm prej këtij vendi unë me dalë*
*Nuri i Zotit krejt më djegë mua tue kanë gjallë*

*N'atë zeman resuli tha o xhebrail*
*N'paq murad po t'bëhem une ty delil*

*Xhebraili tha o dost i Perëndisë*
*Për ymet tëndë kam murad me i kurtalisë*

*N'ditë t'mahsherit krahin mbi xhehnem me shtru*
*Gjithë ymmetin n'xhenet për njëherë me i pru*

*Mustafaja tha rri këtu o dosti jem*
*N'u djegt kush le të digjet veç ky trup i jem*

*Xhenetlij për me kanë kush dëshiron*
*Mustafas i çon salat dhe shumë selam*

*Mustafaja ke me te kah banë kelam*
*Zbriti refrefi përpara i dha selam*

*Për njëherë e muer shejtin n'at' zeman*
*Shkoi me te ai përmbi Sidre-muntehan*

*Gjithsa send pa Mustafaja tue dalë*
*Dhe u poq me hak Allahun dhyl xhelal*

*Pa hurufë dhe hiq pa zë ai Padishah*
*Mustafas i foli hiq pa ishtibah*

*Muhamed tha Allahu dhyl xhelal*
*Gjithë alemin veç për ty që e kam falë*

*Herse sa murade sonte ti n'i paq*
*T'japi një derti njëmijë tyrli ilaç*

*Ja ilahi kam te Ti tlia këtë rexhan*
*Me ju falë ymmetit sa kusure kanë*

*Robë zaif janë n'ahiret zo çka do t'bëjnë*
*Të madhënia e Jote ata çka do të gjëjnë*

*Ditë e natë më shumë gjynah bëjnë se sevab*
*Fort keq tutëm që me zjarr i bënë azab*

*Dhe miraxhi për mejdani due me m'dalë*
*Po ymmetit çka kam o Zot me u falë*

*Zoti tha qe o Muhammed mustafa*
*Mos ki gajle hatri yt le t'jenë n'sefa*

*Prej ezeli për ty kam thanë dost i Jem*
*Dhe e shkrova emnin tëndë me emën Tem*

*Gjithë ymmetin ty ta fala ej habib*
*Dhe xhennetin Unë ju bëna nasib*

*Pasi e bëne këtë miraxh lype ymmet*
*Vend miraxhit qoftë namazi për ymmet*

*Dhe namazin kush e falë pa ia nda*
*Sa sevabë kanë gjithë melaqet ai i ka*

*Udhë e mbarë tha: ej habib ti shko apet*
*Thirr ymetin le t'bëhën gati për xhenet*

*Sa kush bëhet gati tha ai për xhenet*
*Mue më sheh dhe nuk ka send më lezet*

*Urdhëni Zotit Refrefi erdh n'atë zeman*
*Apet shejtin e çoi n'atë vend ku është kanë*

*Gjithsa send shejti që i bëni sejr*
*Githë sahabve me njëherë ju dha haber*

*Urdhëni i Zotit tha është pesë vakte me i falë*
*Pasi t'gjithë prej kësaj dynjaje kem me dalë*

*Të gjithë me hajr ja bënë miraxhin dhe u gëzun*
*Sa haber që dha Resuli besë i zunë*

*Thanë mjaft kemi ne që jem ymmet i ytë*
*Dhe qe gjindem n'donjë herë te hizmeti vtë*

*Ja Rabi për hyrmet të pejgamberit Tëndë*
*Mos na ndaj ne kurrë Ti prej rahmetit Tëndë*

*Ja Rrahim për hyrmet të esmai husnasë*
*Për dashni t'gjithë enbijasë dhe evlijasë*

*Sa dua që bëjmë te Ti na i bënë kabul*
*Dhe muradet neve gjithë na i bënë vusul*

*Tahiri fakirit dhe fali rahmet*
*Shokun iman vendin falja në xhenet*

*Prej të dashunve Tu kurrë ja Rabb mos e ndajë*
*Prej hizmetit dinit ne kurrë mos na ndajë*

*Ja Allah pashë hak Muhammed Mustafan*
*Kur të vdesim merrna shpirtin me iman*

*Natën e varrit t'gjitha sualeve, xhevab*
*Ja Rabbi na i bën kollaj hiq pa azab*

*Ja ilahi mos na bënë ne dal-lin*
*Kësaj duaje thuni të gjithë ju: Amin*

*Prej ymmetit razi qoftë hak Zoti ynë*
*Dhe rahmet pastë mbi ata gjithë Zot i ynë*

*Shumë shyqyr Zotit dhe Resulit selam*
*Ky mevlud me izë t'Tij u bë temam*

*E mestiti këtë mevlud një fakir*
*Për hyrmet të Zotit: kul-lu shej'in kadir*

*Emnin Muhamed Tahir bin HaIil*
*Bani afv dhe ebu xhenet ja Xhelil*

*Memleqe i i tij dahili Kosovë*
*Vuçitërnë kasaba katundi Popovë*

www.zeriislam.com

DUAJA E MEVLUDIT

*Eudhu bi'l-lahi mine'sh-shejtani'rr-rraxhim*
*Bismi'l-lahi'rr-rrahmani'rr-rrahim*

*El-hamdu li'l-lahi'l-ledhi lem jet-tehidh sahibeten ve la veleda. Ve's-salatu ve's-selamu 'ala sejjidina Muhammedin huve efdalu'n-nasi mevlida. Ve 'ala alihi ve as'habihi'l--ledhine lem juthiru alejhi malen ve la validen ve la mevluda.*

*Zoti hak xhel-le xhelaluhu për hyrmet të hazreti Muhamed Mustafas, këtë Kur'ani kerim dhe këtë Mevludi sherif që u kërduen, kabul i bëftë.*

*Sa sevabe që u bënë prej këtij këndimi, më të dobishmit të gjithë njerëzve dhe më të mirit të gjithë pejgam-berëve, shefaatbësit në ditë t'mahsherit, Muhamed Mus-tafas, mubarek shpirtit t'tij hedije ja bëm.*

*Xhenabu rabbu'l-alemin te ai mubarek në bashçe të xhennetit të vorri i tij e çoftë. Shpirti i atij mubareki prej nesh gjithmonë razi dhe hushnut qoftë. Te resulu'll-llahi makbul, të mirë e të dashur bëna ja Rabbi.*

*Edhe tjerëve Pejgamberani idham ve rusuli kiram alej-himu's-salatu ves-selam, mubarek shpirtave të tyre ikram ja u bëftë. Edhe familjes së Pejgamberit dhe sahabëve që janë kanë, ensar e muhaxhirin, tabiin e myxhtehidin, ridvanu'll-llahi teala alejhim exhmein, mubarek shpirtave të tyre ikram ja u bëftë. Dhe evlija e suleha, mubarek shpi-rtave të tyre ikram ja u bëftë.*

*Edhe mahsus këtij që u bë sebeb me bë këtë mexhlis, amelet makbul, xhynahet magfur dhe gjithsa nijjete për hajr që i ka, Allahu xhel-le shanuhu me kollajllëk nasib ja bëftë. Evladët e tij prej ylemave që bëjnë amel dhe zingjinave që bëjnë shyqër, ja bëftë.*

*Prej Myslimanëve në Ahiret që janë shkue, Allahu xhel-le shanuhu të gjitha xhynahet afv dhe magfiret ja u bëfte. Edhe çka janë gjallë ine ymer të gjatë e me shumë mexhlise e gëzime nasib ja u bëftë.*

*Dinit Islam jepi ndihem e fuqi, kurse mbi batilinë gjithmonë galib dhe fitues, bëna ja Rabbi.*

*Në tokë e në deti, mysafir e asker që janë, shumë selamet epu ja Allah. Haxhive që e kanë bë zijaret, tekrar dhe tjerëve me mall të hallallit me bë zijaret Qaben, Zoti nasib na e bëftë*

*Xhennetin dhe dizarin e Zotit me pa, Zoti nasib na e bëftë. Edhe më të mbramën frymë me dal prej kësaj dynjaje tue thanë: Eshhedu en la ilahe il-lall-llah ve eshhedu en-ne Muhammeden abduhu ve resuluhu, bëna nasib ja Erhame'rr-rrahimin.*

*Subhane Rabbike Rabbi'l-izzeti amma jesifun. Ve selamun 'ale'l-murselin. Ve'l-hamdu li'l-lahi Rabbi'l-alemin.*



# KULTURORE



Abdul Fetah Madi

# Demokracia dhe moderniteti i myslimanëve

Për modernitetin në çdo kohë - epokë ka ligje kozmike, ligje që ka krijuar Krijuesi i kozmosit dhe i ka lehtësuar ato për atë që është i vetëdijshëm e i kupton ato, dhe më pastaj orvatet t'i ndjekë ato me qëllim të arritjes së realizimit të interesave të njerëzve në përgjithësi. Prej këtyre ligjeve është edhe që moderniteti nënkupton përparim, kurse përparimi nënkupton zhvillim të vazhdueshëm, ngritje, shiqim në të ardhmen dhe mosshikimin nga e kaluara. Përparimi posedon disa dimensione; më i theksuari prej tyre është ai që ndërlidhet me shkencën, metodologjinë shkencore, ekonominë dhe politikën.

## LIGJET E MODERNITETIT

Sipas dimensionit metodologjik apo formal, përparimi nuk mund të bëhet ndryshe përveçse duke përdorur logjikën dhe mendimin e lirë e duke u çliruar nga legjendat – mitet dhe përkufizimet të cilat i kanë vendosur njerëzit me qëllim të realizimit të interesave të tyre të veçantë. Logjika e shëndoshë dhe mendimi i lirë të çojnë në shkenca. Shkenca dhe zbulimet janë esenca e dimensionit ekonomik, i cili përkujdeset që natyrën ta vërë në shërbim të njeriut në këtë botë dhe ta nxisë atë për punë e prodhim si dhe për orvatje të vazhdueshme me qëllim të realizimit të drejtësisë dhe barazisë në tokë. Nga ky vështrim – aspekt shpërfaqet rëndësia e dimensionit politik të modernitetit, i cili përkujdeset për zhvillimin e institucioneve politike dhe sistemimin apo rregullimin e qeverisjes mbi parimin e sundimit të ligjit në vend të autokracisë së udhëheqësve, ose duke u mbështetur në qëllimet e mira të disave prej tyre. Gjithashtu ai fton që të respektohen dinjiteti i njeriut, mendja e tij dhe liria e tij në vend që një person të pretendojë se ai është më i mirë dhe më i merituar që ta njohë të vërtetën; gjithashtu fton që të mbrohen të gjitha grupet apo komunitetet e një shoqërie, në vend që të krijohen shtresa të dalluara e të veçanta si dhe monopolizim i qeverisjes dhe kapitalit tek individë të caktuar.Në Perëndim, civilizimi është përqendruar në dy dimensione: në atë ekonomik dhe në atë politik, duke anashkaluar dimensionin moralo-etik dhe atë social. Perëndimorët e kanë përdorur metodologjinë shkencore, të cilën e kanë zhvilluar arabët, për t'ia shtuar edhe disa horizonte të reja këtij civilizimi me përparimin e industrializimit, të bujqësisë, të ushtrisë, të anijeve, të transportit dhe telekomunikacionit. Dhe, me qëllim të mbrojtjes së pasurisë dhe garantimit të tregtisë së lirë, shoqëritë evropiane kanë zhvilluar dhe avancuar sistemet e qeverisjes demokratike, të cilat i respektojnë të drejtat e individëve dhe themelojnë rregulla për qarkullimin apo këmbimin e pushtetit dhe kërkimin e llogarisë nga udhëheqësit. Megjithatë, civilizimi perëndimor i shtoi edhe dy dimensione të tjera, të cilat realizuan shumë arritje në Perëndim, edhe pse ato kanë shkaktuar shumë pika të tensionit dhe acarimit, ato janë laicizmi, i cili e ndan fenë nga shteti, dhe sistemi ekonomik kapitalist, i cili filloi t'i ftojë njerëzit për shtimin e fitimit dhe grumbullim-akumulimin e pasurisë pa ndonjë kriter a kontroll. Këto dy dimensione u bënë shkaktare të shumë problemeve që kanë lidhje me aspektet familjare, etike dhe ekonomike. Sepse neutralizimi i fesë (dhe ndarja e etikës nga jeta e përditshme) lejon shfaqjen e ideologjive raciste, siç ishin nazizmi dhe sionizmi, si dhe përhapjen e shumë sëmundjeve shoqërore, si vrasja, përdhosja e nderit të femrës dhe ndarja apo grindja në familje. Materializmi i tepruar çoi në shfaqjen e ideve raciste për racën e zgjedhur evropiane dhe dukurinë e kolonializmit. Më pastaj trendi i konsumimit njeriun e shndërroi në një rob të korporatave të mëdha tregtare dhe financiare, derisa arriti shfaqja e krizës aktuale financiare dhe shumë tregje e kompani gjigante u shkatërruan e me miliona njerëz mbetën pa punë.

## KRIZA E QEVERISJES DHE MODERNITETIT TE MYSLIMANËT

Myslimanët e parë ishin njohës të mirë të ligjeve të modernitetit atëherë kur përfaqësonin denjësisht Fjalën e Krijuesit të tyre dhe kur meditonin në shpalljen e zbritur nga qielli, dhe atëherë kur mendjen e tyre e futnin në funksion me qëllim të përshtatjes së asaj që zbriste në Kuranin famëlartë dhe porosive të Pejgamberit a.s. me realitetin e tyre të ndryshueshëm, dhe bashkëvepronin me civilizimet e tjera, nga dilnin përfitime për të dyja palët. Në të kundërtën e civilizimit perëndimor, civilizimi islam veçohet për aspektin moral e etik, i cili ngrihet mbi parimin e besimit të Njëshmërisë së Krijuesit, dhe i cili ndalon rreptësisht shfrytëzimin e njeriut nga ana e vëllait të tij njeri, dhe shfaqjen e tendencave diskriminuese e zhfrytëzuese ndaj popujve të tjerë. Ky civilizim është ngritur mbi parimin e barazisë dhe drejtësisë për të gjithë njerëzit, myslimanë dhe jomyslimanë. Nuk ka përparësi asnjëri ndaj tjetrit përveçse me devotshmëri dhe përkushtim, ndërsa, për sa i përket çështjes së divergjencës në mes myslimanit dhe jomyslimanit, kjo është një çështje e botës tjetër dhe nuk është mirë që këtë ta marrim si kriter për dallim në çështjet e kësaj bote. Mirëpo duhet theksuar se civilizimi islam nuk ka zhvilluar institucione politike a sisteme qeverisëse, të cilat mund të themi se janë të përshtatshme për t'u miratuar edhe në kohën tonë. Për këtë çështje ekzistojnë disa shkaqe, prej të clave është edhe ky, se civilizimi islam është ngritur menjëherë pas shfaqjes së fesë islame dhe në atë kohë lidhjet në mes udhëheqësve myslimanë (të asaj kohe) dhe parimeve islame, ishin shumë të fuqishme në krahasim me gjendjen aktuale të myslimanëve në ditët e sotme. Për këtë arsye myslimanët e parë nuk kishin harxhuar energji për të vendosur apo për të themeluar sisteme qeverisëse, siç veprojnë sot shumë popuj. Si të mos vepronin kështu kur ata ishin të përpiktë ndaj mësimeve kuranore dhe këshillave profetike. Mund të themi edhe këtë se qëllimi i ruajtjes së unitetit të myslimanëve dhe mbrojtja e vetë fesë, ishin qëllim primar për udhëheqësit myslimanë, dhe ndoshta ky qëllim, më i madhi, i largonte ata paksa që të përkujdeseshin për zhvillimin e ndonjë forme qeverisëse, e cila do të mbështetej mbi parimin e këmbimit të qeverisjes dhe rezistencës ndaj qeverisjes tirane e të padrejtë. Nuk ka dyshim se xhelozia dhe guximi i shumë udhëheqësve myslimanë



dhe përgatitjet e shumë ushtrive nga ana e tyre me qëllim të luftimit të gjithë atyre që cenojnë apo prekin integritetin e myslimanëve dhe të tokave të tyre, i kishte ndihmuar ata, edhe pse në një mënyrë ishin udhëheqës të vazhdueshëm të institucioneve në atë kohë. Më e rëndësishme se gjithë kjo që u tha, është se vetë Islami – si fe e përshtatshme për çdo kohë dhe vend –pasuesve të tij u prezenton parimet dhe vlerat më të larta, duke i lënë ata të lirë që t'i zgjedhin sistemet e ndryshueshme, të cilat përshtaten me shoqëritë e tyre në varësi nga ndryshimet në aspektin e kohës e të vendit dhe nga divergjencat dhe traditat kulturore. Kësaj pike, apo kësaj çështjeje, nuk i kushtonin ndonjë rëndësi të veçantë shumë prej juristëve a udhëheqësve myslimanë. Edhe pse hapësirat e shtetit islam filluan të zgjeroheshin dhe myslimanët ishin shumë më superiorë ndaj bashkëkohanikëve të tyre, në fushat e shkencës, njohurive, artit dhe letërsisë, megjithatë ekzistonte nevoja e zhvillimit sa më parë, të një sistemi politik islam.Në përgjithësi mund të themi se shekujt e parë të Islamit (epoka e lulëzimit) ishin të lidhur ngushtë me udhëheqës të drejtë, të cilët kishin kuptuar thelbin e fesë islame dhe qëllimet e legjislacionit islam, ose së paku me udhëheqës të cilët asnjëherë nuk i kishin vënë qëllimet e tyre personale para qëllimeve të shoqërisë dhe interesave të popujve të tyre. Ndërsa më vonë, myslimanët do të vuanin shumë nga udhëheqës totalitarë, të cilët filluan t'i realizonin interesat e tyre personalë pa shfaqur as më të voglin interes për fenë e tyre dhe për popujt e tyre. Këto veprime të këtyre udhëheqësve ishin shkaktare që njerëzit të ndaheshin në grupe e medh'hebe, dhe kështu Ligji i Zotit funksionoi ndaj myslimanëve ashtu siç kishte funksionuar edhe ndaj të tjerëve më herët dhe myslimanët i goditi dekadenca e u futën në epokën e errët të tiranisë, totalitarizmit dhe prapambetjes deri në ditët tona. Sfida më e madhe me të cilën janë ballafaquar myslimanët dhe arabët që nga shekulli 19, është ndarja apo plasaritja e unitetit të myslimanëve me format dhe aspektet e ndryshme. Për sa i përket aspektit fetar, u shfaqën grupe e medh'hebe, të cilat u larguan nga të kuptuarit real të Islamit dhe shfaqen disa kuptime të tjera për thelbin apo esencën e Islamit. Ndërkaq, për sa i përket aspektit politik, u shfaqën shtete e minishtete në konkurrencë me njëri-tjetrin. E për sa i përket aspektit ekonomik, u shfaq dukuria e monopolizimit të pasurisë nga një pjesë e caktuar duke tejkaluar të gjitha normat e drejtësisë dhe barazisë. Sikur të mos ndodhte sulmi i forcave kolonialiste ndaj provincave që ishin pjesë përbërëse të shtetit osman, dhe triumfi i këtyre forcave në okupimin e këtyre provincave, jam më se i bindur se lëvizja reformiste, e cila filloi aktivitetin e saj me përpjekjet e disa dijetarëve dhe mendimtarëve, siç ishin Xhemaluddin el-Afganij, et-Tahtavij, Muhamed Abduhu, et-Tunisij, el-Kevakibij, Reshid Rida dhe shumë të tjerë, do të kishte sukses në trajtimin e goditjes së myslimanëve nga moderniteti perëndimor, i cili erdhi pas ekspeditës franceze ndaj Egjiptit. Ndërsa sot, myslimanët e kësaj kohe, ballafaqohen me dy sfida historike, që janë: përçarja e myslimanëve e shkapërderdhja e tyre si dhe udhëheqja totalitare, në kohën kur civilizimi perëndimor prezanton ose paraqet metoda demokratike për qeverisjen e mirëfilltë, udhëheqjen e administratës shtetërore dhe për zgjidhjen e konflikteve politike, gjëra të cilat kanë dëshmuar efektin e tyre pozitiv në Perëndim dhe jashtë tij. Gjithashtu, përvojat bashkëkohore demokratike na prezantojnë një leksion tjetër për mundësinë e unifikimit vetanak të qeverive demokratike, siç është duke ndodhur në Evropë, në Amerikën Jugore dhe në Azi.

## DEMOKRACIA DHE MODERNITETI

Për këtë shkak tejkalimet a shpërfilljet e disa shteteve bashkëkohore demokratike dhe politikave të tyre të

jashtme të dyfishta, nuk duhet të jenë argument për refuzimin e sistemit demokratik, sepse urtësia është çështje e humbur për besimtarin dhe kudo që gjen, ai e merr. Gjithashtu sistemin demokratik nuk duhet ta shikojmë si një doktrinë (akide) që bie ndesh me fenë islame. Sepse vendosja e fesë islame në njërën anë dhe sistemit demokratik, në anën tjetër, e më pastaj bërja e krahasimeve në mes tyre është çështje jo e saktë metodologjikisht dhe intelektualisht. Sepse feja islame përmban doktrinë-bindje, bashkëveprim në mes njerëzve e adhurime, dhe ajo, tek pasuesit e saj, është e përshtatshme dhe e vlefshme për çdo kohë dhe vend. Ndërsa thelbi i sistemit demokratik –i cili është prej sistemeve që më së paku ka të këqija- përbëhet nga një grup institucionesh, parimesh, procedurash dhe standardesh, të cilat sistemojnë a rregullojnë çështjen e vendimmarrjes, kahet politike, zgjedhjen e udhëheqësve dhe llogaridhënien e tyre si dhe zgjidhjen e konflikteve politike me metoda paqësore. Prandaj sistemi demokratik me këtë kuptim  domethënie është një kontratë (e cila vazhdimisht) ripërsëritet në mes njerëzve, që pranon modifikimin, zhvillimin, eliminimin dhe shtimin duke ruajtur thelbin e saj. Kam bindjen se njëra nga pikat thelbësore të defektit në të kuptuarit e sistemit demokratik dhe të mundësisë së praktikimit të tij në shtetet islame, është imagjinimi apo parafytyrimi i shumë myslimanëve se kuvendet legjislative të sistemit demokratik hallallin do ta bëjnë haram, kurse haramin do ta bëjnë hallall, sepse populli është burim i legjislacionit. Kjo çështje nuk është e saktë, sepse në Perëndim ekziston diçka që quhet pikëreferenca supreme ose institucioni suprem (ajo është pikëreferenca liberale) dhe nuk është e mundur të imagjinohet që ligjëdhënësit të shpërfillin këtë institucion gjatë kohës së formimit të kushtetutës dhe ligjeve. Në mënyrë të ngjashme nuk është e mundur të imagjinohet që një kuvend i zgjedhur (në mënyrë të lirë) të legalizojë rakinë, kamatën apo klubet e natës në një shtet sistemi politik i të cilit mbështetet në fenë islame dhe atë sistem e konsideron si pikëreferencë supreme a institucion suprem. Për fat të keq, këto gjëra sot legalizohen nga sisteme që janë shumë larg nga sistemi demokratik. Gjithashtu, disa çështje, siç janë monopolizimi i pushtetit, shtypja e lirive dhe eliminimi i lëvizjeve islame, relativisht të moderuara, nga skena ka dhënë një kontribut goxha të madh në bllokimin apo pengimin e zhvillimit të disa modeleve të qeverisjes, të cilat nuk do t'i tejkalonin parimet e legjislacionit (Sheriatit) islam dhe nuk do t'i privonin shoqëritë e tyre nga përfitimet e civilizimit aktual (praktika e 'Vëllezërve myslimanë' në Egjipt).

Ne sot jemi të obliguar të punojmë për të shtuar apo aneksuar në sistemin demokratik, duke futur në funksion intelektin tonë në çështjet apo pikat e tensionit, të cilat i kanë sekrecionuar-shkaktuar vetë praktikat demokratike, siç janë çështjet e përfaqësimit politik, vendosja e sistemeve më të sofistikuara për përcjelljen e veprimtarisë së delegatëve, vendosja e sistemeve për përcjellje dhe llogaridhënie si dhe për neutralizim të parasë publike në zgjedhje, si dhe qasja në mekanizmat për të integruar aspektet morale dhe etike në veprimtarinë institucionale dhe rrjedhat e përgjithshme, ashtu siç jemi të obliguar që të shtiem në funksion logjikën për çështje madhore, siç janë çështjet e të kuptuarit të bashkësisë (el-ummeh) dhe marrëdhënieve në mes shteteve. Kërkimi i zgjidhjeve për sfidat e vogla duhet të bëhet larg çdo libri të trashëgimisë sonë të mëhershme në mënyrë të konsiderueshme. Sepse zgjidhjet që kërkohen sot, janë zgjidhje njerëzore, bashkëkohore dhe të tanishme, ato nuk kanë lidhje me atë se çfarë ka thënë el-Maverdij, el-Gazalij apo dikush tjetër nga dijetarët e shekujve të kaluar. Këtu më kujtohet se dijetari Rashid el-Ganushij që kishte shkruar një herë lidhur me librin e Imam el-Gazaliut "Ihjau Ulumid-Din" (e cila është prej librave më të mirë të shekullit të pestë të hixhretit) me këtë përmbajtje: Se ajo konsiderohet prej pengesave të reformave, ndërsa një jurist tunizian kishte thënë se ai libër është i dobishëm vetëm për dijetarët, e për fillestarët është i dëmshëm. Dhe, në vend të përsëritjes së lavdit të myslimanëve të parë dhe parimeve fisnike të fesë islame në mënyrë abstrakte, ne jemi të obliguar të punojmë për të ndërtuar mbi sistemet dhe mekanizmat e demokracisë, sepse njerëzimi në përgjithësi ka nevojë për këtë punë dhe për të gjitha normat moralo-etike që ka zbritur Zoti i Madhërishëm për njerëzimin në përgjithësi, në mesazhin islam, dhe të cilat ua ka besuar intelektualëve myslimanë jo vetëm me qëllim që ky mesazh t'u ofrohet njerëzve në përgjithësi, po dhe për të vepruar e punuar me qëllim të arritjes deri në formimin e një Ymeti-bashkësie efektive e të dobishme për tërë njerëzimin. Kjo është e kundërta e botëkuptimit të përhapur tek shumica e atyre që u përkasin lëvizjeve të ndryshme islame, se ajo çfarë kërkohet është dhënia e mundit e jo arritja e qëllimit apo realizimi i rezultateve, çështje kjo e cila i bën ata të mos mendojnë për pasojat e veprimeve të tyre në mënyrë të mirëfilltë. Me këtë rast, ne jemi të obliguar të marrim 'yrrnek' nga i Dërguari i Allahut xh.sh., mesazhi i të cilit nuk ishte vetëm kumtimi-d.m.th. ai t'u ofrohej njerëzve, po e kishte për obligim veprimin pas kumtimit- d.m.th. të vepruarit me qëllim të arritjes së formimit të një Ymeti efektiv nga besimtarët, si zbatim i ajetit kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "O ti i dërguar! Komunikoje atë që t'u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk bën (kumtimin në tërësi), atëherë nuk e ke kryer detyrën (revelatën-risalen). Allahu të garanton mbrojtjen prej njerëzve (prej armiqve)". (El-Maide: 67).

Përktheu dhe përshtati nga gj. arabe, Vedat Shabani www.aljazeera.net. 19.6.2010



Mr. Ejup Haziri

# Ndryshimet në botën arabe

4 Milion me të drejtë vote kishin të drejtën e tyre për të përcaktuar të ardhmen e tyre për të jetuar së bashku në një Sudan, apo për të qenë të ndarë, gjegjësisht për t'u krijuar edhe Sudani Jugor. Kjo u përcaktua që nga 9 deri më 15 janar, kur banorët e Jugut do të vetëvendosnin përmes referendumit që të ndaheshin apo të vazhdonin të jetonin nën hijen e një Sudani të vetëm.

Thirrjet për ndarjen e Sudanit kanë qenë të kahershme dhe të kamotshme, sidomos thirrjet nga Jashtë, ku ishte projektuar dhe sponsorizuar kjo lojë, që më herët qe quajtur 'pretendim' nga vendorët, por që pritet të bëhet realitet këtë muaj, gjegjësisht gjashtë vite pas 'Marrëveshjes së Paqes'. Përse një ndarje e tillë pikërisht në këtë kohë, apo në kohën kur shtetet e ndara të dikurshme janë bashkuar, e grindjet e tyre që moti janë harruar? Kurrsesi nuk mund të japësh një përgjigje të shpejtë për një ndarje që është projektuar për një kohë të gjatë nëpër laboratorët e bosëve të mëdhenj, pa cekur disa të dhëna që kanë të bëjnë me Sudanin! Sudani është shteti më i madh në tërë Afrikën nga sipërfaqja, ka përafërsisht një sipërfaqe 2.5 milion kilometra katrorë, ndërsa sipërfaqja e Jugut që parashihet të ndahet, është 646 mijë kilometra katrorë, gjegjësisht një e katërta e sipërfaqes së përgjithshme të Sudanit. Ndarja e Sudanit Jugor do të ketë kufij dy mijë kilometra, që do të lidhet me pesë shtete afrikane: Keninë, Ugandën, Afrikën e Mesme, Kongon dhe Etiopinë. Banorët e Sudanit Jugor

janë përafërsisht 8.2 milion, apo 21% nga popullata e përgjithshme prej 39 milionsh. Gjuha angleze do të jetë gjuhë zyrtare, mirëpo secili fis (kabile) ka gjuhën e vet, e sipas disa shënimeve janë mbi 400 dialekte, po zyrtarisht të pranuara vetëm 12, prandaj si gjuhë komunikimi në mes banorëve të Jugut do të jetë gjuha arabe, apo siç e quajnë ata 'arabishtja gjuba', që është një përzierje në mes fjalëve arabe dhe dialekteve vendore. Jugu është edhe i pasur, ngase prodhon naftë, edhe pse kushtet janë të vështira. Kullosat kanë një sipërfaqe prej 40% nga tokat e përgjithshme të Jugut, kurse ato bujqësore rreth 30%, pyjet natyrore 23 %, e sipërfaqet ujore rreth 7% nga sipërfaqja tërësore.Nëse flasim për besimet në Sudanin Jugor, mund të themi se shumica e tyre janë të krishterë, edhe pse nuk ka statistika të sakta, ngase nuk ka pasur regjistrime gjatë kohës së fundit; në regjistrimin e vitit 1956 statistikat thoshin se numri i myslimanëve ishte 18%, kurse i të krishterëve 17%, dhe i jofetarëve (paganë e animistë) 65%. Pothuajse 27 vjet më vonë (1983) u bë regjistrim tjetër, por nuk kishte përfshirë statistikën fetare, përkatësisht përkatësinë religjioze.

### SUDANI JUGOR ËSHTË PËRKRAHUR VAZHDIMISHT NGA BASHKËSIA NDËRKOMBËTARE

Në vitin 1986 Këshilli Botëror i Kishave ka shfaqur një statistikë sipas një regjistrimi të saj, se numri i myslimanëve në Jug arrin 31%, i të krishterëve 48%, e përqindjet e tjera ndahen në mes paganëve (politeistëve) animistëve dhe besimeve të tjera afrikane. Sistemi shoqëror dhe ai politik në Sudanin Jugor zhvillohet kryesisht sipas fiseve, ku ato luajnë rol të fuqishëm në vend, e prej fiseve më të njohura është fisi Dinka, i cili, sipas statistikave të vitit 1983, llogaritet se ka 2.3 milion banorë. Aktualisht ky fis sundon pothuajse tërë rajonin, dhe prej tij kanë dalë komandantë të shquar e personalitete të mëdha. Edhe Lëvizja Popullore për Çlirimin e Sudanit është themeluar nga ky fis. Sudani Jugor është përkrahur vazhdimisht nga Bashkësia Ndërkombëtare, madje ka zëra se edhe është financuar prej saj nëpërmjet shteteve fqinje të Sudanit, të cilat kanë kontribuuar për armatimin. Gjatë luftimeve aty janë vrarë afër 2 milion njerëz. Në anën tjetër, në një konferencë, ku morën pjesë liderë të ndryshëm nga partitë arabe në Ribat, u theksua se ndarja e Sudanit do të krijonte pretendime të rrezikshme për banorët arabë dhe afrikanë, madje këtë ndarje e konsideruan 'skemë kolonizimi', që do të pasonte me ndarjen e shteteve të tjera në baza fetare e racore. Konferenca vuri theks të veçantë për rreziqe ndaj shteteve arabe dhe problemeve të tyre të brendshme, duke thënë se kjo ndarje mund të ishte model edhe për ndarje të tjera në disa prej vendeve arabe, si ndarja e shkretëtirës perëndimore të Marokut, ndarja e Libanit, po edhe Egjipti mund të kishte një fat të tillë.Vetëm në një shtet më lart, në të njëjtin kontinent, në natën e vitit të ri u hodhën bomba në një kishë kopte, gjë që irritoi tej mase koptët dhe myslimanët, për se pati përleshje të mëdha. I menjëhershëm në kritikë erdhën Papa nga Vatikani dhe disa liderë të shteteve të fuqishme. Ai kërkoi nga shtete të fuqishme që të mbroheshin të krishterët që jetojnë në vende të ndryshme, ku janë minoritarë, me fjalë të tjera kërkoi mbrojtjen e të krishterëve që jetojnë në vendet arabe.

### EZANI FILLOI NË TELEVIZIONIN SHTETËROR PAS 23 VJETËSH NDALIMI

Ekspertët egjiptianë dhe ata të shërbimit sekret, rastin në fjalë e konsideruan si dorë të zgjatur të Mosadit, që për gjëra të tilla janë mjaft të njohur në mbarë rajonin arab. Sidoqoftë, tensionet në mes koptëve dhe egjiptianëve kohët e fundit janë përkeqësuar, sidomos pas përqafimit të Islamit nga ana e disa vajzave kopte, ndaj të cilave pati edhe atentate vetëm sepse ato përqafuan fenë islame. Në mediet ndërkombëtare i bëhet një reklamë e madhe minoritetit kopt, dhe i jepet përkrahje pa rezervë, e kjo pa dyshim do të ketë më vonë efekte negative dhe mund të krijojë probleme të mëdha, në mos tash, më vonë sigurisht. Përderisa Jugu i Sudanit do të ndahet, Darfurit po i hapet rruga. Kambanat po rrahin në Egjipt, e kryengritjet në Tunizi përmbysën sistemin diktatorial të presidentit Zejne-l Abidin Ben Ali, i cili sundoi hiç më pak se 23 vjet, mori miliardat e vjedhura me vete dhe familjen e tij, e iku në Arabinë Saudite, sepse Franca refuzoi kërkesën e tij për të qëndruar atje. Franca, madje, u dha ultimatum anëtarëve të familjes së ish-presidentit që të largoheshin nga shteti. Kështu, dikur përkrahësi më i madh i presidentit, tashmë u kthye në anën e kundërt. Izraeli ndjeu keqardhje për largimin e Ben Alij-ut, pasi ky i fundit ishte njëri nga përkrahësit më të mëdhenj të Izraelit. Ezani filloi të thërrasë në televizionin shtetëror në Tunizi pas 23 vjetësh ndalimi, e mbulesa pritet të jetë legale në shkollë pas largimit të tij. Algjerinë dhe Jordaninë po i ndjek fati i Tunizisë, ngase edhe në këto dy vende kanë filluar protestat, që pritet të përshkallëzohen në çdo kohë. Në këto rrëmuja, Hillary Clinton bëri një vizitë pesëditore në Botën Arabe, ku nga Doha e Katarit dha këtë informacion: "Ose qeverisni mirë, duke bërë ndryshime në sferën ekonomike e sociale, ose islamikët do t'ua zënë vendin tuaj". Përderisa vendet po copëtohen, trazirat po bëhen më të ashpra, kryetarët e shteteve arabe po përjetojnë një boomerang të vërtetë, në anën tjetër Irani po teston raketat e reja, e për këtë Udhëheqësi i Rojës Revolucionare, pikërisht në këtë kohë, deklaroi: "Raketat tona mbulojnë vendet e gjirit Persik dhe detin e Omanit". A thua përse një deklaratë e tillë? Megjithatë, kambanat po bien, po kush po i kupton?

Louay M. Safi

# Islami dhe shteti shekullar

## Eksplikimi i universales në normat bazore politike islame (2)

### RELIGJIONI DHE SHTETI NË SHOQËRINË MYSLIMANE

Shumë intelektualë myslimanë sot insistojnë që Islami është pjesë integrale e shtetit. Shteti, në shoqërinë e përkushtuar ndaj Islamit, theksojnë ata, sipas përkufizimit, është shtet islam, duke marrë parasysh se e drejta islame e obligon pushtetin politik që ka ndikim të drejtpërdrejtë mbi të drejtën kushtetuese. Kjo ka krijuar konfuzion për natyrën e shtetit islam dhe ka nxitur dyshim te dijetarët modernistë, të cilët frikësohen se, kurora e sërishme ndërmjet shtetit dhe Islamit, do të rezultonte lindjen e teokracisë. Konfuzioni, gjithsesi, nuk rrëgjohet vetëm tek vrojtuesit e jashtëm dhe komentuesit, të cilët e kanë zakon që përfundimet në analizat e tyre t'i nxjerrin nga përvoja historike e shoqërive perëndimore, por ndikon edhe tek ata që përfaqësojnë formimin e shtetit në themelet e vlerave islame. Vështirësia paraqitet në tentimin që të kombinohet parimi i sundimit popullor me atë të shtetit, të cilin e obligon e drejta islame. Ky konfuzion, sipas mendimit tim, është rezultat i barazimit të strukturës politike të Ummetit me strukturën politike të shtetit, dhe si pasojë nga kjo, përzierje e funksioneve të Sheriatit me funksionet e shtetit. Ky konfuzion nuk është i kufizuar vetëm në veprat obskure. Kjo mund të hetohet edhe në veprat e mendimtarëve bashkëkohorë myslimanë me ndikim. Me titullin Synimet e shtetit islam Ebu El-A'la El-Mewdudi, për shembull, veçon dy lloje synimesh që dalin para shtetit islam: synimet negative "siç është kundërshtimi i agresionit e ruajtja e lirisë së popujve e mbrojtja e shtetit, dhe synimet pozitive, siç është ndalimi i të gjitha gjërave që i ka dënuar Kurani".[2] Mewdudi përsiatjet e tij i përfundon me afirmimin e tonalitetit të synimeve shtetërore në bazë të gjithëpërfshirjes së synimeve të Sheriatit. Ai thotë: "Pra, është e pamundur për shtetin e tillë që të kufizojë suazën e tij, sepse ai është shtet totalitar, i cili rregullon jetën e përgjithshme njerëzore, dhe i cili, çdo aspekt të jetës njerëzore, e ngjyros me bojë morale dhe me programe të veçanta reformiste. Kështu, askush nuk ka të drejtë t'i kundërvihet shtetit dhe të përjashtohet nga përgjegjësia duke folur se kjo e kjo është gjë private, në të cilën shteti nuk mund të përzihet. Shkurt, shteti përfshin jetën njerëzore dhe çdo fushë të qytetërimit sipas teorisë së tij të veçantë morale, dhe programit të veçantë reformist.

### SHTETI ISLAM DHE LIRIA INDIVIDUALE

Prandaj, ai është i ngjashëm, deri diku, me shtetin komunist dhe fashist. Po, përkundrejt këtij totaliteti, shteti islam është i lirë nga ngjyra që dominon në shtetet totalitare dhe autoritare të kohës sonë. Për këtë arsye, shteti islam nuk e kufizon lirinë individuale, në të as që ka shumë hapësirë për diktaturën apo autoritetin absolut.[3] Citati i sipërm reflekton gjendjen e konfuzionit, që vumë në dukje pak më parë. Në një paragraf autori shtetin islam e përshkruan si totalitar, e krahason me shtetin komunist e fashist dhe thekson se askush nuk ka të drejtë t'i kundërvihet shtetit dhe të kundërshtojë përzierjen e tij në jetën personale, për t'u tërhequr pastaj, dy fjali më poshtë, duke mohuar mundësinë që shteti islam të kufizojë lirinë individuale. Sigurisht që pohimi për karakterin totalitar të shtetit është rezultat i përzierjes së funksioneve shtetërore të lidhura për dimensionin juridik të Sheriatit, me funksionet e Ymetit, të lidhura për dimensionin moral dhe arsimor. Dallimi i këtyre dy llojeve të synimeve, pra, është me rëndësi thelbësore për pamundësimin e shtetit që shoqërisë së gjerë t'i imponojë rendin normativ të bazuar në komentimin e ngushtë të Ligjit. Shteti islam, këtë duhet theksuar, nuk është institucion e përkushtuar në promovimin e interesave të bashkësisë myslimane, por sistemin politik i bazuar në parimet universale të përkushtuar në ruajtjen e qetësisë, sigurisë dhe mirëqenies së qytetarit, pavarësisht nga doktrina, religjioni, nacionaliteti, raca apo gjinia e tyre. Siç do të tregohet në faqet vijuese, sistemi islam në të kaluarën nuk ka sjellë, as në të ardhmen do të duhej të sillte deri te imponimi i konceptit mendimit të caktuar të ngushtë dhe të kufizuar ndaj shoqërisë. Kjo është për shkak se me parimin e pluralitetit doktrinar dhe fetar është llogaritur qysh prej fillimit të vetë lindjes së Ymetit si me parimin kyç politik. Këtu ajetet kuranore, si mekase ashtu edhe medinase, theksojnë qartë rëndësinë qendrore të parimit të lirisë fetare në konceptin islam. Kohët e fundit, kujdesi ndaj faktit se në çfarë lidhjesh do të jetë përcaktimi fetar me zbatimin e pushtetit, gjeti rrugë deri në radhët e islamikëve. Grupet e brendshme islame gradualisht bëjnë pengesa të koncepteve të hershme të rendit të centralizuar islam siç e kishin konceptuar prijësit e hershëm, sikur ishin Hasan El-Benna dhe Tekijuddin En-Nebehani. Prijësit e lëvizjeve

kryesore islame në Egjipt, Jordan, Pakistan, Siri, Turqi dhe Tunizi, t'i përmendim vetëm disa, janë deklaruar publikisht në dobi të sistemit demokratik, pluralist, në të cilin liria e të folurit dhe e tubimit u garantohet të gjithë qytetarëve, pavarësisht nga orientimi i tyre politik apo nga përkatësia fetare.[4]

## PARIMET BAZË TË SHTETIT TË MEDINËS

Ideja e shtetit islam që përfaqësojnë sot autorët populllistë, pikërisht siç u përpoqa ta tregoja, është përzierje e strukturës nacionaliste të shtetit modern me strukturën komunale / të përbashkët të Sheriatit historik. Koncepti i shtetit, që rezulton nga kjo, është kundërshtia e plotë e natyrës dhe synimit të bashkësisë politike që kishte themeluar Pejgamberi a.s. apo që kishin zhvilluar brezat e ardhshëm myslimanë. Pasqyra e shkurtër e parimeve udhëheqëse të bashkësisë së parë politike islame, zbulon diskontinuitetin ndërmjet këtyre dy koncepteve të shtetit islam. Parimi dhe struktura e bashkësisë së hershme politike islame i përmbaheshin Kartës së Medinës (Sahifet'ul-Medineh), e cila përbënte bazën kushtetuese të bashkësisë politike që pati themeluar Pejgamberi a.s..[5] Karta e Medinës kishte vendosur disa parime të rëndësishme politike, të cilat, nëse merren së bashku, përbënin kushtetutën e shtetit të parë mysliman dhe të cilat përcaktonin të drejtat dhe detyrimet politike të anëtarëve të bashkësisë politike të themeluar rishtazi, të barabartë, të myslimanëve dhe jomyslimanëve, dhe të cilat kishin përcaktuar strukturën politike për shoqërinë në krijim. Parimet më të rëndësishme të Kartës së Medinës janë:

1) Karta proklamonte se Ymeti është bashkësi politike, e hapur për të gjithë individët që janë të përkushtuar ndaj parimeve dhe vlerave të saj dhe të cilët janë të gatshëm t'i bartin detyrimet dhe përgjegjësitë e tyre. Kjo nuk është bashkësi e mbyllur, anëtarësia e së cilës, me të gjitha të drejtat dhe garancitë që bart me vete, është e kufizuar në grumbullin e zgjedhur. E drejta për të qenë anëtar i Ymetit nënkuptonte:

a) Pranimi i parimeve të sistemit islam, që manifestohej në përkushtimin dhe përkrahjen ndaj rendit moral dhe juridik;

b) Deklarimi i përkushtimit ndaj sistemit nëpërmjet kontributit praktik dhe luftës për realizimin e synimeve islame.

Pra, përkushtimi dhe kujdesi për të mirën publike janë parimet që përcaktojnë anëtarësinë në Ymet dhe këtë e përkufizon neni i parë i dokumentit: "Kjo është karta të cilën e jep Muhamemdi a.s. (e cila do t'i rregullojë marrëdhëniet) ndërmjet besimtarëve dhe myslimanëve kurejshitë dhe Jethribit (Medinës) dhe atyre që do t'i pasojnë, të cilët u bashkohen dhe ata që do të luftojnë me ata."[6]



2) Karta skicon suazën e përgjithshme që përkufizon normat individuale dhe vëllimin e aksionit politik brenda shoqërisë së re, duke ruajtur njëkohësisht strukturat shoqërore dhe politike atëherë zotëruese në Arabinë fisnore. Karta e Medinës ruante strukturën fisnore duke mohuar njëkohësisht frymën fisnore dhe duke i vendosur përkushtimin fisnor rendit juridik të bazuar në moralin. Kështu, Karta, duke proklamuar se bashkësia e re politike është "ymet për vete, i cili i përjashton njerëzit e tjerë", kishte konfirmuar ndarjen fisnore, e cila tashmë ishte pastruar nga fryma fisnore, e përmbledhur në slloganin kanë apo jo të drejtë vëllezërit e mi", duke ia nënshtruar parimeve më të larta të së vërtetës dhe drejtësisë. Karta ka proklamuar se të shpërngulurit nga Kurejshi, Ben'ul-Harith, Ben'ul-Evs dhe fise të tjera të populluara në Medinë, sipas "traditave të tyre aktuale do të paguajnë gjakun që kishin paguar edhe deri tash, dhe çdo grup do të blejë robërit e vet."[7] Shmangia islame për t'i abroguar ndarjet fisnore, mund të shpjegohet me disa faktorë, të cilët mund të përmblidhen në tri pikat vijuese: E para - ndarja fisnore nuk ishte vetëm ndarje politike, po edhe ndarje shoqërore, e cila pjesëtarëve të fisit u siguronte sistemin simbiotik. Për këtë arsye, abrogimi i ndihmës politike dhe shoqërore që siguronte fisi para zhvillimit të alternativës, ishte humbje e madhe për anëtarët e shoqërisë. E dyta - krahas asaj që ishte grupimi shoqëror, fisi paraqiste bashkësinë ekonomike në harmoni me ekonominë pastorale, dhe zotëronte në Gadishullin Arabik para dhe pas shfaqjes së Islamit. Ndarja fisnore ishte ndarje ideale për prodhimin pastoral, duke marrë parasysh faktin se ajo siguronte lirinë e lëvizjes dhe migrimet në kërkim



të kullotave. Çdo ndryshim në këtë model, kërkon së pari ndërmarrjen e nismës për ndryshimin e mjeteve dhe metodave të prodhimit. E treta – dhe ndoshta faktori më i rëndësishëm, i cili arsyeton ndarjen fisnore brenda suazës së Ymetit, pasi Shpallja e fundit pastroi ekzistencën fisnore nga përmbajtja e saj agresive dhe arrogante, është ruajtja e shoqërisë dhe mbrojtja e saj nga rreziqet e diktaturës qendrore, e cila do të mund të shfaqej në mungesë të strukturës sekondare shoqërore e politike, respektivisht pengimi i përqendrimit të fuqisë politike në duar të pushtetit qendror.

## ISLAMI DHE JETA FISNORE

Së këndejmi Islami kishte pranuar sistemin politik të bazuar mbi konceptin e Ymetit si alternativë për sistemin e shkapërderdhur fisnor dhe e ruajti ndarjen fisnore pasi e pastroi nga elementet agresive. Islami çështjen e strukturës politike ia kishte lënë zhvillimit suksesiv të strukturave ekonomike dhe prodhuese. Edhe pse shpallja islame shmangu cilatdo direktiva arbitrare, synimi i të cilave ishte abrogimi momental i ndarjeve fisnore, ajo kritikoi haptazi jetën fisnore dhe nomade.[8]

3) Sistemi politik islam parimin e tolerancës fetare të bazuar në lirinë e besimit, e pranoi për të gjithë anëtarët e shoqërisë. Ai u pranoi hebraikëve të drejtën për të jetuar sipas parimeve dhe rregullave që i besonin: "hebraikët e Benu Avëfe janë një bashkësi me besimtarët. Hebraikët kanë fenë e tyre, kurse myslimanët të tyren". Karta thekson rëndësinë fondamentale të bashkëpunimit ndërmjet myslimanëve dhe jomyslimanëve në vendosjen e drejtësisë dhe mbrojtjes së Medinës nga agresioni i jashtëm. "Hebraikët duhet t'i bartin shpenzimet e tyre, kurse myslimanët të tyret. Çdo grup duhet të ndihmojë tjetrin kundër çdokujt që i sulmon nënshkruesit e kësaj Karte. Ata duhet të këshillohen dhe të merren vesh". Karta ua ndalonte myslimanëve që t'u bënin të padrejta hebraikëve apo të hakmerreshin ndaj pjesëtarëve të fesë hebraike, për vëllezërit e tyre myslimanë duke mos mbajtur parasysh parimet e së vërtetës dhe të mirës. "Hebraiku që na pason, ka të drejtë për ndihmë dhe barabarësi. Atij nuk do t'i bëhet e padrejtë as që do t'u ndihmohet armiqve të tij".[9]

4) Karta parasheh që aktivitetet shoqërore dhe politike në sistemin e ri duhet t'u përgjigjen grumbullit të vlerave dhe standardeve universale, të cilat i trajtojnë të barabartë të gjithë njerëzit. Sovraniteti në shoqëri nuk do t'u përkasë sunduesve apo ndonjë grupi të veçantë, por ligjit të bazuar në drejtësi dhe mirësi, i cili garanton dinjitetin e të gjithë pjesëtarëve të shoqërisë. Karta thekson vazhdimisht dhe shpesh rëndësinë bazë të drejtësisë, mirësisë dhe të drejtës, e padrejtësinë dhe tiraninë i gjykon në mënyra të ndryshme. "Ata, nga mirësia dhe ndjenja e drejtësisë, do t'i shpaguajnë robërit e tyre me.......", përcakton Karta. Besimtarët e devotshëm do të luftojnë kundër rebelëve dhe atyre që dëshirojnë të shtrijnë padrejtësinë, mëkatet, armiqësinë apo korrupsionin ndër besimtarët. Dora e çdo personi do të jetë kundër tij, madje edhe nëse do të jetë i biri i dikujt prej tyre", - qëndron në Kartë.[10]

5) Karta futi disa të drejta politike, të cilat do t'i gëzonin edhe individët në shtetin medinas, si myslimanët ashtu edhe jomyslimanët, sikurse janë:

a) Detyrimi që të ndihmohen të shtypurit; b) Fajësia sipas afërsisë, të cilën e kishin zbatuar shpesh fiset arabe paraislame, mbeti jashtë ligjit: "Personi nuk do të përgjigjet për punët e këqija të aleatit të tij"; c) Liria e besimit: "Hebraikët e kanë fenë e tyre, kurse myslimanët të tyren" dhe; ç) Liria e lëvizjes nga dhe në Medinë: "Kush dëshiron ta lëshojë Medinën, është i sigurt, dhe, kush dëshiron të mbetet në Medinë, është i sigurt, përveç atij që ka gabuar ndaj dikujt ose ka bërë mëkat".[11] (vijon)

(1)Burimi i përkthimit: www.bosanskialim.com/rubrike/tekstovi/000295R017.PDF. N.Ibrahimi (2)Abu al-Ala al-Mawdudi, Nadhariyyat al-islam wa Hadyuh (Jeddah: Dar al-Saudiyyah, 1985), f. 47. (3)Ibid. (4)Rashid al-Ghanoushi, Al-Huriyyat al-Ammah fi al-Dawlah al-Islamiyyah (Liritë e përgjithshme në shtetin islam), (Beirut: Markaz Dirasat al-Wihda al-'Arabiyyah, 1993), f. 258. (5) Për tekstin komplet të Kartës shih: Ibn Hisham, Al-Sirah al-Nabawiyyah (Biografia e Pejgamberit), Damask. Dar al-Kunuz al-Adabiyyah, n.d.), vol. 1, f. 501-502. (6) Ibid., f. 501. (7)Ibid. (8)Kur'an, Et-Tevbe 97 dhe El-Huxhurat 14.(9)Ibn Hisham, Al-Sirah, f. 501.(10)Ibid.(11)Ibid.



Fig. 23 — Fshatare nga rrethet e Athinës. Viti 1825 (sipas Stackelberg).



Fig. 24 — Veshje gruaje fshatare nga rrethet e Athinës. Vitin 1825 (sipas Stackelberg)

Ilir Sopjani

# Veshja tradicionale shqiptare

Pa dyshim se të flasësh për një temë të këtillë, kjo duhet elaboruar në dy rrafshe në atë diakronik dhe sinkronik, për të parë se ç'është në fakt veshja dhe ç'përfaqëson ajo . Sigurisht që një temë e këtillë ka ngjallur gjithmonë debate, dhe edhe sot e kësaj dite vazhdon të diskutohet nga qarqe të ndryshme, po asnjëherë duke e analizuar atë nga këto dy këndvështrime, pra nga aspekti historik i saj dhe nga ana tradicionale e një veshjeje të caktuar e në bazë të argumenteve. Prandaj fillimisht do të ndalemi të elaborojmë veshjen tradicionale shqiptare, sepse edhe ne i takojmë këtij areali gjeografik. Së pari duhet ditur se funksioni primar i veshjes është mbulimi i tërësishëm i trupit, qoft i mashkullit apo i femrës, dhe me këtë pajtohen edhe studiuesit e kulturës materiale; pastaj duhet ditur se veshja në kontekstin hapësinor dhe kohor ka dalluar gjithmonë, kur më shumë e kur më pak, me hove të ndryshme; po ashtu tek veshja tradicionale kemi edhe disa ndarje kryesore a të mëdha, si: veshja për meshkuj dhe veshja për femra, pra simbas gjinisë, pastaj dallimi tjetër sipas moshës, sipas trevave të caktuara, - trevat dallonin nga njëra-tjetra; pastaj një ndarje tjetër ishte ajo nga veshja për raste të caktuara, - kemi dallimin e veshjes së përditshme nga ajo për të dalë apo nga ajo mortore si dhe një ndarje që ishte mjaft e dukshme, ishte veshja edhe sipas besimeve apo religjioneve. "Duhet pasur parasysh se për veshjen tradicionale shqiptare, argumente se si dukej veshja qoftë për femra, qoftë për meshkuj kemi vetëm nga shek XIV e këtej, por gjithashtu edhe këto dokumente shumica i referohen veshjes së shtresave të larta"[1]. Gjithashtu këto informacione i gjejmë edhe tek autorët e huaj që kanë shkruar, por edhe nga udhëpërshkrues të ndryshëm që, me skicat e tyre që kanë bërë, qoftë në Kosovë apo në Shqipëri e gjithandej nga kishte shqiptarë, - ajo që duhet cekur dhe t'u bëhet me dije lexuesve, është se femra shqiptare e çfarëdo religjioni që ishte, kishte një rregull shoqëror për mbulimin e trupit të saj, ku përfshihej edhe mbulimi i kokës, krahas shumë të drejtave që u shkeleshin në bazë të Kanunit të Lekë Dukagjinit. Prandaj këtu duhet të përmendim edhe një udhëpërshkrues francez nga Alzasi -Baronin Stacklberg, i cili vizitoi Shqipërinë e Jugut dhe Greqinë. ai ishte një grafist, i cili i botoi punimet e tij në një album të veçantë me gravurat që shquhen në mes shumë punimeve bashkëkohore ,gravura këto të bëra në vitin 1825, ku, ndër të tjera, ai paraqet veshjen komplete të një fshatareje nga rrethet e Athinës dhe bën përshkrimin e saj, ku, krahas gravurës me ngjyrë, shihet qartë se ajo është e mbuluar e tëra, përveç duarve dhe fytyrës.

## VESHJA TRADICIONALE DALLONTE NGA NJË TREVË NË TJETRËN.

Këtu nuk do të kemi mundësi të përshkruajmë secilën, po vetëm sipërfaqësisht pjesët e një veshjeje duke mos përfshirë elementet dalluese me trevat apo vendet e tjera shqiptare: Veshjen për femra. Ajo si pjesë bazë të saj kishte këmishën e

gjatë deri në fund të këmbëve dhe me mëngë të gjata, pastaj përparsen me një a me dy futa, ose pshellakun, sikur quhet në disa treva, jelekun a xhamadanin, dollamen e gjatë si dhe çorapet e shaminë e kokës, e cila dallonte për mënyrën e lidhjes a të bartjes së saj, por që ishte si pjesë e pandashme e veshjes tradicionale shqiptare.

Prandaj populli shqiptar, sipas shumë dokumenteve jo nga autorë vendorë po të huaj, që përshkruanin gjendjen materiale dhe shpirtërore, shohim se dukuria e mbulimit të femrës nuk është një risi sikur quhet tani, por një pjesë e kulturës së këtij vendi dhe të vendeve të tjera. Krahas kësaj duhet cekur edhe pajtimi i studiuesve të trashëgimisë kulturore: "Një veshje e caktuar çfarëdo qoftë, nëse gjen aplikim në popullatën e një vendi të caktuar për një kohë të gjatë, ajo tashmë llogaritet si tradicionale dhe jo me ndikime të huaja, e përjashtim në këtë rast përbëjnë vetëm materiali dhe mjetet e përdorura për punimin e saj"[2].Ndikimet e kulturave të ndryshme, duke filluar nga ajo romake e pastaj bizantine, është normale se kanë pasur dhe kanë lënë gjurmët e tyre duke përfshirë edhe atë materiale, ku përfshihet edhe veshja në këtë rast, prandaj edhe me ardhjen e Islamit në këto troje, përveçqë këtë vend e shpëtuan nga asimilimi kombëtar, ata sollën edhe dritën e Islamit dhe e me këtë edhe mënyrën më të mirë të veshjes, pra atë islame. Fillimisht kjo veshje quhej me terma të ndryshëm, si ''allaturka'' që për trojet dhe popullatën shqiptare nuk ishte një gjë e pakapshme për t'u bartur, ngase kryesisht nuk ndryshonte në aspektin e përgjithshëm po vetëm me disa dallime të vogla, dhe për këtë kishin ndikuar edhe marrëdhëniet tregtare, për të cilat iu hapën dyert shqiptarëve me anë të ndryshme të botës, që rezultoi me sjelljen e materialeve të ndryshme, si për meshkuj ashtu edhe për femra, si dhe me sjelljen e mallrave të ndryshme. Veshja islame në fillim pati një shtrirje të gjerë në qytete, ku me dëshirën më të madhe e përqafuan fenë islame e kështu edhe mënyrën më të mirë të veshjes, një veshje kjo jo e përcaktuar nga njerëzit po me Ligjin Hyjnor të Allahut xh.sh.. Këtë gjë e theksojmë për t'ua bërë më dije disave që ende jetojnë me errësirën e ideve komuniste dhe atyre që edhe në këtë kohë të përparimeve të mëdha në sfera të ndryshme, arsyetohen se tani ndjekin modën, sepse ajo sikur qenkësh e së kaluarës. Po ja çfarë thonë ata që ju i quani të përparuar dhe që ndjekin modën. Autori gjerman Bausinger shqyrton pikërisht raportet e këtij fenomeni, përkatësisht ''veshjen'' dhe ''modën'', për se thotë: "Këto shqyrtime tregojnë për bindjen se veshja përfaqëson mënyrën e të veshurit që pëlqejnë për njerëzit vetë pa ndonjë presion të çfarëdo natyre qoftë, ndërsa për modën shprehet se kjo bën një lloj presioni ndaj bartësit dhe e detyron atë që ta ndjekë modën". Gjithashtu Bausinger funksionet e modës i shpjegon pak më ndryshe dhe thotë: "Moda bën edhe dallimin e përkatësisë së një grupi nga shtresat e tjera".[3]

## ASNJË GJË QË ËSHTË SHPIRTËRORE, NUK KA MUNDËSI TË MERRET ME DHUNË

Ndërsa Mark Tirta, një profesor i kulturës materiale dhe shpirtërore nga Shqipëria, shprehet për Islamin dhe pranimin e kësaj feje dhe për veshjen islame: "Nuk ka asnjë dyshim se Islamin dhe çdo obligim të kësaj feje shqiptarët e morën me vetëdëshirë pa asnjë lloj presioni, siç thuhet nga disa autorë të cilët e urrejnë Islamin", për të shtuar: "Ngase asnjë gjë që është shpirtërore, nuk ka mundësi të merret me dhunë".[4]

Shqiptarët s'ka dyshim se kaluan nëpër periudha dhe sundime të ndryshme, por, ç'është e vërteta, shpeshherë për interesa të ndryshëm, shumë gjëra të vërteta u munduan t'i fshihnin autorë të ndryshëm, mirëpo, falë Allahut, tani në këtë kohë shumë gjëra që u fshehën për vite, përditë po e shohin dritën dhe po u bëhen njerëzve të qarta e në këtë rast, krahas shumë të vërtetave, edhe çështja e veshjes tradicionale. Është e qartë se dihet si ishte veshja, pra se si ishin të veshura femrat shqiptare, por s'ka dyshim se mënyra më e mirë dhe më e saktë është mënyra e veshjes si e ka bërë obligim Allahu për femrën, një mënyrë kjo e transmetuar edhe nga i Dërguari Tij, Muhamedi a.s..

Allahu, nëpërmjet një ajeti, obligoi gratë e të Dërguarit të Tij, që të mbuloheshin, por njësoj edhe të gjitha gratë e mbarë botës, deri në Ditën e Kiametit: "O ti Pejgamber, thuaju grave të tua, bijave të tua dhe grave të besimtarëve, le të vënë shamitë (mbulojë) e veta mbi trupin e tyre, sepse kjo është më afër që ato të njihen (se nuk janë rrugaçe)e të mos ofendohen, Allahu fal gabimet e kaluara Ai është i Mëshirshëm". (El-Ahzab, 59)

Dhe ajeti tjetër kuranor: "Dhe mos të lejojnë që nga stolitë e tyre të shihet tjetër përveç asaj që është edhe ashtu e dukshme, (Pra, vetëm fytyra dhe duart)". (En-Nur, 31)Vetëm nga këto dy ajete të cituara, mund të bëhet dallimi dhe të përshkruhet gjendja e femrës në kohën që po jetojmë dhe krahas përmirësimit dhe një numri të konsiderueshëm të femrave tona shqiptare që po praktikojnë Islamin dhe kryejnë një prej shumë Urdhrave të Allahut të Madhëruar, dhe të një pjese të madhe të femrave tona, që mendojnë se ndjekin modën dhe Perëndimin, - këto ajete shprehin qartë devotshmërinë e atyre që ndjekin dhe kryejnë Urdhrat e Allahut, me ato që janë larguar nga rruga e Zotit, e ne kemi si e kemi këtë gjendje me një numër të madh shkurorëzimesh, me fëmijë të braktisur, me të sëmurë nga HIV Aids e shumë gjëra të tjera negative, që nuk është temë jona, por po i shohim në shoqërinë tonë këto dukuri të papara në kulturën dhe traditën tonë shqiptare në shekuj më parë.

1.Andromaqi Gjergji;Veshjet shqiptare në shekuj. (2)Ukë Xhemaj (3)Bausinger:Veshja dhe moda 4. Mark Tirta : Në një ligjëratë mbajtur në Universitetin e Prishtinës.



# MEHMED AKIF ERSOJ
## 1873-1936

U lind mes datave 22 nëntor – 20 dhjetor 1873 në Stamboll. Ishte biri i Tahir Efendiut (1826-1888), myderris në medresenë Fatih, i cili pat ardhur në Stamboll për të marrë arsim nga fshati Shushicë i kazasë së Pejës (Kosovë).
Filloren e mbaroi në Fatih – Stamboll, studioi të mesmen në Bajtar, ndërsa u diplomua në fakultetin e veterinarisë më 22 dhjetor 1893.
Ndërkohë e kishte mësuar arabishten, persishten dhe frëngjishten dhe njëherazi ishte bërë hafiz i Kur'ani t.
Punoi si mësues, gazetar, përkthyes, botues, një kohë u mor edhe me politikë, ishte edhe deputet, por gjithnjë mbeti shkrimtar.
Ai është edhe autor i himnit bashkëkohor turk "İstiklal Marshı" (Marshi i Pavarësisë).
Veprat e Mehmed Akif Ersojit mund të klasifikohen kryesisht në dy grupe të mëdha: në vepra të shkruara në vargje ose, shkurt, poetike, dhe në vepra të shkruara në prozë ose, shkurt, prozaike.
Vepra e tij më kolosale pa dyshim mbetet Safahati, që ka filluar të botohet qysh më 1911, ndërsa botimi i saj ka përfunduar më 1933. Safahat do të thotë fletët (e kohës e të çështjeve), etapat, fazat, periudhat dhe, me një kuptim më të gjerë, dukjet, pamjet.
M. Akifi u martua më 1 shtator 1898 me Ismet Hanëmin, me të cilën i pati shtatë fëmijë.
Ndërroi jetë më 27 dhjetor 1936.

*Për t'ju copëtuar në fillim, pastaj për t'ju gëlltitur;*
*Ndërsa keni shembull shqiptarët, ç'është ende*
*Kjo politikë e ngatërruar, kjo çështje pa kuptim?*
*Më duket se biri juaj nuk e njeh rrugën kah kalon...*
*Përzejeni, më në fund, hajdutin që ju udhëzon!*
*Dëgjomëni mua që po, jam shqiptar...*
*S'kam tjetër ç'them... Vendi im i mjerë!..*

***Nata e mevludit kushtuar Profetit - alejhisselam[1]***
*Tokës së Lindjes të mbetur n'errësirë,*
*Sërish i shpërndave dritë nëpër qiej të tërë;*
*Një begati e madhe ndodhet tek ti,*
*Që mijra mëngjese të përgjumur e admirojnë!*
*O natë e mevludit, sikur e tillë të vazhdoje*
*Dhe të nesërmen në dritë ta shndërroje![2]*

***Nata e mevludit kushtuar Profetit – sal'lallahu alejhi vesel'lem[3]***
*Katërmbëdhjetë shekuj më parë barku yt, o natë,*
*Një dritë qiellndriçuese pati lindur, apo jo!*
*Pa hape prehrin, ta shohim ç'ke në të...*
*Të fshehur në gjoks e ke kujtimin e jetimit!*
*O Zot, i intimitetit tënd Margaritari-Jetim*
*Mos mbettë gjer në ringjallje ligjërisht jetim! Amin![4]*

***Kur lindi Profeti***
*Ç'natë përjetësisht e pashoqe e botës hyjnore paske qenë,*
*Adhuruesi i të nesërmes së lindur nga mitra jote jam;*
*Në ndërgjegjet nuk ka dritë tjetër veç saj; po të shuhet ajo,*
*Jeta kthehet në një natë të gjatë pa kufi;*
*O i Dërguari i Allahut, fjalët pa rregull, me të mirë m'i shiko;*
*Vërtet, robi yt është i marrë, por i marrë në rrugën që hape ti!*

***Një natë***
*Katërmbëdhjetë shekuj më parë ishte një natë si kjo përsëri,*
*Kur nga rëra, në të katërmbëdhjetën e muajit, doli një jetim!*
*S'kishin parë sytë të varfër si ai;*
*Kurse kishte mijra vjet që e prisnin të vijë!*
*Nga do ta shikonin? S'e shihnin dot, natyrisht;*
*E para, vendi ku doli në shkretëtirë, ish vend më i fshehtë;*
*Nga ana tjetër, vendet e zhvilluara të botës në ato kohë*
*Ishin në krizë, më keq se tani!*
*Njerëzit i kishin kaluar në egërsi çakenjtë,*
*Njeiun e dobët e hanin të vëllezërit!*
*Anarkia kishte rrethuar gjithë botën anembanë,*
*Sëmundja e sotme e copëtimit të Lindjes ishte epidemi!*
*Ndërkaq, jetimi ishte rritur, ishte bërë dyzetë,*
*Kur këmbët e përgjakura që shëtisnin kokëve, ranë në ujë!*
*Ai i pafajshmi e shpëtoi njerëzimin me një frymë!*
*Sundimtarët e Bizantit dhe Iranit i shtriu me një goditje për tokë!*
*I dobëti dhe i pafuqishmi që shtypeshin sa mund, gjetën jetë.*
*Ngordhi dhuna që asgjësimin s'e shkote as ndërmend.*
*Ai ishte mëshirë; sheriati, ligji i tij që e ndante të mirën nga e keqja,*
*I hapi kanatet mbi vatrën e atij që donte drejtësi.*
*Ç'të ketë bota, janë gjithë ç'i ka dhënë ai;*
*Shoqëria dhe individi i janë borxhlinj atij!*
*Atij të pafajshmit gjithë bota i ka detyrim...*
*O Zot, na bashko ditën e ringjalljes me këtë besim![5]*

*1 Alejhisselam: paqja qoftë mbi të!*
*2 Siratimustakim, vëll. 4, nr. 81, f. 41, Rebiulevvel 1328 / 11 mars 1326. Kjo strofë poetike e shkruar me rastin e Natës së Mevludit të datës 24 mars 1910, është botuar pa nënshkrim në faqen e parë të revistës.*
*3 Sal'lallahu alejhi vesel'lem: mëshira dhe paqja e Allahut qofshin mbi të!*
*4 Siratimustakim, vëll. 6, nr. 132, f. 17, 14 Rebiulevvel 1329 – 3 mars 1327 / 16 mars 1911. Kjo poezi e shkruar me rastin e Natës së Mevludit, është botuar në faqen e parë të revistës pa nënshkrim.*
*5 Hilvan, 28 gusht 1928*

*Safahat / botoi Logos-A / 2009 / përktheu M. Hoxha / përzgjodhi E.A.*



# FAMILIARE

Esma Morina

# Shtypi manipulon shaminë

Allahu nuk e prish gjendjen e një populli (nuk ua largon të mirat ) përderisa ata ta ndryshojnë veten e tyre… (Er –Ra'd: 11).

Gjatë muajve e ditëve të kaluara kishim probleme të njëjta si sot, me temë "Si dhe a duhet të hyjë apo të futet lënda e edukatës fetare në shkolla publike", një temë kjo mjaft e diskutueshme, po përsëri vazhdojnë probleme të njëjta e të vazhdueshme, vetëm tash me temën "A duhet të hyjnë dhe të lejohen apo jo vajzat e mbuluara me shami në shkolla publike"? Nuk ka më rëndë sesa në vendin ku ke lindur e jeton, të mos posedosh të drejtat më parësore, e lëre ato dytësore. Më kujtohen ditët kur ishim të okupuar dhe gjithnjë mendonim se një ditë, nëse do të vinte, nëse do

bëheshim të lirë, - do të kshim të gjitha të drejtat që nuk i kemi pasur e sot?…...

E pyes veten dhe të tjerët: Ku jemi ne sot? A jemi të lirë dhe a i posedojmë të drejtat që ëndërronim dikur?!

## SHAMIA PROBLEM AKTUAL

Sot jetojmë në një kohë mjaftë dinamike, kur zbehen vlerat shpirtërore tek njeriu e ne mundohemi t'i sqarojmë e të flasim për çështje që janë të ligjësuara me kushtetutë, e nuk praktikohen fare.Kosova ka shumë probleme të tjera, për të cilat duhen folur, dukuri negative në shoqëri, si:droga ,duhani, alkooli, prostitucioni etj.etj., mirëpo, me keqardhje e them kohën që ka zënë të ftohet, në ditët në vijim e nxehën mediet e gazetat e ndryshme me manipulimin e çështjes së mbulesës, me si "afishe": "A duhet të lejohen vajzat me shami nëpër shkolla publike"?

Çfarë tolerance është kjo!

Ku jeni ju që thoni se ne jemi shtet demokratik evropian dhe shtet shekullar, ku të gjithë qytetarët janë të barabartë dhe i posedojnë të drejtat e tyre, e këndej?...



Kur themi se jemi qytetarë të këtij vendi, atëherë edhe ne i themi se edhe ne duhet t'i kemi të drejtat e njëjta si nxënëset në shkolla.

Shtrohen pyetje, për të cilat ka përgjigje të shumta.

Pyes: Pse, i penguakan vallë, mësuesit e drejtorët tanë mbulesa a shamia? Pse nuk i pengon mësuesit e drejtorët e shkollave kur nxënëset e tyre shkojnë në shkollë të zbuluara, gjysmë-lakuriqe?A nuk e thyejnë ligjin ato?! Pse ... e pse nuk i pengojnë ata shumë dukuri negative, si:droga, dhuna, huliganizmi, prostuticioni ,alkooli etj., që janë përhapur gjithandej. Në shkolla mësimit duhet t'i paraprijë edukimi e jo dhuna.

Ministria e arsimit, në vend që të marrë masa për parandalimin e këtyre dukurive negative në shkolla, bën të kundërtën, shkel të drejtën e besimit dhe të arsimimit.

Shamia, siç e dimë, ishte diskutuar në disa shtete evropiane, si në Turqi, Francë etj., dhe atje nuk u alarmua shtypi, kurse në Kosovë?

Pyes përsëri: Çfarë lirie? Çfarë e drejt? Çfarë tolerance është kjo kur s'mund të shfaqim lirinë e fesë ashtu si dëshirojmë? Kur të thuash shtet demokratik, nuk është e drejtë, është padrejtësi t'i kufizosh mënyrën e veshjes së dikujt, ngase secili ka lirinë e vet për të zgjedhur. Këtë e kemi të ligjësuar në bazë të konventave ndërkombëtare, se duhet të ketë respekt për përfilljen e besimit në çfarëdo forme qoftë. Në shtetet e Bashkuara të Amerikës nëpër shkolla, universitete e në parlament etj. nuk e ndalojnë shaminë. Pyesim përsëri: Athua pse nuk e ndalojnë? Sepse nuk kanë ligje apo për çfarë? Jo për atë , por më duket se ata e konsiderojnë se është çështje e fesë e një religjioni dhe, në anën tjetër, kanë respekt dhe ata kjo nuk i pengon asgjë, por një shqiptar që i përket të njëjtit religjion, e pengon shamia, a thua pse? Më duket se: ose nuk e njohin fenë e vet, ose nuk duan të kenë respekt për fenë që i përkasin. Nxënëset nuk i kundërshtojnë ligjet, veçse ju i kundërshtoni të drejtat e tyre për shkollim. Nëse ato i mbulojnë kokat e tyre, nuk do të thotë se i kanë të mbuluara edhe mendjet e tyre, sepse shamia nuk është peng për shkollim dhe as për studim. Shamia është obligim fetar e jo simbol fetar; ne duam që ju të bëni dallimin në mes termave shami dhe ferexhe.

Profesorët tanë i pyesim?

Mos harruat dhembjet e okupatorit kur na përjashtonin nxënësit tanë nga shkollat e studentat nga fakultetet?! E tani këtë e bëni vetë! Mendoj se e vetmja zgjidhje për ta ruajtur qetësinë fetare, është respektimi dhe toleranca e të drejtave të njeriut për të shfaqur lirinë e fesë ashtu si dëshiron secili, sepse qëndrimi i palëkundur i vajzave me shami është „Shamia obligim fetar - ku ishte dje ,është sot dhe do të jetë në të ardhmen".



Ilmi Rexhepi

# Vlera e duasë për të pasur fëmijë të hajrit

Vërtet, nga begatitë që Allahu i jep njeriut, janë fëmijët. Këtë begati Allahu e thekson në Kuran dhe ua rikujton njerëzve duke e renditur ndër më kryesoret.''Allahu është ai Që ju nxori nga barqet e nënave tuaja, atëherë ju s'dinit asgjë, pastaj po Ai ju dha të dëgjoni, të shikoni dhe ju dha zemra, që ta falënderoni''. (En-Nahl, 78); ''Pasuria dhe fëmijët janë manifest i bukurisë së jetesës në dynja''. (El-Kehf:46) Por, prindërve nuk u pushojnë sytë për fëmijë çfarëdo, i duan t'i kenë të hajrit, prandaj fetarët, edhe përpiqen t'i edukojnë fëmijët, sepse e kanë detyrë, edhe i luten Allahut t'u falë fëmijë të hajrit, sepse e dinë që Allahu i ka dhënë vlerë duasë që të jetë nga shkaqet më të forta që të dalin prej tyre fëmijë të tillë. Qoftë nga përvoja e tyre me kuptimet e jetës, qoftë nga dijenia e inspiruar, të devotshmit, siç mësojmë nga Kurani, sa herë I janë lutur Allahut t'u falë fëmijë, gjithnjë kanë theksuar që ata të jenë të mirë. Kjo vërejtje, që lutjen për fëmijë ta shoqërojë përcaktimi ''çfarë fëmije'', shtrohet si detyrë kujdesi që duhet ta përfillim ne besimtarët, sepse Allahu na ka motivuar të shpresojmë se mund të kemi në dorë ndërtimin e perspektivës së pasardhësve tanë dhe si të mos e përfillim një detyrë të këtillë, nga e cila shpresohet diçka për se kemi aq shumë interes dhe përkushtim shpirtëror. Pra, lutjen që t'i kemi fëmjët të hajrit, duhet ta bëjmë edhe para se të na lindin ata. Allahu thotë:'' Dhe ata që luten: Zoti ynë, na dhuro gra dhe fëmijë në të cilët të na pushojnë sytë, e na bëj paraardhës fetarësh''.(El-Furkan:74) Ibnu Kethiri, gjatë komentimit të këtij ajeti, thotë se fjala është për lutje që bëhet për fëmijë që do ta besonin Allahun dhe që do t'i nënshtroheshin sheriatit të Tij, kurse Ibnu Abasi thotë që fjala është për lutje që bëhet për fëmijë që do t'i nënshtroheshin Allahut dhe në të cilët në dynja e në Ahiret do t'u pushonin sytë prindërve të tyre.

### ZOTI IM, NA BËJ FALËS TË NAMAZIT MUA DHE PASARDHËSIT E MI..... (IBRAHIM:40)

Kurani,-sikur me intencën që të na heqë çdo mëdyshje tonë lidhur me vlerën e lutjes për të pasur fëmijë dhe për t'i pasur të mirë,- ka sjellë më shumë

se një shembull nga historia e të dërguarve, që i ishin lutur Allahut t'u falte fëmijë të mirë dhe të cilëve u është pranuar lutja, megjithëse kishin moshë kur, zakonisht, nuk pritej të bëheshin baballarë Ibrahimi a.s., i shtyrë në moshë dhe me gruan plakë, i ishte lutur Alahut: ''Zoti im, më jep fëmijë nga të mirët''. (Es-Safat: 100) e Allahu ia kishte pranuar lutjen: ''dhe e përgëzuam për një djalë të urtë''. (Es-Safat:101) Ibrahimi a.s., edhe pasi i lindin, vazhdonte të lutej për fëmijët. Këtë na e përshkruan Kurani për disa raste: ''Rikujto kur Ibrahimi u lut: Zoti im, bëje këtë vend të sigurt dhe na mba larg mua e fëmijët e mi nga adhurimi i putave''. (Ibrahim, 35)''... na e mbush me ndjenja zemrën ( për familjen e Ibrahimit) dhe jepu rrësk nga të mirat, që të Të falënderojnë''. (Ibrahim, 37); ''Zoti im, na bëj falës të namazit mua dhe pasardhësit e mi dhe na prano, o Zoti ynë, duanë''. (Ibrahim:40) Krahas shembullit të Ibrahimit a.s., duke e parë të nevojshme për natyrën njerëzore të sensibilizohet edhe më shumë për të vërtetën e mundësisë së gjithëgjasshme të interferimit hyjnor pas duasë, Kurani na bie dhe shembullin e Zekeriait a.s., i cili i ishte lutur Allahut që t'i falte fëmijë me të cilin të ishte razi Allahu dhe të ishin razi njerëzit: ''Më dhuro pasardhës, që më trashëgon mua dhe trashëgon familjen e Jakubit, dhe bëje, o Zoti im, atë punëpëlqyer''. (Merjem, 5-6)dhe Allahu i ishte përgjigjur lutjes së tij:'' sa ishte në këmbë duke u falur, e thirrën melaiket dhe i thanë: Allahu të përgëzon ty për Jahjanë, i cili do të vërtetojë Fjalën e Allahut, do të jetë zotëri, i matur dhe i dërguar nga (grupi i quajtur) të mirët''. (Ali –Imran, 39). I dërguari ynë a.s.lutej për fëmijë të myslimanëve dhe i orientonte myslimanët të luteshin për fëmijë të tyre ende pa u lindur. Idenë se duaja ka vlerë të madhe për të pasur fëmijë dhe për t'i pasur të hajrit, krahas praktikës duabërëse të të dërguarit, e shpreh edhe ky konfirmim i deklaruar prej tij:'' Nëse, kur t'i afroheni familjes, thoni: bismila, o Allah, largona prej nesh shejtanin dhe largoje shejtanin prej rrëskut që Ti na jep,- do t'ju lindë një fëmijë të cilin kurrë shejtani nuk do të mund ta godasë''. I Dërguari ynë a.s. lutej edhe për fëmijë të saponisur. Pasi ishte vënë në dijeni që natën e asaj dite Ummu-selimja dhe burri i saj kishin nisur një fëmijë, pas një rasti tragjik që kishin pësuar e që ishte shkaku pse i ishin rrëfyer, i dërguari u lut:

"O Allah, sill bereqet nga ajo natë e tyre"!Ai që ka transmetuar këtë ngjarje drejtpërdrejt nga goja e Ummu-selimes, dëshmon se ka parë më vonë shtatë fëmijë të këtij çifti në xhami, që të gjithë hafëzë të Kuranit, dhe kjo falë duasë që kishte bërë i Dërguari a.s.. Ajsheja r.a. na mëson se të Dërguarit ia binin të porsalindurit dhe ky lutej për ta e i bekonte. Esmaja r.a. tregon konkretisht si ia kishte sjellë fëmijën e vet të porsalindur të Dërguarit a.s., që të lutej për të dhe ta bekonte. Gjithashtu, i Dërguari a.s. lutej edhe për fëmijët, kur këta bëheshin të dinin e të shoqëroheshin me të tjerë. Enesi r.a. tregon se si nëna e vet e kishte sjellë tek i Dërguari që për të të lutej dhe ta bekonte, i Dërguari ishte lutur për të kështu: "O Allah, shtoja pasurinë dhe fëmijët",-.e në çastin kur Enesi po rikujtonte këtë lutje të të Dërguarit për të, thoshte se fëmijët e tij dhe fëmijët e fëmijëve të tij i ishin bërë mbi 100, gjithsesi falë lutjes së të Dërguarit a.s.. Një rast tjetër është ai i Ibnu-Abasit. Ibnu-Abasi, si fëmijë, kujdesej t'ia përgatiste ujin për të marrë abdest, para se ta kërkonte këtë i Dërguari, me shpresën që, kur ta merrte vesh se kush ia kishte përgatitur, të lutej për të. Vetë Ibnu-Abasi tregon se si një ditë ia kishte bërë përgatitjet për abdest dhe i Dërguari kishte pyetur se kush ia kishte përgatitur, e pasi i kishin thënë ''Ibnu-Abasi'', i Dërguari ishte lutur për të kështu: "O Allah, bëje të ditur në fe"!. Ibnu-Abasi, siç dihet, u bë i ditur në fe dhe, për sa të jetë jeta, ai mbetet interpretuesi më burimor dhe më autoritativ i Kuranit, gjithsesi falë asaj lutjeje të të Dërguarit për të.

**PRINDËR MOS U LUTNI KUNDËR FËMIJËVE**

Shembujt që u përmendën, janë shembuj të njerëzve që duhet të na jenë pasqyra si ecet nëpër rrugët e kësaj jete. Allahu na thotë në Kuran: ''Ata janë që Allahu i ka vënë në rrugë dhe prandaj ndiq rrugën e tyre ''. (El-Enam:90) Disa prej shembujve të lartpërmendur kishin të bënin me të Dërguarin tonë a.s., për të cilin Allahu në Kuran na ka thënë: ''Në të dërguarin e Allahut ju keni gjedhen (modelin) e mirë nëse jeni që keni varur shpresat tek Allahu dhe tek dita e fundit dhe që keni përmendur shumë Allahun''. (El-Ahzab: 21)

Detyrë për t'u kujdesur u shtrohet besimtarëve gjithashtu që të mos luten kundër fëmijëve të tyre, të mos i mallkojnë. Prindërit kanë të drejtë, po, të zemërohen, kur të vërejnë që fëmijët po bëjnë punë të këqija apo që po i keqtrajtojnë, doemos duhet ta përmbajnë gjuhën që të mos u rrëshqasë e të luten kundër tyre, sepse në fjalën e të Dërguarit që ka thënë se tri lutje pranohen pa fije dyshimi, bën pjesë edhe lutja e prindit për fëmijën, që në një transmetim tjetër të së njëjtës fjalë të të Dërguarit vjen e ndryshuar: Lutja e prindit kundër fëmijës. Pikërisht për këtë arsye, kur një njeri iu ankua Abdulla-bnu-mubarekut për keqtrajtimin që po i bënte fëmija i vet, Abdulla-ibnu-mubareku, më së pari e pyeti se mos ishte lutur kundër tij. Ai njeriu pranoi që ishte lutur kundër të birit dhe Abdulla-bnu-mubareku iu përgjigj kështu: "Atëherë shko se ti vetë e paske prishur". Pra, është e vërtetë që, nëse prindi lutet kundër fëmijës, nga pranimi i asaj lutjeje, i pari dhe më së vështiri e pëson vetë prindi, i cili, natyrisht, sido që t'i ketë fëmijët, nuk ka dëshirë kurrsesi t'i shohë keq e duke hequr.



Mr. Ekrem Maqedonci

# Adoptimi i fëmijëve

Zakonisht adoptimi (birësimi) i fëmijëve bëhet në dy mënyra: ose dikush i fal fëmijën e vet një të afërmi të tij që nuk ka fëmijë, ose dikush abirëson ndonjë fëmijë të braktisur, nga spitali. Duke pasur parasysh se fëmija dhe familja janë më të çmuarit në shoqërinë njerëzore dhe islame, e shohim se edhe vetë Zoti i Madhërishëm i ka ruajtur dhe vlerësuar të drejtat dhe ndjenjat e tyre, saqë, nëse studiojmë ajetet kuranore, të cilat flasin për të drejtat familjare, si për prindërit dhe respektin ndaj tyre, për fëmijët dhe të drejtat e tyre, martesën, shkurorëzimin, trashëgiminë, testamentin etj., - i gjejmë se janë aq të qarta, saqë nuk ka mundësi të keqkomentohen ose të keqinterpretohen, dhe këto ajete janë prej ajeteve që dijetarët e lëndës së Usul-elFikhut i quajnë El- Mufes-saleh.

Adoptimi i fëmijëve si dukuri negative, ishte e shfaqur edhe tek arabët, sidomos para ardhjes së Islamit dhe në përiudhën e hershme të Islamit, kështu që shumë prej tyre i merrnin fëmijët e huaj duke i trajtuar si të tyre në të gjitha aspektet e jetës. Ata ishin si fëmijët e tyre të vërtetë, duke gëzuar të drejtën e bashkëjetesës, edukimit, martesës, trashëgimisë etj.. Prej atyre që morën fëmijë të huaj, ishte Ebu Hudhejfe, i cili kishte adoptuar Salimin. Ishte Hatabi-prindi i Omerit r.a., i cili adoptoi Amr bin ebi Rebian, dhe shumë të tjerë prej tyre. Mirëpo, rasti më i prekshëm dhe me i ndjeshëm ishte ai i Pejgamberit a.s. me Zejd bin Harithin, të cilin Muhamedi a.s. e adoptoi si fëmijë të vetin[1].Transmetohet nga Ibni Abasi, se Hatixheja ia kishte dhënë Muhamedit a.s. Zejdin si rob e dhuratë të çmuar, pasi Zejdi njihej për virtyte dhe cilësi të larta.Zejdi rritej dhe edukohej në frymën e familjes së Muhamedit a.s., saqë as dashuria e madhe e Tij ndaj Zejdit nuk mungonte.Kurse për dashurinë e Zejdit ndaj Muhamedit a.s., shihet në rastin kur familja e Zejdit erdhën për ta kërkuar lirimin e birit të tyre, qoftë të kërkonte prej tyre një shumë të madhe parash Muhamedi a.s.. Mirëpo Muhammedi a.s. iu përgjigj:"Doni t'ju jap një ofertë më të mirë se kjo? (Ata thanë) Çfarë është ajo? Pejgamberi a.s. tha: "Lejojeni të zgjedhë ai dhe, nëse ju zgjedh ju, mund ta merrni pa kurrfarë kompensimi, mirëpo, nëse më zgjedh mua, atëherë tërhiquni nga ai. Më pastaj ata thanë: Allahu ju shpërbleftë, ofertë shumë e qëlluar". Mirëpo, pasi ata pyetën Zejdin se me kë dëshironte të qëndronte, ai zgjodhi Muhamedin a.s. dhe tha:""Unë nuk zgjedh askënd tjetër përveç teje, ti je për mua si prind dhe axhë". Atëherë Pejgamberi a.s., kur e pa qëndrimin e Zejdit dhe dashurinë e tij për të, tha"Dëshmoni se ai është i lirë, dhe është biri im, më trashëgon mua dhe

e trashëgoj atë."[2] Pas kësaj ndodhie interesante, të gjithë të afërmit Zejdin filluan ta thërrisnin Zejd bin Muhamed (Zejdi biri i Muhamedit), mirëpo Allahu xh.sh. nuk e deshi këtë dhe zbriti ajetin famëlartë, që ndaloi dhe zhvlerësoi këtë zakon injorant. Thotë Allahu xh.sh.: "(Allahu) nuk i ka bërë fëmijët e adoptuar bij tuaj të vërtetë, kjo është vetëm fjalë juaja në gojën tuaj, por Allahu thotë të vërtetën dhe udhëzon në rrugë të drejtë. I thirrni ata (fëmijët e adoptuar) me emrat e baballarëve të tyre, kjo është më e drejtë tek Allahu". (El –Ahzab: 4-5) Duke argumentuar me këtë ajet dhe me rastin e Zejd bin Harithe të lartpërmendur, të gjithë dijetarët islamë janë pajtuar se falja e fëmijëve ose adoptimi i tyre është e ndaluar rreptësisht, për shumë arsye. Prej tyre: Allahu xh.sh. është Ai Që i fal fëmijë atij që do, dhe nuk i fal atij që do. Thotë Allahu xh.sh. në një ajet kuranor:"Allahut i përket mbisundimi i qiejve dhe i Tokës, krijon çfarë Ai do. I dhuron (fëmijë) femra atij që do, dhe i dhuron (fëmijë) meshkuj atij që do. Ose Ai u dhuron (fëmijë) meshkuj e femra atyre që do. Ai është i Gjithëdituri dhe i Plotfuqishmi".(Sh-Shura:50) Gjithashtu falësi i fëmijës duhet të ketë parasysh se mëshira e tij nuk mund të jetë më e madhe se mëshira e Allahut xh.sh.. E Allahu i Madhëruar thotë në Kuranin famëlartë: Mëshira ime ka përfshirë çdo gjë".(El Araf:156) Gjithashtu falësi i fëmijës duhet ta ketë parasysh se nuk mund t'i bëjë dobi askujt pa dëshirën e Allahut xh.sh.. Muhamedi a.s. prej këshillave që i dha Ibni Abasit r.a., ishte edhe kjo: Dhe dije mirë se, edhe nëse krejt Umeti bashkohen që të të sjellin ndonjë dobi, nuk mund të bëjnë dobi përveç asaj që Zoti ta ka caktuar."(Tirmidhiu).Gjithashtu edhe nga aspekti njerëzor duhet t'i ruajmë ndjenjat dhe nderin e njeriut. Unë do të parashtroj vetëm një pyetje për ty, lexues i nderuar: Ç'mendon sikur ti të ishe njëri prej fëmijëve të falur, të rriteshe në prehrin e tjetërkujt e jo të nënës që të lindi, e të kesh 20 apo 21 vjeç kur do ta kesh kuptuar se ata që të rritën, ishin vetëm pseudo-prindër, e jo prindërit e tu të vërtetë?!!! Ndërsa fëmija i falur, nëse e ka kuptuar se është i falur ose i adoptuar, e ka të ndaluar të deklarojë se është i pseudo-prindit, mirëpo duhet ta tregojë prindin e tij të vërtetë. Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Seid bin Ebi Vekasi, se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush pretendon se ai është i dikujt tjetër përveç i prindit të tij, dhe ai e di se ai nuk është prindi i tij, Xheneti është i ndaluar për të".( Buhariu dhe Muslmi)

## QËNDRIMI I ISLAMIT NDAJ FËMIJËVE TË BRAKTISUR

Me shprehjen fëmijë i braktisur nënkuptojmë fëmijën e lindur në mënyrë jo të ligjshme ose përmes prostitucionit, prindërit e të cilit e braktisin ose e hedhin diku, në mënyrë që ta mbulojnë turpin e madh të tyre, dhe mund të themi se ky është shkaku kryesor që Allahu xh.sh. ndaloi prostitucionin dhe "Dhe mos ju afroni prostitucionit, se me të vërtetë është mëkat dhe vepër e shëmtuar".( El –Isra:32)Në këtë ajet vërejmë kujdesin e madh të Allahut xh.sh. ndaj njeriut dhe ardhmërisë së tij, sepse jo vetëm që ndaloi prostuticionin si vepër, po ndaloj edhe të gjitha rrugët që shpien drejt tij.Mirëpo, pa marrë parasysh veprën e prindërve dhe ndotësinë e tyre, fëmija nuk është fajtor për këtë, dhe Islami, me virtytet e tij të larta, na obligon që ne si shoqëri islame të kujdesemi për fëmijën. Dijetarët islamë kanë theksuar se ky obligim apo kjo barrë fillimisht bie mbi supet e shtetit, mirëpo, nëse shteti nuk kujdeset për këta fëmijë, atëherë shoqëria islame duhet të kujdeset për ta, duke pasur parasysh faktin se ata janë vëllezër tanë në fe. Thotë Zoti i Madhërishëm në Kuranin famëlartë. ''Dhe ju, nëse nuk i dini prindërit e tyre, ata janë vëllezërit tuaj në fe''.(El –Ahzabë: 5)

- Adoptimi i fëmijëve nga spitalet është një dukuri edhe për shoqërinë tonë, sidomos kohët e fundit, kur bashkatdhetarët tanë orientohen drejt spitaleve dhe marrin fëmijë të braktisur e i adoptojnë. Lind pyetja:Cilat janë rregullat islame dhe obligimet reciproke në mes familjes që ka adoptuar fëmijën dhe vetë fëmijës? Kjo çështje është shumë me rëndësi, sepse këtu respektohen ose shkelen rregullat e të Madhit Zot xh.sh. dhe duhet të kemi parasysh se ky fëmijë nuk i ka të drejtat të njëjta me fëmijët e vërtetë (jo të adoptuar).Për fëmijën që është adoptuar (nëse nuk ka ndonjë afërsi nga gjaku, gjiri ose qumështi me familjen që e ka adoptuar), rregullat janë të njëjta si po të ishte i huaji, në të gjitha aspektet dhe kontaktet familjare, si në trashëgimi (Ky fëmijë nuk ka të drejt të trashëgoj nga pseudo-prindërit e tij), testament (ka të drejtë të pranojë testament nga pseudo-prindërit e tij), martesë (Ka të drejtë të martohet me ndonjë person të asaj familjeje, ose me ndonjë të afërm të saj), bashkëjetesë (Nëse është femër, duhet të mbulohet para meshkujve të asaj familjeje, ose edhe anasjelltas). Gjithashtu ky person, nëse plotëson kushtet, mund të marrë apo t'u japë zekatin pseudo-prindërve të tij, sepse nuk është bir i tyre i vërtetë).[3] Dhe për këtë arsye, nga ajo që u tha më lart, përfundojmë: Një familje e cila kujdeset për një fëmijë të braktisur, duke e ushqyer, veshmbathur, edukuar, - do të ketë shpërblim të madh para Zotit, sepse ai fëmijë i përngjan një jetimi që nuk ka prindër, dhe Islami ka garantuar Xhenetin për atë person i cili kujdeset për ndonjë jetim. Mirëpo duhet të kemi kujdes për aspektet familjare, për martesën, trashëgiminë, testamentin, bashkëjetesën etj., sepse aty pasojnë të gjitha ndalimet ose lejimet që pasojnë për ndonjë person jofamiljar.

(1) Muhamed Ali EssajsTefsir Ajatul Ahkam 2.365. (2) Imam Sijutiu "Darul menthur", 6.563.(3) Shiqo. " El Ahval Eshahsije"(191-198/2) dr. Abdurrahman Essabuni.



FJALA E MYFTIUT MR. NAIM TËRNAVA NË HAPJEN E SESIONIT KUSHTUAR MYDERRIZ HASAN EF. NAHIT

## HASAN ef. NAHI PERSONALITETI ISLAM I SHEKULLIT NJËZET

Të nderuar të pranishëm, në këtë sesion shkencor kushtuar Hasan Efendi Nahit, i cili tërë jetën ishte në shërbim të fesë e atdheut. Të nderuar Hoxhallarë e profesorë, dashamirës të fjalës së shkruar, Të nderuar mysafir, E nderuara familje, Të nderuar bashkëpunëtorë!

Kam nderin e kënaqësinë që sot t'ju drejtohem me një fjalë me rastin e mbajtjes së këtij sesioni shkencor kushtuar Hoxhës sonë, Hasan ef. Nahit.

I lindur në Gjakovë më 12 mars 1905, Hasan ef. Nahi ishte një dijetar, mësues, hoxhë, studiues dhe mendimtar i madh i kohës kur jetoi . Ai u arsimua në fillim nga babai dhe familja e tij, e cila kishte një traditë shumë të pasur islame, po edhe atdhetare, për të vazhduar më vonë në Medresenë e Madhe të Gjakovës. Vitet tridhjetë ishin vite të vështira për popullin shqiptar, i cili kishte rënë nën sundimin serb. Pavarësisht nga kjo gjendje, Hasan ef. Nahi pati arsyen, guximin dhe gatishmërinë që të udhëtonte në drejtim të Kajros për të studiuar në Universitetin e Az-harit, e për t'u kthyer triumfalisht në vendlindje si udhëheqës shpirtëror i papërsëritshëm, për të qëndruar në krah të popullit të tij - për ta edukuar e ndihmuar atë. Me një energji të paparë deri në atë kohë, Hasan ef. Nahi, me punën e vazhdueshme, arrin të rizgjojë ndjenjën dhe dashurinë e madhe të popullit për fe e atdhe. I pajisur me virtyte e veçori të larta islame, ai bëri që populli shqiptar të kthente shikimin nga ky njeri si shpëtimtar i së ardhmes islame në Kosovë e më gjerë. Hasan efendi Nahi i kushtoi tërë jetën e tij ngulitjes së bindjes tek njerëzit, se feja e vërtetë islame predikon dashurinë, mendjegjerësinë, mëshirën, seriozitetin në punë, paqen dhe shumë vlera të tjera që drejtojnë një person nga virtyti dhe njerëzorja.

Të nderuar të pranishëm!

Pas tërheqjes së Perandorisë Osmane nga trojet tona, pati ndodhi, ngjarje e luftëra të papara më herët kundër popullit shqiptar, i cili në shumicë i takonte besimit Islam: Copëtimi i trojeve etnike shqiptare, gjenocidi i vazhdueshëm mbi këtë popull të pambrojtur, gati për një shekull, instalimi me dhunë i sistemit komunist ateist, i cili kishte për qëllim largimin e popullit nga besimi në Zotin Një. Për të arritur këtë, nuk mbeti pothuajse mënyrë e metodë pa u përdorur kundër myslimanëve në Kosovë. Rezultat i kësaj ishte edhe largimi i shumë vëllezërve e motrave tona nga trojet tona etnike shqiptare, si në Turqi, Siri, Egjipt e në vende të tjera nëpër Evropë e Amerikë. Në këtë kohë tepër të vështirë për popullin shqiptarë nga aspekti fetar e kombëtar, nga pushteti i atëhershëm qenë rrënuar e mbyllur shumë xhami, të gjitha medresetë e mejtepet, me qëllimin e vetëm që myslimanët të mos kishin shpresë për ardhmërinë e tyre e të emigronin nga Kosova. Hoxhallarët tanë, nuk u dorëzuan dhe ata, edhe pse mbretëronte një gjendje e jashtëzakonshme, arritën që në vitin 1951 të hapnin medresenë "Alaudin", me hapjen e së cilës do të kthenin edhe shpresën e humbur, për një të ardhme më të mirë të Islamit. Në atë kohë, kur besimtarët jetonin ditë tepër të vështira, kur luftohej çdo gjë Islame, i Madhi Zot e dërgoi Hasan ef. Nahin, që ishte edhe simboli i shpresës për një të ardhme më të mirë. Hasan ef. Nahi ishte një model i papërsëritshëm; ai i qëndroi besnik Fjalës së Allahut. Allahu xh.sh. thotë: "Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë Allahut, e disa prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën, dhe ka prej tyre që janë duke pritur (ta zbatojnë) dhe ashtu nuk bënë kurrfarë ndryshimi". (El-Ahzab,23).

Hasan ef. Nahi ishte një burrë që i qëndroi besnik Fjalës së Allahut, besës së dhënë Allahut, atë nuk pati fuqi ta trembte nga rruga e ardhmërisë, ishte përplot energji e dije për të dhënë maksimumin nga vetja pa kursyer asgjë. Ishte simbol i pamposhtur, i pathyeshëm, simbol i qëndresës dhe i njeriut besnik të Islamit. Emri i tij ishte simbol kuptimplotë i karakterit dhe edukimit për brezat e rinj dhe garanci në rritjen e moralit për Islamin, me gjithë vështirësitë e kohës kur jetoi e veproi ky mendimtar i madh islam. Duke qenë i mishëruar me mësimet e Islamit, humanizmi i tij ishte në vepër, ai ishte i veçantë në këtë fushë, duke i fisnikëruar edhe më cilësitë e larta shpirtërore. Ne nxënësit e tij sikur na porosiste: "Çdo popull i cili dëshiron të sigurojë të ardhmen e tij, duhet të harxhojë sa më shumë energji për të edukuar brezin e ri në rrafshin fetar dhe në atë kombëtar. Një popull që lë pas dore edukimin e brezit të ri, duke lakmuar qytetërime e kultura të huaja, vë në rrezik identitetin e vet".

Duke e ditur se familja ka një rëndësi jetike për rritjen e një gjenerate të shëndoshë dhe për sigurimin e një sistemi shoqëror të shëndoshë, Hasan ef. Nahi rëndësi të veçantë i kushtoi edhe edukimit të përgjithshëm familjar të besimtarëve në Kosovë e më gjerë. Ai nuk pushoi asnjëherë për të dhënë kontribut në këtë drejtim, me bindjen se



- Fëmijët mund të marrin një edukatë të mirë në shtëpi, vetëm nëse jeta familjare është e shëndoshë dhe familja e edukuar në frymën e drejtë islame. Vetë pamja-fizike e efendi Nahit, për shqiptarët ishte një lloj garancie për ditë më të mira, si në aspektin fetar dhe në atë kombëtar. Hasan ef. Nahi ishte i dashur nga të gjithë brezat, gëzonte një autoritet të madh tek intelektualët, studentët, xhemati nëpër xhami, kolegët e tij; ai nuk mund të kalonte rrugës e të mos përshëndetej pothuajse nga të gjithë. Tek ecte rrugës efendi Nahi, shikonim krenarinë, shpresën, motivin, guximin, qëndresën, dhe gatishmërinë për të bërë më shumë. Kur fliste, pothuajse çdo fjalë e tij ishte mesazh për popullin; ato diskutoheshin e analizoheshin se çfarë porosiste Hasan ef. Nahi, dhe kjo e mbante gjallë shpirtin islam te shqiptarët. Hasan ef. Nahi, edhe pse i përndjekur nga sistemi komunist ateist, bëri të pamundurën që të ishte nëpër xhami, shtëpi, dasma, vdekje, tubime të ndryshme, dhe gjithherë i gatshëm që Fjalën e Allahut ta shpjegonte si duhet. Ai ishte i afërt me xhematin, me intelektualin, me studentët, sepse ishte i përgatitur si askush tjetër për dialog me të gjithë. Në predikimet dhe ligjëratat që mbante, ai në vazhdimësi shtjellonte problematika shumë thelbësore të fesë islame, pastaj theksonte çështjet e shtypjes shoqërore në kohë, sepse qëllimi i tij ishte të inkurajonte brezin e ri për të mos humbur shpresën, duke inkurajuar brezin e ri për të harmonizuar ndriçimin intelektual me urtësinë shpirtërore dhe humane për ardhmërinë e popullit tonë. Hasan ef. Nahi, me ligjëratat e tij nuk kufizohej vetëm nëpër qytete, por udhëtonte nëpër shumë zona rurale, duke mos kursyer mundin dhe kohën. Dhe kjo bëri që Hasan ef. Nahi të tërhiqte vëmendjen e popullit, ngase ai nuk kufizohej vetëm në çështjet fetare, ai fliste rreth arsimit, shkollës shqipe, shkencës, nevojës së arsimimit të brezit të ri, për hapjen e shkollave të reja, problemet ekonomike, për të mos lëshuar vendi e për shumë probleme të tjera. Ai, në ligjëratat e tij bazuar në ajete dhe hadithe të shumta, shekullin e kaluar e imagjinonte si shekull në të cilin populli shqiptar do të dëshmonte lindjen e një force shpirtërore që do të rivitalizonte vlerat morale tek vetja, për largimin e sistemit komunist ateist dhe çlirimin kombëtar.Thirrjen e tij gjithherë e mbështeste në ajetin: "Ti o (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai Që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit". (En-Nahl, 125)Kishte bindjen Hasan ef. Nahi se rruga e besimit në vazhdimësi varet nga përgatitjet për përvetësimin e një edukimi universal të saktë, të bazuar në argumente. Ngase, sipas Hasan ef. Nahit, e vetmja mënyrë për t'i bindur të tjerët, është bindja. Unë, po edhe disa ish-medresantë që sot marrin pjesë në këtë sesion shkencor kushtuar hoxhës sonë, por edhe qindra të tjerë ndihemi mirë vetëm e vetëm sepse patëm fatin që të ishim nxënës të Hasan ef. Nahit, i cili dha shumë nga vetja për arsimimin e gjeneratave të reja edhe në medrese.

Të nderuar të pranishëm!

Mësuesit e vërtetë mbjellin farën e pastër, edukimin e mirëfilltë, modelin e shëmbëlltyrën tek nxënësit e tyre, dhe nëpërmjet kësaj nxënësit kuptojnë mësuesin e tyre, mësimet e të cilit do ta udhëzojnë, drejtojnë e udhëheqin drejt sukseseve në jetën e tyre të mëtutjeshme. I tillë ishte Hasan ef., siç e quanim të gjithë, i tillë mbeti edhe 20 vjet pas vdekjes së tij, mësimet dhe emri i tij do të mbesin deri në amshim, falë edhe përkthimit të Kuranit famëlartë në gjuhën shqipe, që konsiderohet edhe kontributi më i madh i tij. Ndaj ai ishte një edukator e mësues jo vetëm për mendjen, po edhe për zemrën e shpirtin e njeriut, personaliteti i tij është i veçuar edhe për përpjekjet e tij të vazhdueshme në hapjen e institucioneve edukative në mbarë Kosovën e më gjerë. Me bindjen e thellë që kishte se qëllimi i kësaj jete është që njeriu të mësojë kuptimin e saj, me bindjen se do të udhëtojmë prej botës materiale në botën e shpirtrave në përjetësi. Prandaj mund të themi me të drejtë se Hasan ef. Nahi ishte personaliteti islam i shekullit që shkoi dhe shëmbëlltyrë që duhet ndjekur edhe nga ne të tjerët. Duke përfunduar fjalën time, të respektuar studiues, ju uroj punë të mbarë në këtë sesion shkencor, nga i cili presim rezultate dhe të dhëna të reja.Dhe, në fund, E lusim Allahun Fuqiplotë që ta shpërblejë me të mirat e Tij , dhe ta gradojë me Xhenetul Firdevs hoxhën tonë!




# SESION SHKENCOR, AKADEMI PËRKUJTIMORE E DOKUMENTAR NË KUJTIM TË HASAN EF. NAHIT

Më 5 shkurt 2011, në njëzetvjetorin e vdekjes së Myderrizit Hasan efendi Nahit, në Prishtinë, organizuar nga Kryesia e BIK-së, në kujtim të jetës dhe veprës së tij, u zhvilluan një sërë aktivitetesh. Paradreken e së shtunës, në selinë e Kryesisë së BIK-së, u mbajt sesioni shkencor në temën "Myderriz Hasan ef. Nahi, jeta dhe vepra (1905-1991)". Në hapje të sesionit, qenë të pranishëm personalitete të njohura në fushën e shkencës, kulturës dhe fesë, pastaj studentë si dhe bashkëpunëtorë e ish- nxënës të Myderriz Hasan efendiut. Sesioni nisi punimet me ashere nga Mustafë ef. Dervisholli, pas së cilës të pranishmëve iu drejtua Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava. Pas fjalës së Myftiut, 22 studiues nga Kosova, Shqipëria e Maqedonia paraqitën kontributet e tyre për jetën, personalitetin, kontributin e tij në fushën e arsimit e edukimit, si dhe për veprën e Hasan ef. Nahit. Gjashtë referuesit e parë trajtuan jetën e Hasan ef. Nahit (Esat Rexha, "Hasan ef. Nahi (1905 – 1991)"; Mexhid Yvejsi, " Myderriz Hasan ef. Nahi është bir i Gjakovës, por i takon gjithë Kosovës..."; Dr. Nehat Krasniqi, "Reflekse të traditës kulturore të vendlindjes në personalitetin e Hasan ef. Nahit"; Dr. Fahrush Rexhepi, "Myderriz Hasan ef. Nahi (1905-1991), dijetar e atdhetar i shquar në mbarë Kosovën"; Mr. Qemajl Morina, "Hasan ef. Nahi student në "Al-Az-har" të Kajros"; Mr. Elez Ismaili, "Muderriz Hasan Nahi-hoxhë dhe tribun i popullit të vet"). Pesë autorë të tjerë referuan për kontributin e Hasan ef. në fushën e arsimit kombëtar e fetar (Sadik Mehmeti, "Hasan ef. Nahi myderriz në medresenë "Mehmet Pasha" të Prizrenit"; Prof. Dr. Qazim Qazimi, "Hasan ef. Nahi myderriz dhe pedagog në medresenë e mesme "Alaudin" të Prishtinës"; Vehap Shita, "Hasan ef. Nahi pishtar i arsimit kombëtar";. Dr. Muhamet Pirraku, "Myderriz Hasan ef. Nahi pishtar dhe përkrahës i arsimit kombëtar shqiptar" ; MA. Alban Dobruna, " Kontributi i Hasan ef. Nahit në mbrojtje të Gjimnazit të Gjakovës").

Dr. Mehmet Halimi paraqiti kumtesën me mjaft interes "Fryma kombëtare në veprimtarinë e Hasan efendi Nahit", kurse përkthimin e Kuranit nga muderriz Hasan Nahi trajtuan në aspekte të ndryshme shtatë studiues (Resul Rexhepi, "Hasan ef. Nahi përkthyes i kuptimeve të Kuranit në gjuhën shqipe"; Akad. Feti Mehdiu, "Karakteristika në ribotimet e përkthimit të Kurani Kerimit nga Hasan ef. Nahi"; Dr. Ramiz Zekaj, "Kultura e përkthyesit të Kuranit në shqip Hasan ef. Nahi"; Prof. Dr. Xhevat Lloshi, "Lëvrimi i shqipes në shërbim të gjuhës së shenjtë të Kuranit"; Ilmi Rexhepi, "Sprovë për klasifikimin teorik të metodës së përkthimit të Kuranit nga Hasan ef. Nahi"; Lavdim Behrami, "Myderriz Hasan ef. Nahi përkthyes dhe komentues i Kuranit në gjuhën shqipe"; Mr. Jahja Hondozi, "Si i ka përkthyer Hasan ef. Nahi, prezentin dhe imperativin kategorik"). Ali Vezaj i bëri komentin një letre që Hasan efendiu kishte shkruar në vitin 1978, kurse Elez Osmani paraqiti kumtesën "Kujtime për Alimin - Hasan ef. Nahin". Në fund, Ramadan Shkodra lexoi kumtesën "Personaliteti i Hasan ef. Nahit në shtypin shqiptar" , ku bëri një përmbledhje të shtypit për Hasan efendiun. Pas leximit të kumtesave, pati edhe diskutime të frytshme, në të cilat u vlerësua lart figura dhe personaliteti i Hasan efendiut. Prej tyre duhen veçuar diskutimi i Akad. Pajazit Nushit, pastaj ai i haxhi Jetish Bajramit, i poetit Rexhep Hoxha, i Hajruall ef. Hoxhës, i Isa Bajçincës etj..Nga punimet që u lexuan dhe diskutimet që u zhvilluan në sesion, doli se Hasan ef. Nahi ishe nga personalitetet më të spikatura të shekullit të shkuar, si në rrafshin kombet, ashtu edhe në rrafshin fetar. Hasan Nahi u portretizua edhe si njeri parimor e i përkushtuar, një njeri me entuziazëm e dashuri të veçantë për profesionin e ndaj nxënësve si dhe një njeri i sakrificës, guximit dhe bamirësisë.

## AKADEMI NË MEDRESE

Në mbrëmje, në medresenë e mesme "Alaudin" të Prishtinës, aty ku Hasan efendiu kreu detyrën e myderrizit për 20 vjet, u mbajt akademi përkujtimore, ku qenë të pranishëm përfaqësues nga të gjitha viset shqiptare. Në akademi folën Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, drejtori i medresesë, Bahri Simnica, dhe përfaqësuesi i familjes Nahi – i biri i Hasan efendiut, Faik Nahi. Pas fjalëve përshëndetëse, për të pranishmit u shfaq dokumentari "Myderriz Hasan ef. Nahi-pishtar i arsimit në Kosovë". Këtë dokumentar po atë natë e transmetoi në program Radiotelevizioni i Kosovës (RTK). (R.Shkodra)

# MANIFESTIM MADHËSHTOR NË KUJTIM TË LINDJES SË MUHAMEDIT A.S. "MUHAMEDI A.S. MËSHIRË PËR MBARË NJERËZIMIN"

Dita e hënë është dita kur u lind drita e njerëzimit, krijesa më e çiltër në tokë, Muhamedi a.s., pikërisht këtë ditë, të hënën, më 14/02/2011, organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Departamenti i të Rinjve, në shenjë kujtimi të kësaj ngjarjeje, u shfaq Mevludi Tradicional, me Moton: Muhamedi a.s. mëshirë për mbarë njerëzimin. Për dy orë të plota, u ligjërua, u këndua e u kujtua kush tjetër përveçse njeriu të cilit i zbriti shpallja e shpalljeve, njeriu që sakrifikoi çdo gjë për ne dhe tërë njerëzimin. Ky ishte Muhammedi a.s.. Pak minuta pas orës 18, moderatori i këtij manifestimi, Mr. Fitim Flugaj, shpalli të hapur këtë program me zërin e bukur të Hakim Iljazit, që interpretoi disa ajete kuranore me tematikë të emrit që i jep kuptim jetës.

Prania e të parit të fesë, Myftiut Mr. Naim Tërnava, e bëri më madhështor dhe i dha kuptim, gjallëri e shpirt manifestimit, me ligjëratën me tematikën mbi Muhamedin a.s., që gjatë gjithë kohës zgjoi interesim dhe kureshtje për audiencën e gjerë, kryesisht prijës fetarë nga tërë hapësira e Kosovës, përfshirë edhe përfaqësues nga Lugina e Preshevës, xhematlinj, studentë/e e të tjerë.

"Të nderuar vëllëzër e motra, jemi mbledhur sonte të kujtojmë lindjen e Muhamedit a.s., - filloi fjalimin e tij, i pari i fesë, duke shtuar: " Ne kemi festuar Mevludin, e festojmë dhe do ta festojmë gjithnjë, sepse e kemi trashëguar nga nënat Shqiptare që edhe në momentet më kritike na mësuan për mevludin e nuk patën fatin për ta lexuar".

Myftiu na kujtoi për pak çaste ndodhitë nga më kryesoret të jetës së Resulullahut.

"Si të mos e kujtojmë ndodhinë e shpalljes së fjalës së parë 'lexo', që është ambrella e Islamit, Ne duhet të jemi krenarë si muslimanë, sepse mesazhi i parë i zbritur është fjala 'Lexo', 'Mëso e studio' është mesazhi i parë që në përkujtim të tij sonte duhet të kujtohet, e më shumë të fuqizohet". Duke komentuar ajetin kuranor; (Mudethir 1-2)"O ti i mbuluar! Ngrihu dhe tërhiqu vërejtjen (duke i thirrur), Myftiu aktualizoi këtë frazë me porosinë:

"O musliman Kosovar, Zgjohu në këtë përkujtim!!!

O Ju muslimanë Kosovarë! Nuk ka kohë për të qëndruar të mbuluar, zgjohuni e shkundni pluhurin e mbulesës dhe ngrihuni e komunikoni Islamin si fe, se përkundrazi nuk e keni kryer emanetin që mbani mbi supe, ne duhet të vetëdijësohemi se kush jemi.

Ne duhet të punojmë që Islami të kalitet thellë në mendjet e çdo individi e personi që është musliman në Kosovë". Paqe në mes njerëzve, dashuri dhe tolerancë – qenë mesazhet e radhës që përcolli i pari i fesë. Myftiu kujtoi ngjarjen e Shpalljes së Kuranit, Isranë dhe Miraxhin , Hixhretin e ndodhi të tjera. Si të mos kujtohen këto ngjarje, kështu vepruan të parët tanë për 600 vjet dhe ashtu do të kujtojmë deri në Kiamet. Kosovarët nuk duhet të ikin nga traditat e tyre që kujtojnë të kaluarën e tyre, ata duhet të largohen nga festat që nuk u përkasin, si Valentini, që për koicidencë ndodhi sonte, Nata e shtrigave, Dita e të vdekurve, por duhet të kujtojnë Lindjen e profetit të tyre, Bedrin,





Natën e Miraxhit, e festa të tjera që ndërlidhen me identitetin e tyre.Të punojmë për këtë vend, sepse jetojmë në këtë nënqiell, ngase ky është emanet i shumë djemve e vajzave që dhanë më të shtrejtën- jetën, dhe është njëkohësisht porosi e aleatëve tanë.

Në fund, Myftiu uroi familjet kosovare për këtë datë të çmueshme në kalendarin islam, dhe u lut për paqe, tolerancë dhe dashuri e respekt të ndërsjellë në mes veti. Nuk ka kohë për komoditet e përçarje, po për ndihmë e avancim, për atë që shpie përpara për të mirë të fesë e të atdheut.

Grupi që u përkujdes për anën artistike, i përbërë nga zëra të njohur: Sallah ef. Feta, Avdush Krosa, Driton Salihu e Hakim Iljazi kënduan pjesë nga Mevludi dhe disa ilahi. Ende pa shënuar ora 20, u shpall i mbyllur ky eviniment kulturor. Kjo datë shënohet dhe është bërë tradicionale e shënohet çdo vit nën përkujdesjen e BIK-së. Sivjet Bota Islame në këtë përvjetor ka arsye më shumë për të festuar, sepse, si duket, ka filluar t'i freskojë një fllad i lehtë, që urojmë të jetë vetëm një fillim i mbarë.





**MYFTIU TËRNAVA PRITI AMBASADOREN TURKE NË PRISHTINË, ZNJ. SONGUL OZAN**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 3 shkurt 2011, në një takim njohës priti Ambasadoren e porsaemëruar të Republikës së Turqisë në Prishtinë, znj. Songul Ozan. Ambasadorja Ozan, pasi falënderoi Myftiun për pritjen, ndër të tjera, tha se do të vazhdojë rrugën e paraardhësve të saj që kanë punuar në misionin diplomatik turk këtu në Prishtinë, për të bashkëpunuar me të gjitha institucione e Kosovës, pra edhe me Bashkësinë Islame të Kosovës. Ndërsa Myftiu Tërnava e përgëzoi znj. Ozal për detyrën e re në Kosovë, dhe i uroi suksese gjatë misionit të saj. Myftiu edhe kësaj radhe shprehu falënderimin dhe mirënjohjen për Qeverinë Turke dhe angazhimin e saj në përkrahjen e Kosovës në institucionet ndërkombëtare (R. Shkodra)

**MYFTIU TËRNAVA PRITI KOMANDANTIN E KONTIGJENTIT GREK TË KFOR-IT, KOLONEL GEORGIOS CHATZITHEOFANOU**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 25 janar priti në takim lamtumirës Komandantin e kontigjentit të ushtarëve grekë që vepron në Kosovë në kuadër të KFOR-it, Kolonel Georgios Chatzitheofanou. Myftiu falënderoi Komandantin grek për kontributin që ka dhënë kontigjenti grek në ruajtjen e paqes dhe stabilitetit në Kosovë. Myftiu, gjithashtu, tha se KFOR-i është garantues i paqes dhe sigurisë në Kosovë dhe, falë pranisë së trupave të KFOR-it, kemi ambient të qëndrueshëm e stabil jo vetëm në Kosovë, por në tërë rajonin e Ballkanit. "Kontigjenti juaj ka bërë shumë në ndihmë të popullatës në rajonin e Ferizajt si dhe është angazhuar në afrimin e komuniteteve që jetojnë në Kosovë. Prania juaj me ushtarë në Kosovë, s'ka dyshim se krijon edhe më shumë hapësirë për bashkëpunim në mes Kosovës dhe Greqisë"- tha, ndër të tjera, Myftiu Tërnava. Ndërsa Kolonel Chatzitheofanou, theksoi se gjatë shërbimit 18- muajsh në Kosovë, në kuadër të KFOR-it, ai është angazhuar me

tërë qenien e tij në afrimin e komuniteteve etnike. "Për këtë, tha Koloneli, falënderoj të gjithë ata që kontribuan në këtë fushë". Më tutje, ai tha po ashtu se një kontribut të madh në përkrahjen e tij kanë dhënë edhe udhëheqësit fetarë në Ferizaj. Myftiu Tërnava i uroi suksese e shëndet Kolonel Chatzitheofanout në misionet e tjera, kudo që të shkojë. (R.Shkodra)



**MAGJISTROI IDRIZ XHIGOLI NË SHKENCAT ISLAME**

Më 2 janar 2011 në Universitetin e Hapur Amerikan ( Kajro), kandidati Idriz Xhigoli mbrojti me sukses temën e magjistraturës me titull " Etika- Morali në këndvështrimin- filozofinë e Imam Gazalit". Komisioni ishte i përbërë nga:
Mentor:1. Prof. Dr. Muhamed Reshad Dehmesh, ligjërues në Fakultetin e Studimeve Islame, në Universitetin e Al-Az'harit në Kajro.
Anëtarët e komisionit :
Prof. Dr. Muhamed Abdusselam Abdu, ligjërues në Faklutetin e Studimeve Islame, në Universitetin e Al-Az'harit të Kajros – sektori i femrave, dhe
Prof. Dr. Salah El-Adli, ligjërues në Universitetin e Al-Az'harit, Fakulteti Usulud din, Kajro.
Komisioni e vlerësoi lart punimin e magjistraturës, pasi në të shtjellohen prejardhja e Imam Gazaliut, studimet e tij në fushën e shkencave islame, ballafaqimi i këtij dijetari me të gjitha drejtimet ateiste dhe me ato të devijuarat, të cilat u paraqitën në kohën e tij. Dhe, së fundi, përkufizimi i etikës a moralit nga Imam Gazaliu, për se ky Imam shquhet si babai i shkencës së moralit i të gjitha kohëve. Komisioni i përbërë nga profesorët e njohur, pasi diskutoi rreth kësaj teme, paraqiti edhe sugjerimet e tij dhe, në fund, punimin në fjalë e vlerësoi duke i dhënë Idriz Xhigolit titullin Magjistër i Shkencave Islame. (A.Bërbatovci)



**NDËRROI JETË HAFIZ ABDYLAZIZ EF. HOXHALLARI I FUNDIT I BREZIT TË VJETËR TË PRIZRENIT**

Hafiz Abdylaziz ef. Hoxhallari, u lind në vitin 1922 në Prizren nga i ati Destan Hoxhallari dhe e ëma Lejla Hoxhallari. Rrjedh nga një familje qytetare me traditë fetare. Shkollën fillore 5-vjeçare e kreu në vendlindje. Hifzin e kreu tek muhafizi i tij hfz.Beqir Kajserliu, në mejtepin e xhamisë së Emin Pashës, i cili edhe ishte imam në xhaminë e Emin Pashës. Ndoqi mësimet në medresenë e Gazi Mehmed Pashës tek myderrizi i shquar Hasan ef. Nahi, dhe u detyrua të ndërpriste mësimet si dhe shumë talebe (nxënës) të tjerë për shkak të mbylljes së medresesë nga ana e regjimit komunist në vitin 1947. Shërbeu si imam në xhamitë e ndryshme të qytetit të Prizrenit, si në xhaminë e Jenimahallës, të Emin Pashës, Gazi Mehmed Pashës (Bajraklisë), Qatip Sinanit (Levishës) dhe, së fundi, në xhaminë e Terxhuman Skenderit (Dragomanit), ku edhe u pensionua në vitin 1987. Po ashtu ka shërbyer edhe në xhami të tjera, sipas nevojës. Hafiz Aziz ef.Hoxhallari (në popull ka qenë i njohur si hafiz Azizi) ka dhënë një kontribut të madh në edukimin e brezave të rinj deri në pleqëri të thellë, pasi gjatë gjithë kohës ka mësuar talebe (nxënës) të ndryshëm, përveç në xhamitë ku ka shërbyer, nuk pritoi herë-herë as në shtëpi për t'i mësuar talebet. Përveç të tjerësh, tek ai kanë mësuar kohë pas kohe edhe hafiz Mersad Ajvazi, hafiz Ardiana Alishani, hafiz Xhengiz Igxhiu etj.. Në vitet pesëdhjetë, nën trysninë e pushtetit serb, deshi të shkonte në Turqi, bile edhe pati shitur shtëpinë e vet, por për shkaqe objektive, nuk iu realizua qëllimi për të shkuar atje, dhe i doli shumë më mirë që mbeti për të

dhënë një kontribut të çmuar në shërbim të fesë dhe të qytetarëve prizrenas. Krahas shërbimit në xhami, gjatë gjithë kohës sa pati mundësi, është marrë me punët e bujqësisë në arat e tij, për të mbajtur veten dhe familjen e tij. Ka qenë shumë modest, dhe gjatë gjithë jetës ka qenë i kënaqur me rrëskun që pati. Gjatë mobilizimit, sa ishte ushtar gjatë kohës së Ramazanit, ai kishte falur teravitë në një fshat të Kërçovës. Pas luftës, kur u formuan frontet (këshillat socialiste), sa herë që ishte ftuar, nuk shkonte dhe gjente arsye të ndryshme për të mos marrë pjesë, pasi ka qenë kundër sistemit komunist të kohës gjatë së cilës ka jetuar dhe vepruar. Shërbimet fetare i kryente tek çdonjëri që e ftonte, pa pyetur dhe shumë herë edhe pa pagesë, pasi ndaj çdonjërit, pa marrë parasysh se çfarë dhe kush ishte, ishte i njëjtë dhe i përafërt me ta.
Ai i respektonte hoxhallarët dhe kolegët e vet, dhe sidomos hierarkinë fetare, nuk i kundërshtonte, por me plot dëshirë pranonte çdo emërim të tij në detyrë, pa marrë parasysh se në çfarë xhamie caktohej për të kryer shërbimin. Ka qenë pedant dhe i afërt me besimtarët dhe me derset (ligjëratat) e nasihatet (këshillat) e tij si gjatë ligjëratave javore, mujore, vjetore, ashtu gjatë mevludeve dhe takimeve të ndryshme, do të mbetet përherë në kujtesë të qytetarëve dhe besimtarëve prizrenas. Hafiz Azizi ndërroi jetë në moshën 89-vjeçare pas një pleqërie të gjatë, të kaluar, më datë 04.02.2011. U varros në varrezat Kuriçeshme të Prizrenit më datë 05.02.2011, pas namazit të drekës në xhaminë e Bajraklisë, ku iu këndua hatmja, dhe xhenazen ia fali kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit, Lutfi ef. Ballëku.
Nga xhamia e Bajraklisë gjer në varreza u përcoll nga besimtarët dhe qytetarët e shumtë prizrenas si dhe nga hoxhallarë e kolegë të tij të shumtë të qytetit të Prizrenit, si dhe imamë mysafirë nga Turqia. Në emër të Këshillit të BIK-së të Prizrenit u nda nga ai kryetari i saj Lutfi ef.Ballëku, ndërsa duanë (lutjen e fundit) ia bëri imami i xhamisë së Maksut Pashës (Marashit), hoxha Muharem Haxhiu. Lus Allahun xh.sh. që ta shpërblejë me gradat më të larta të Xhenetit Firdevs. Amin! (F.Miftari)

**NDËRROI JETË HAFËZ MEJDI ABDYLI**

Hafëz Mejdi Abdyli u lind më 05.04.1942 në fshatin Bukuvik të Gjilanit.Shkollën fillore katërveçare e kreu në vendlindje, kurse katër klasat e tjera në shkollën fillore Liria të Pogragjës, me sukses shembullor. Zoti i kishte dhuruar mendje, zgjuarsi e intelekt të veçantë. Pas mbarimit të tetëvjeçares, filloi të merrte njohuritë fetare tek imami i fshatit e më pas filloi hifzin e Kuranit, të cilin e kreu tek hafëz Hyseni. Pastaj mësimet e gramatikës dhe sintaksës së gjuhës arabe i vazhdoi te myderriz Nazmiu në Rahovicë të Preshevës për disa vjet. Sa ndiqte mësimet te myderrizi, ai filloi të kryente provime me korrespondencë në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës, dhe pas katër vjetësh do të merrte edhe diplomën. Punën e tij si imam i fshatit Bukuvik e filloi më datën 27.11.1975. Më pastaj është transferuar në fshatin Uglar më 13.02.1991 dhe më vonë është emëruar imam në fshatin Dobërçan më 01.11.1993, ku punoi deri në fund të vitit 2009. Në fillim të vitit 2010, për shkaqe shëndetësore, ndërpreu punën dhe u pensionua. Personaliteti i tij reflektonte një varg qëndrimesh emocionale të vullnetshme, siç ishin: simpatia, nderimi dhe mirëkuptimi reciprok.Kjo për arsye se subjekti, personaliteti i njeriut tjetër nuk mund të pushtohet ndryshe përveçse me anën e dashurisë së vërtetë, me mirëkuptim dhe respektim.Personaliteti i tij veçohej, ngase ishte gojëmbël dhe i dashur me të gjithë. Sa herë që merrnim rrugë për të vizituar dikë ose merrnim rrugë më të gjatë, nuk e bënim këtë derisa të siguroheshim që edhe hafëz Mejdiu do të vinte me ne, sepse muhabeti i tij edhe rrugën e gjatë ta bënte të shkurtër.Ishte nga imamët më të dalluar të komunës së Gjilanit, sidomos në sferën e mësimbesimit.Shumë gjenerata mësuan leximin e Kuranit nga dija e tij. Ai kishte një metodë pune që, krahas leximit të Kuranit, nxënësve ua mësonte edhe mënyrën e faljes së namazit dhe dispozitat e tjera të fesë islame.Për kontributin e tij në sferën e mësimbesimit, Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjilanit, më datën 17.05.2005, i dha mirënjohje. I këtillë ishte bashkëveprimtari ynë e bashkëmendimtari ynë, shoku ynë i shtrenjtë - Efendiu Mejdi Abdyli. Për kontributin e madh që dha në sferën e jetës fetare, hafëz Mejdiu nuk do të harrohet, por do të mbetet gjatë në kujtesën tonë. Lusim Allahun xh.sh. që hafëz Mejdiut, për veprën që ka bërë, t'i dhurojë Xhenetin Firdeus. (Iljaz Mustafa)





## EZ'HERI CAKTON DËNIMIN E SHTREMBËRUESVE TË KURANIT DHE HADITHIT

Në Egjipt, në vitin 1985, në bazë të ligjit numër 102 të këtij vendi, është paraparë dënim për shtëpitë botues të cilat shtrembërojnë tekstin e Kuranit dhe të hadithit. Asambleja e Hulumtimeve Islamike e Ez'herit ka ndërmend ta përmirësojë këtë ligj dhe të propozojë dënimin prej 15 vjetësh burgim, pagimin e gjobës me vlerë 5000 lira egjiptiane dhe tre vjet ndalim aktiviteti, si masë për dënimin e shtëpive botuese, të cilat bëjnë shkelje dhe mospërfilljen e rregullave në këtë drejtim. Asambleja e Hulumtimeve Islamike e Ez'herit gjithashtu ka formuar një komision special për hartimin e saktë të këtij ligji, i cili do të shqyrtohet në mbledhjen e ardhshme të kësaj asambleje dhe do të dërgohet në Parlamentin e Egjiptit për t'u miratuar përfundimisht. Anëtarët e kësaj asambleje në mbledhjen e djeshme, mbajtur me 31 dhjetor 2010, gjithashtu kanë kërkuar edhe zhvillimin e mbledhjeve dhe konferencave kulturore nëpër provinca dhe qytete të ndryshme të Egjiptit, për të luftuar të menduarit dhe idetë selefiste, të cilat po godasin dhe shkatërrojnë bashkimin dhe unitetin kombëtar të Egjiptit, si dhe unitetin në mes myslimanëve shiinj dhe suninj. Në këtë mbledhje Mahmud Mehna, anëtar i Asamblesë për Hulumtime Islamike të Ez'herit, është propozuar kandidat i kësaj asambleje për marrjen e çmimit për tolerancë fetare.

## U NDËRPRENË NEGOCIATAT DHE DIALOGU MIDIS EZ'HERIT DHE VATIKANIT

Asambleja e Hulumtive Islamike pranë Universitetit të Ez'herit në Egjipt, në një nga mbledhjet e jashtëzakonshme të saj, e cila u mbajt të enjten më 20 janar, nën kryesinë e shejhut të Ez'herit, Ahmed Tajjib, duke publikuar një deklaratë për shtyp, ka njoftuar: "Arsye e ndërprerjes së këtyre marrëdhënieve është përsëritja e fyerjeve nga ana e Papës Benedikt i 16 kundër fesë islame". Kjo deklaratë vazhdon: "Ne nuk konsiderojmë të lejuar asnjë lloj agresioni kundër jomyslimanëve dhe duhet të sqarohet për opinionin publik se mbrojtja e jetës njerëzore është prej çështjeve për se Sheriati islam ka një përkushtim të veçantë". Disa mospajtime në mes të myslimanëve dhe të krishterëve në Egjipt, janë shoqëruar edhe me disa deklarata të Papës Benedikt i 16, të cilit i janë përgjigjur shejhu i Ez'herit dhe disa personalitete të tjera të shquara myslimane. Universiteti i Ez'herit ka një komision të veçantë për zhvillimin e dialogut me Vatikanin, në të cilin të dy palët dy herë në vit zhvillojnë takime dhe diskutojnë çështjet e rëndësishme fetare për bashkëpunimin reciprok.

## THEMELOHET QENDRA PËR MBIKËQYRJE TË AKTIVITETEVE KURANORE NË INTERNET

Muhamed Al-Urfi, Sekretar i Përgjithshëm i Asamblesë për Botimin e Kuranit "Mbreti Fahd", duke njoftuar këtë lajm, ka thënë: "Në këtë qendër, ekspertë dhe specialistë të sferës së informatikës dhe kompjuterit, do të mbikëqyrin programet kompjuterike dhe uebfaqet informative që veprojnë në sferën e shkencave dhe leximit të Kuranit. Ai ka shtuar: "Për arsye të mosmbikëqyrjes së sferës së internetit, shumë prej faqeve të internetit dhe programeve kompjuterike kuranore përmbajnë gabime të shumta teknike dhe përmbajtësore". Ai në vazhdim ka thënë: "Ekspertët e kësaj qendre do të shqyrtojnë dhe analizojnë tekstet kuranore, të cilat janë të vendosura në sferën e internetit dhe në rast se programet e tekstet në fjalë, do të përmbajnë rregullsinë dhe saktësinë e duhur, kjo qendër do të japë licencë për autorizimin e aktiviteteve dhe programeve në fjalë".

## NË BUDAPEST PROMOVOHET PËRKTHIMI I KURANIT FISNIK NË GJUHËN HUNGAREZE

Ky përkthim i Kuranit të shenjtë është përgatitur nga Halime Suzana, një zonjë e cila e ka pranuar Islamin rishtazi në këtë vend. Halime Suzana, e cila për arsye të bashkëveprimit me besimtarë myslimanë në ambientin e punës, disa vjet më parë kishte pranuar fenë islame, punën për përkthimin e Kuranit të shenjtë e kishte filluar tre vjet më parë, në bashkëpunim me Fondacionin Kulturor Islamik Hanif. Ceremonia e promovimit të këtij përkthimi të Kuranit të shenjtë është zhvilluar në praninë e Othman Shahinit, imam i xhamisë Fatih



të Stambollit, Sejfi Buzger - zyrtar i çështjeve fetare në Ambasadën e Austrisë në Turqi, ambasadorëve të Irakut, Turqisë, Pakistanit, Marokut, Azerbajxhanit, Libanit, Egjiptit, Katarit dhe Malajzisë, si dhe në praninë e disa deputetëve të Parlamentit të Hungarisë e të përfaqësuesve të medieve të ndryshme. Duke folur rreth qëllimit të saj për përkthimin e Kuranit të shenjtë, Suzana është shprehur: "Duke pasur parasysh faktin se përkthimet e Kuranit që janë bërë deri më tash në gjuhën hungareze, nuk janë fare të kënaqshme nga ana e cilësisë dhe përmbajnë vështirësi e probleme të shumta, pata vendosur që me këtë përkthim, të ofroj një tekst të pranueshëm në përkthim të Kuranit të shenjtë për myslimanët hungarezë dhe të interesuarit që shprehin dëshirën që të njihen me këtë libër qiellor".

**APROVOHET PLANI PËR NDËRTIMIN E DY XHAMIVE NË QYTETIN STRASBURG TË FRANCËS**

Oliver Bitez, këshilltar i kryetarit të Strasburgut, duke njoftuar këtë lajm, ka thënë: "Këto dy xhami do të ndërtohen me qëllim të zgjidhjes së problemeve të myslimanëve, të cilët, për arsye se nuk kanë xhami, në masë të madhe namazin po e falin nëpër sheshe rrugësh apo në ndonjë vend tjetër, që nuk është aq i përshtatshëm. Ky plan ka arritur të aprovohet pavarësisht faktit se grupe të ndryshme ekstremiste në Francë kundërshtojnë ashpër ndërtimin e xhamive në këtë vend. Njëra nga këto xhami, e cila do të ketë një potencial për të pranuar 600 deri në 800 falës të namazit, do të ndërtohet në një sipërfaqe prej 10 hektarësh dhe me një investim prej 2.24 milion eurosh dhe do të këtë edhe minare. Xhamia tjetër, që do të jetë më e vogël, do të ndërtohet me një investim prej 847 mijë eurosh në një sipërfaqe prej 4.5 hektarësh. Këshilli i Qytetit të Strasburgut për këtë projekt ka ndarë gjithsej 300 euro".

**NË SHKOLLA TË KANADASË SHPËRNDAHET FALAS KURANI I SHENJTË**

Maik Ramzi, zyrtar për çështje arsimore në Qendrën Islamike të Informimit pranë Universitetit Vaterlo të Kanadës, në lidhje me këtë deklaroi: "E kemi marrë lejën zyrtare nga drejtoria e arsimit në rajonin Vaterlo të Kanadasë për shpërndarjen falas të Kuranit të shenjtë në mesin e nxënësve dhe familjeve të interesuara". Ai ka shtuar: "Përfaqësuesit e Qendrës Islamike për Informim pranë Universitetit Vaterlo të



Kanadasë kanë vendosur që, në bazë të kërkesave të nxënësve, të shpërndajnë falas librin e shenjtë, Kuranin, duke filluar që nga fillimi i vitit të ri shkollor". Ai ka sqaruar: "Ky veprim është një hap drejt prezantimit të fesë islame dhe Kuranit të shenjtë si dhe drejt njohjes së nxënësve me këtë libër të shenjtë qiellor". Në fund theksoi edhe këto: "Tash për tash, organizatat hebreje dhe krishtere kanë shpërndarë gjithashtu falas Teoratin dhe Inxhilin në mesin e nxënësve të rajoneve të ndryshme të Kanadasë".

**NË TAILANDË THEMELOHET SHOQATA E MËSIMDHËNËSVE ISLAMË**

Përgjegjësit e organizimit të kësaj ceremonie kanë ftuar të gjithë myslimanët që të marrin pjesë në këtë ceremoni. Qëllimi i themelimit të kësaj shoqate është cituar të jetë organizimi më efektiv i mësimdhënësve privatë islamë në Tailandë, organizimi i mësimdhënësve islamë aktivë në këtë vend dhe dhënia e kontributit për zgjerimin e mësimit të shkencave islame në këtë pjesë të Azizë Juglindore. Sipas këtij raporti, njoftohet se në këtë ceremoni të promovimit të kësaj shoqate, do të prezantohen edhe disa nga profesorët e dalluar dhe ulematë myslimanë me temën "Nevoja për zgjerimin e arsimit të shkencave islame" dhe "Roli i shkollave private islamike në këtë fushë".

*(mr. Rexhep Suma)*

| **Autor: Agim Gashi** | BANOR I NJË SHTETI NORDIK | QYTET OLIMPIK | SHUMË I MADH | ZHBIRUES | SHTET ARAB | SHTET AFRIKAN | ENERGJIA | TASHTI | ILIR META | ATDHETARI, GAFURI | MËRIA | | STIVIMET | ULJET E ÇMIMEVE |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| U VRA NË MAL TË ZI | | | | | | | | | | | | S.L. / KITARISTI, MUSA (SHQ.) | | |
| EMNAKU I SELIMES | | | | | | | POROSIA / EMËR I VJETËR SHQIPTAR | | | | | | | |
| ISH-ZONJA E PARË E SHBA | | | | | | | | | HEROI, PAJAZITI (foto) / LITIUMI | | | | | |
| LLOJ ENCIK-LOPEDIE | | | | | | | | LUTJE TE TË KRISHT-ERËT | | | | | | |
| AZOTI | | VARIANT I EMRIT EMINE / IZOLUESI | | | | | | KOPJIM | | | | | | |
| ARDITE (DIM.) | | | | | | | | | | | PËR. PRON. / NJËSI E RRYMËS ELEKTRIKE | | | |
| EDA ZARI | | | LITRI / SHKRIMTARI, MUSA | | | | | | | GRUP GJAKU | | EDHE / BUJQËSORI | | |
| VËSHTIRËSI | | | | LLOJ BIMË | | | | | | LUMË SHQIPTAR | | | | DHËNIE E KARA-KTERIT AKTUAL |
| | KURTH / SHUMË I GJATË | | | | | | | | | P.G. | | | AMPERI / SHKENCË MBI TRUPAT QIELLORË | |
| NËNË, MAMA,ËËMË | | | | | | | | | | LLOJ ZOGU | | | | |
| SULM | | | | | | | | | | HERË, MUNDËSI | | | | |
| FISI | | | | | | | | | | | RTV NGA URUGUAI / LOCAL NAT. RESERVE | | | |
| BUJK | | | | | | VJETORE | QYTET FILMI | PJESËTARI I SKITËVE | ITALIA | MONEDHA TURKE / PASTHIRRMË | | | | |
| SHKRIMTARI KROAT, UJEVIÇ (SHQ.) | | | | | VEPRIM / VENDËS | | | | | | | O.L. / BABA-LLARË | | |
| OKSIGJENI | | IKACAK / PËREMËR DËFTOR | | | | | | | AJO QË NDAL VETURËN / MIMOZË | | | | | |
| NATRIUMI | | | E NJËZËSHME / A.RR. | | | | | | | | LLOJ PLUHURI / D.G. | | | |
| HEROI, HAVOLLI | | | | VARIANT I EMRIT HALIT (SHQ.) / A? | | | | | | ZARARI / INDUKSIONI | | | | |
| SHIRËSE | | | | | | | DALJE JASHTË SHTETIT | | | | | | | |




**O ALLAH SHPËTOJE MUHAMEDIN DHE FAMILJEN E MUHAMEDIT
ASHTU SIÇ SHPËTOVE IBRAHIMIN DHE FAMIJEN E IBRAHIMIT
SE ME TË VËRTETË TI JE I LAVDËRUAR E I FAMSHËM
O ALLAH BEKOJE MUHAMEDIN DHE FAMILJEN E MUHAMEDIT
ASHTU SIÇ BEKOVE IBRAHIMIN DHE FAMILJEN E IBRAHIMIT
SE ME TË VËRTETË TI JE I LAVDERUAR DHE I FAMSHËM**

ALL-LLAHUMME SAL-LI ALA MUHAMEDIN VE ALA ALI MUHAMED KEMA SALEJTE ALA IBRAHIME VE ALA ALI IBRAHIME INNEKE HAMIDUN MEXHID
ALL-LLAHUMME BARIK ALA MUHAMEDIN VE ALA ALI MUHAMED KEMA BAREKTE ALA IBRAHIME VE ALA ALI IBRAHIME INNEKE HAMIDUN MEXHID

INSANIAH
KOLEJ UNIVERSITI

جامعة الإنسانية

# MASTER NË BANKIM DHE FINANCA ISLAME

## KA FILLUAR IMPLEMENTIMI I PROGRAMIT MASTER NË BANKIM DHE FINANCA ISLAME

Ky është një program ‘studim në distancë’, i cili do të ofrohet nga Universiteti Insaniah i Malajzisë. Marrëveshja është bërë ndërmjet Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe Universitetit në fjalë. Studentëve u mundësohet që të bëjnë regjistrimin përmes Kryesisë së Bashkësisë Islame, dhe për çdo gjë që ka të bëjë me studimet, mund të informoheni dhe punët mund t’i kryeni në Kryesinë e BIK-së.
Edhe mbajtja e provimeve finale do të bëhet në lokalet dhe nën mbikëqyrjen e Kryesisë së BIK-së, pa pasur nevojë për udhëtim në ndonjë vend tjetër ose në Malajzi.

## PROGRAMI AKADEMIK

Lëndet – provimet:
8 provime secili nga 3 orë kredi (sipas sistemit të llogaritjes së kredive në Malajzi,
kurse sipas llogarive të sistemit të Bolonjës një lëndë ka 6 deri në 9 kredi).
Disertacioni:
18 orë krediti (sipas sistemit të Bolonjës llogariten 60 kredi)

## LËNDËT E KËRKUARA PËR KËTË PROGRAM:

Islamic Financial System
Maqasid Shariah
Fiqh for Islamic Banking & Finance
Principles and Practices of Islamic Banking
Principles & Practice of Islamic Insurance
Management of Zakat, Waqaf and Sadaqah Funds
Islamic Capital and Financial Market
Research methodology
Dissertation

Për më shumë informata rreth programit dhe universitetit, klikoni këtu:
http://www.kuin.edu.my
Ose kontaktoni me tel apo email:
Telefon: +381 38 224 024 / Email: islamhasani@bislame.net